# DITURIA ISLAME

NUMËR 291 | VITI 28 | NËNTOR 2014 | SAFER 1436 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Rikthimi i Flamurit

## Forma e namazit të Pejgamberit a.s. sipas shkollës hanefite



## Ylematë me ide shtetëformuese



www. bislame.net

# XHAMITË E BANJSKËS

Xhamia e Mustafë Pashës-Kurshumxhiut dhe xhamia e Arap Ahmed Pashës.

Banjska tani fshat i banuar vetëm nga popullata serbe, dikur ishte qytet (kasabë) me së paku dy xhami të ndërtuara dhe me shumicë të popullsisë shqiptare të fesë islam.

Nën sundimin osman Banjska bie më 1422. Në të hyn rastësisht MehmetAli Pasha Jedreneliu, duke shkuar për gjueti....Benedikt Kuripeshiq më 1530, Banjskën e gjenë të rrënuar.

Banjskën udhëpërshkruesi osman Evlija Çelebiu (1611-1682) në librin e udhëtimeve të tij të vitit 1660 e përshkruan me emërtimin qyteti (kasaba) i Banjskës. Ai jep këtë përshkrim: "Qyteti është ngritur me urdhër të sulltan Osmanit II (1618-1622), më 1028 hixhri (1619 gregorian) nga KurshumxhiMustafa-pasha. ... Ky është një qytet i mrekullueshëm mbi një shkëmb të ulët. ... Aty është edhe një xhami e vogël. Ngrehina të tjera s'ka. Mirëpo, poshtë në qytet (varosh) gjenden 300 shtëpi të varfërish me kopshte të vogla. Shtëpitë janë të mbuluara me tjegulla. Njëra xhami është e Mustafë pashës....".

Nga përshkrimi kuptojmë që qyteti u ngritë me urdhrin e Sulltan Osmanit II dhe nga KurshumxhiMustafë Pasha. Aty përshkruhet fortesa që nuk lë mëdyshje se është fjala për manastirin e sotëm dhe ambientet tjera përreth tij. Nga të dhënat e shek. XIV, XV dhe XVI, mësojmë për prezencën e manastirit, por jo edhe të fortesës. Andaj sikurse edhe thotë përshkrimi i Çelebiut, fortesa u ngritë nga KurshumxhiMustafë Pasha. I njëjti sigurisht që ndërtoi edhe xhaminë që bartte emrin e tij. Habi paraqet fakti që Çelebiu nuk shkruan që xhamia e vogël që gjendej në fortesë ishte shndërruar nga kisha në xhami, që në raste të tjera e potencon këtë. Për ndërtimin e fortesës dhe të një miniqyteti më 1619, flasin edhe autorë serb dhe pajtohen që deri atëherë nuk ishte e ngritur fortesa. Për bindjen e tyre të plotë rreth përkatësisë së atyre mureve më poshtë do të kuptoni që për këto arsye edhe u bëhet "qare" atyre mureve, ngase tani krejt vonë edhe i rrënuan të gjitha, ngase nuk ishin të "tyret".

Në Banjskë edhe sot ekzistojnë varrezat muslimane, në të cilat gjendet mbishkrime në gjuhen osmanishte si dhe shqipe. Elemente të cilat njëherit janë të vetmet dëshmi që qëndrojnë edhe më tutje dhe që flasin për të kaluarën shqiptare të këtij vendbanimi. Varrezat e tilla ndonëse kanë rëndësi të veçantë nuk gëzojnë asnjë përkujdesje institucionale, ndërsa përkujdesja individuale është e pamundur me situatën e sotme të këtij vendbanimi.



*(Studimi është pjesë e shkëputur e monografisë "Xhamitë e Republikës së Kosovës - Komuna e Mitrovicës, Zveçanit, Zubin Potokut dhe Leposaviqit. Momografia Nr. 9", autorë: M.Sc. Sami Isufi Arch. dhe Ma. Esat Ramadani Arch. Prishtinë, 2014)*



PËRMBAJTJA:






# U mbajt Konferenca për dialog ndërfetar e organizuar nga OSBE

Prijësit e komuniteteve fetare (islam, ortodoks, katolik, protestant dhe hebrenj), në Kosovë, kanë përsëritur thirrjen e tyre për kornizë të përmirësuar juridike, e cila do të mundësonte që komunitetet fetare të regjistrohen si entitete juridike, të kërkojnë kthimin e pasurisë dhe t'i rregullojnë financat e tyre, në Konferencën për dialog ndërfetar të organizuar në Prishtinë nga Organizata për Siguri dhe Bashkëpunim në Evropë (OSBE).

Është herë e dytë që Prijësit fetarë u takuan në Prishtinë në Konferencën vjetore të dialogut ndërfetar, të organizuar nga Misioni i OSBE-së në Kosovë, për promovimin e tolerancës religjioze dhe ndëretnike, pastaj për të ndihmuar komunitetet fetare në formulimin e qëndrimeve të përbashkëta për çështjet e shqetësimit të përbashkët.

Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava tha se Bashkësia Islame e Kosovës (BIK) në mënyrë aktive ka marrë pjesë në zbatimin e projektit të forumit ndërfetarë në tërë Kosovën. Ne e përkrahim këtë iniciativë me gjithë përmbajtjen dhe idenë meqë është rrjedhë e ideve dhe bisedimeve tona të përbashkëta (me të gjitha bashkësitë fetare të Kosovës), që kanë marrë pjesë edhe në forumet e vitit të kaluar dhe gjatë këtij viti. (vijon fq. 54)

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Mr. Isa Bajçinca / Korrektor: Dr. Ferid Selimi / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Ylematë me ide shtetëformuese



*"Kemi tri fe, por vetëm një atdhe të përbashkët, një gjak vllaznor, një gjuhë e një diell, Një Zot. Detyrë mbi detyrat kemi vllaznimin dhe mbrojtjen e Atdheut".*

*Mulla Idriz Gjilani*



*Sa herë që populli jonë shënon datat e rëndësishme të zhvillimeve të rrjedhave historike, assesi nuk harrohet edhe kontributi vendimtar në determinizmin e kahjeve dhe drejtimeve shtetërore. Sivjet populli ynë shqiptarë shënon 102 vjetorin e ngritjes së flamurit, shpalljes së pavarësisë dhe themelimit të shtetit shqiptarë. Krahas këtyre hapave historik lemat me ide reformatore e përparimtare tregojnë historinë e lëvizjeve të mëdha kombëtare për liri e pavarësi, për arsim e shtetndërtim, krijim të identitetit kombëtar, ruajtjes së vlerave shqiptare islame dhe kultivimin e trashëgimisë së madhe kulturore dhe të harmonisë e bashkëjetesës ndërfetare në mesin e shqiptarëve. Ishin prijësit e fesë islame me detyra fetare duke filluar nga imamë xhamish, ligjërues, myderrizë, hafëzlerë, myfti, kryemyfti, kadi, profesorë, dhe kryetar të Bashkësive Islame të cilët punuan në rrethana e kushte shumë të rënda dhe përballuan me sukses sfidat e punës për krijimin,ngritjen dhe konsolidimin e shtetit shqiptar. Në ngritjen e flamurit më 28 nëntor 1912 dhe shpalljen e mëvetësisë së shtetit shqiptarë krahas figurave patriotike të të gjitha besimeve në Shqipëri, do të ishin pikërisht prijës musliman,hoxhallarë, myderriz, imamë, pedagogë e studiues, të nisur nga parimet dhe brumosja me edukatën islame që obligon dashurinë dhe mbrojtjen e atdheut shkruan historinë e kombit tonë. Pa dyshim që në krye të tyre ishte haxhi Vehbi Dibra që hodhi firmën mbi aktin e pavarësisë duke vënë një gurë të fuqishëm në themelimin e këtij shteti. Me shpalljen e pavarësisë dhe ngritjen e flamurit më 28 nëntor 1912, krahas figurave patriotike të të gjitha besimeve në vendin tonë, do të ishin pikërisht prijësit muslimanë, të cilët të brumosur me kulturën e lartë islame dhe atdhedashurinë ndaj vendit të tyre, shkruan me jetën dhe veprat e tyre historinë e lavdishme të vendit tonë. Në krye të tyre vjen Haxhi Vehbi Dibra, i cili do të firmoste aktin e pavarësisë, duke i dhënë një shtysë të fortë themelimit të shtetit shqiptar. H. Vehbi Dibra jo vetëm do të jepte fetvanë (ligjshmërinë islame) për përdorimin e flamurit me shqiponjën dykrenare, por më 1912 do të ishte kryetari i parë i Pleqësisë (Kuvendit, apo Senatit) Shqiptar, i zgjedhur me propozim të Luigj Gurakuqit. Më pas H. Vehbi Dibra u ngarkua nga kuvendi me detyrën e Kryemyftiut të Shqipërisë për organizimin e Komunitetit Musliman në maj 1913 dhe më 24 shkurt 1923 në Kongresin e Parë Musliman, mbajtur në Tiranë, ku kishte një përfaqësi mbarëkombëtare, Kryemyftiu i Shqipërisë i emëruar nga qeveria e Vlorës, do të zgjidhej si kryetari parë i Komunitetit Musliman Shqiptar. Ai për 17 vjet resht qëndroi në krye të hierarkisë më të lartë të ulemasë muslimane, u drejtohej hapur besimtarëve: "Kristianë e muslimanë janë vëllëzër shqiptarë të pandarë... Ta duam njëri tjetrin..t'i tregojmë botës mbarë se shqiptarët pa dallim feje, janë vëllëzër si bij të njëshëm të së dashurës sonë Shqipëri. Këtu do të përmendim edhe fjalët shumë kuptimplote dhe shumë domethënëse të mualimit Mulla Idriz Gjilani: "Ska fe pa atdhe.. Të ndihmojmë njëri-tjetrin me fjalë, me penë, me pasuri, të duhemi si vëllëzër... Lexoni, o mualimë të urtë, sa e mirë dhe sa kuptueshme është feja islame kur shpjegohet shqip, në gjuhën e Zotit për shqiptarët... Kemi tri fe, por vetëm një atdhe të përbashkët, një gjak vllaznor, një gjuhë e një diell, Një Zot. Detyrë mbi detyrat kemi vllaznimin dhe mbrojtjen e Atdheut".*

*Po ashtu, një kontribut të madh kanë dhënë edhe institucionet fetare islame, si xhamitë, mektebet, medresetë, teqetë etj., të cilat ishin çerdhe të përpjekjeve për mbijetesë dhe pavarësi të shqiptarëve, si Kompleksi i medresesë "Mehmed Pasha", xhamia "Sinan Pasha" në Prizren, medreseja "Pirinazir" e Prishtinës, Medreseja e Tiranës, medreseja e Isa begut dhe medreseja Meddah në Shkup, Medreseja e Madhe në Gjakovë etj. e deri tek kontributi që ka dhënë në dekadat e fundit medreseja "Alaudin" në Prishtinë, ku gjatë viteve '89-'99 u mbajtën 1230 tubime të karakterit politiko shtet formues, nëpër të cilën kaluan kokat më të ngritura e të ditura, për ta bërë Kosovën shtet. Ish Kryeministri Sali Berisha, ka thënë se elita fetare duhet të vendoset në piedestalin e historisë, për kontributin që ka dhënë për vendin tonë."Roli dhe kontributi i udhëheqësve shpirtëror të kombit, të besimit musliman, ortodoks dhe katolik në 100-vjetorin e pavarësisë së Shqipërisë është injoruar dhe është harruar dhe kjo është shumë e vërtetë. Kjo e vërtetë e hidhur ka shpjegimin e vet të qartë sepse për diktatorin në Shqipëri, armiku më i egër se besimet tek Zoti nuk kishte. Ndaj dhe ai ndërmori ndaj tyre barbaritë më të pashembullt në historinë moderne të njerëzimit. Në Kosovë dhe në trojet shqiptare pushtuesi donte t`u impon底onte besimin e tij, ndaj dhe ky kapitull i rëndësishëm i historisë sonë duhet të dalë dhe të vendoset në piedestalin që meriton"*

*Ndër personalitetet, të cilët kontribuuan në çështjen kombëtare është edhe figura e shquar e Rilindjes sonë kombëtare Mulla Isuf Kraja (1849-1912). Hafiz Ali Riza Ulqinaku (1853-1913), Rexhep Voka (1847-1903), Hoxhë Kadri Prishtina (1878-1925), Mehmet Hoxha- Hoxhë Bruti (1884-1924), Haxhi Vehbi Dibra, komentatori më i mirë i Kuranit në gjuhën shqipe,(1867-1937) Ismail Ndroqi, (1876-1944), Hafiz Ali Korça (1873-1956) Hafiz Ymer Shemsiu(1895-1945), Mulla Idriz Gjilani (1901-1949), Hafiz Ibrahim Dalliu(1881-1952).,etj etj.*

*Të gjithë ata ylema edhe hoxhallarë që kontribuuan për lirinë dhe shtetin tonë Allahu xh.sh. i shpërbleftë më xhenetul firdevs. Kurse për ndriçimin e rolit të tyre në rrethanat vendimtare për kombin tonë, historianëve tanë u mbetet ta ndriçojnë këtë pjesë të historisë dhe këtë e kanë borxh për gjeneratat e reja dhe për prosperitetin e vendit tonë.*

*Mr. Rexhep Suma*

**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"- (13)

**Sprova në dituri - Ngjarja e Musait a.s. me Hidrin a.s. – (II)**

"E ata të dy shkuan (duke ecur) deri kur hipën në anije, ai (i dijshmi) e shpoi atë. Ai (Musai) tha: "A e shpove që t'i fundosësh udhëtarët e saj, vërtet bëre një punë të hatashme"?. Tha: "A nuk të thashë se nuk do të mund të kesh durim me mua"?. (Musai) Tha: "Mos më qorto pse harrova dhe mos më mundo me vështirësi në këtë shoqërim timin (lehtësoma punën)!". Vazhduan të shkonin derisa takuan një djalë të ri, e ai (i dijshmi) e mbyti atë. (Musai) Tha: "A e mbyte njeriun e pastër, pa mbytur ai askënd?! Vërtet ke bërë një punë të shëmtuar!". Ai (i dijshmi) tha: "A nuk të thashë se vërtet ti nuk do të mund të kesh durim me mua"?. (Musai) Tha: "Nëse pas kësaj të pyes (të kundërshtoj) për ndonjë gjë, atëherë mos më lejo të të shoqëroj. Tashmë ndaj meje ke arsyetim (të mos më shoqërosh)!". Vazhduan të shkonin derisa arritën te banorët e një qyteti, prej të cilëve kërkuan t'u jepninushqim, po ata nuk deshën t'i pranonin si mysafirë (e as t'u jepnin ushqim për të ngrënë), e ata të dy gjetën aty një mur i cili gati po rrëzohej, e ai e drejtoi atë (murin). (Musai) Tha: "Sikur të kishe dashur, do t'u merrje shpërblim për këtë!". Ai (i dijshmi) tha: "Tash ka ardhur koha e ndarjes mes meje dhe teje, e unë do të të tregoj për domethënien e asaj që nuk munde të kesh durim!"!. Për sa i përket anijes, ajo ishte pronë e disa të varfërve që veprojnë në det, e unë desha ta dëmtoja atë, ngase para tyre ishte një sundues që grabiste çdo anije (pa të meta). Për sa i përket djaloshit, dy prindërit e tij ishin besimtarë, e u frikësuam në mos ai do t'i shpinte ata të dy në humbje e në mosbesim. Deshëm që Zoti i tyre t'u jepte në vend të tij, një më të mirë se ai dhe më të afërt nga respekti dhe me mëshirë (ndaj prindërve). Për sa i përket murit, ai ishte i dy djelmoshave jetimë të atij qyteti, e nën të ata kishin një thesar (ari) dhe babai i tyre ka qenë njeri i mirë, e Zoti yt dëshiroi që ata dy (jetimë) të arrijnëpjekurinë dhe pastaj ta nxjerrin vetë thesarin e tyre. Kjo ishte mëshirë e Zotit tënd (ndaj tyre). Dhe unë nuk punova tërë këto sipas bindjes sime (por sipas udhëzimit të Zotit). Ky, pra, është sqarimi i asaj për se nuk munde të kishte durim!" - (El-Kehf, 71-82)

**Koment:**

فَانطَلَقَا حَتَّى إِذَا رَكِبَا فِي السَّفِينَةِ خَرَقَهَا قَالَ أَخَرَقْتَهَا لِتُغْرِقَ أَهْلَهَا لَقَدْ جِئْتَ شَيْئًا إِمْرًا ﴿71﴾ قَالَ أَلَمْ أَقُلْ إِنَّكَ لَن تَسْتَطِيعَ مَعِيَ صَبْرًا﴿72﴾ قَالَ لا تُؤَاخِذْنِي بِمَا نَسِيتُ وَلا تُرْهِقْنِي مِنْ أَمْرِي عُسْرًا ﴿73﴾

71. "E ata të dy shkuan (duke ecur) deri kur hipën në anije, ai (i dijshmi) e shpoi atë. Ai (Musai) tha: "A e shpove që t'i fundosësh udhëtarët e saj, vërtet bëre një punë të hatashme"?

72. Tha: "A nuk të thashë se nuk do të mund të kesh durim me mua"?.

73. (Musai) Tha: "Mos më qorto pse harrova dhe mos më mundo me vështirësi në këtë shoqërim timin (lehtësoma punën)!".

Pas gjithë asaj rruge të gjatë që kishte bërë për ta takuar njeriun e urtë, Musai a.s., më në fund, u takua me të. Ftohtësia e Hidrit a.s. nuk e zmbrapsi Musain a.s., sepse ishte i vendosur të pajisej me dituri të reja, të cilat ia çonin peshë shpirtin e tij impulsiv. Ashtu siç e pamë nga ajetet paraprake, Hidri a.s. pothuajse refuzoi shoqërimin e Musait dhe pranoi ta shoqëronte me një kusht, që Musai a.s. të mos e pyeste për asgjë,



derisa ai vetë të mos ia sqaronte sekretin e veprimeve të tij. Musai a.s. i premtoi atij se do të duronte duke i dhënë garanci të forta se nuk do ta bezdiste me pyetje ta panevojshme.

Musai dhe Hidri filluan të ecnin përreth detit. Kaluan pranë një anijeje dhe i thanë pronarit të saj t'i merrte me vete. Pronari i anijes e njohu Hidrin dhe i mori me vete që të dy, pa pagesë, në shenjë respekti dhe nderimi ndaj tij. Pasi kishin kaluar matanë dhe anija kishte prekur cekëtirën e bregut, udhëtarët kishin zbritur. Musai a.s. u çudit kur e pa Hidrin tek ecte ngadalë dhe ngelte prapa të tjerëve. Ai filloi ta shponte anijenrrëmbimthi, duke shkulur e hequr një dërrasë të saj dhe duke e vërtitur e hedhur larg në det. Musai, i hutuar nga kjo sjellje e pahijshme e Hidrit, e vrojtonte me kujdes këtë veprim të tij dhe u çudit pa masë. Nuk mundi t'u besonte syve të tij teksa e shihte mësuesin e tij-Hidrin duke ua shpuar anijen atyre njerëzve të mirë.

Ky veprim, sipas perceptimit të tij, ishte një gjë e shëmtuar dhe e palogjikshme. Edhe kësaj radhe, natyra dhe karakteri impulsiv i Musait a.s., mbizotëroi mbi racionalen e tij. I mësuar që gjithmonë të përkrahte vetëm të vërtetën, filloi t'i fliste me plot emocione mësuesit të tij, duke harruar kështu premtimin dhe kushtin që Hidri a.s. ia kishte vënë atij pak më parë.

Në atë moment, ky rob i urtë dhe i heshtur, ia tërhoqi vërejtjen Musait se përpjekja e tij për të mësuar diçka do të ishte e kotë dhe e pafrytshme, sepse nuk do të kishte durim të mjaftueshëm për t'i përballuar të gjitha këto sfida.

Musai a.s. kërkoi falje duke iu arsyetuar se kishte harruar premtimin e tij. Iu lut t'ia falte këtë lëshim duke i premtuar se më nuk do ta shqetësonte...

فَانطَلَقَا حَتَّى إِذَا لَقِيَا غُلَامًا فَقَتَلَهُ قَالَ أَقَتَلْتَ نَفْسًا زَكِيَّةً بِغَيْرِ نَفْسٍ لَّقَدْ جِئْتَ شَيْئًا نُّكْرًا ﴿74﴾ قَالَ أَلَمْ أَقُل لَّكَ إِنَّكَ لَن تَسْتَطِيعَ مَعِيَ صَبْرًا ﴿75﴾ قَالَ إِن سَأَلْتُكَ عَن شَيْءٍ بَعْدَهَا فَلَا تُصَاحِبْنِي قَدْ بَلَغْتَ مِن لَّدُنِّي عُذْرًا ﴿76﴾

74. Vazhduan të shkonin derisa takuan një djalosh të ri, e ai (i dijshmi) e mbyti atë. (Musai) Tha: "A e mbyte njeriun e pastër, pa mbytur ai askënd?! Vërtet ke bërë një punë të shëmtuar!"

75. Ai (i dijshmi) tha: "A nuk të thashë se vërtet ti nuk do të mund të kesh durim me mua"?

76. (Musai) Tha: "Nëse pas kësaj të pyes (të kundërshtoj) për ndonjë gjë, atëherë mos më lejo të të shoqëroj. Tashmë ndaj meje ke arsyetim (të mos më shoqërosh)!"

Musai dhe Hidri, paqja e Allahut qoftë për ta, vazhduan sërish rrugën e tyre së bashku, derisa kaluan pranë një kopshti, ku po luanin ca fëmijë. Fëmijët si fëmijë, gjithherë gazmorë dhe të padjallëzuar, po luanin të shkujdesur, duke mos vërejtur fare praninë e dy të panjohurve. Hidri a.s. iu afrua njërit prej fëmijëve dhe, me gjakftohtësi, ia përdrodhi qafën duke e lënë të vdekur në vend. Ky veprim e tronditi shpirtërisht Musain a.s. dhe nuk iu durua pa e pyetur përse bëri ata krim: Përse e mbyte këtë fëmijë të pafajshëm?

Hidri a.s. sërish ia kujtoi Musait kushtin dhe premtimin e dhënë. Musai a.s. me të shpejtë i kërkoi falje edhe njëherë, duke i premtuar se më nuk do ta pyeste për asgjë dhe do të tregohej i përmbajtur.

Hidri ishte i bindur se Musai nuk mund të përmbahej edhe aq gjatë, prandaj iu drejtua me fjalët: Çka nëse nuk do t'i përmbahesh heshtjes dhe do të më pyesësh sërish? Musai a.s. tha: Po të ndodhë kjo edhe njëherë, atëherë le të jetë ky fundi i shoqërimit tonë...

فَانطَلَقَا حَتَّى إِذَا أَتَيَا أَهْلَ قَرْيَةٍ اسْتَطْعَمَا أَهْلَهَا فَأَبَوْا أَن يُضَيِّفُوهُمَا فَوَجَدَا فِيهَا جِدَارًا يُرِيدُ أَنْ يَنقَضَّ فَأَقَامَهُ قَالَ لَوْ شِئْتَ لَاتَّخَذْتَ عَلَيْهِ أَجْرًا ﴿77﴾ قَالَ هَذَا فِرَاقُ بَيْنِي وَبَيْنِكَ سَأُنَبِّئُكَ بِتَأْوِيلِ مَا لَمْ تَسْتَطِع عَّلَيْهِ صَبْرًا ﴿78﴾

77. Vazhduan të shkonin derisa arritën te banorët e një qyteti, prej të cilëve kërkuan t'u jepninushqim, po ata nuk deshën t'i pranonin si musafirë (e as t'u jepnin ushqim për të ngrënë), e ata të dy gjetën atynjë mur që gati po rrëzohej, e ai e drejtoi atë (murin). (Musai) Tha: "Sikur të kishe dashur do t'u merrje shpërblim për këtë"!

78. Ai (i dijshmi) tha: "Tash ka ardhur koha e ndarjes mes meje dhe teje, e unë do të të tregoj për për domethënien e asaj që nuk munde të kesh durim"!

Pas premtimit të fundit, Hidri dhe Musai a.s. vazhduan rrugëtimin e tyre derisa arritën në një fshat koprrac e jomikpritës. Musai a.s. s'kishte haber përse kishin shkuar në atë fshat dhe përse duhej ta kalonin natën në të. Ndërkohë, atyre të dyve u kishte mbaruar haja, prandaj kërkuan nga banorët e këtij fshati pakëz ushqim, por ata refuzuan t'u jepnin.

Duke u endur shtëpi më shtëpi për të kërkuar konak, terri i natës mbuloi hapësirën dhe fshati u zhyt në errësirë të plotë. Hidri dhe Musai a.s. u strehuan në një kopsht, rrëzë një muri që ishte gati të rrëzohej. Musai a.s. ndihej i dëshpëruar nga sjellja arrogante e banorëve të fshatit, ndërkohë që Hidri a.s., si pa të keq, iu rrek meremetimit të atij muri që ishte gati për t'u shembur. Pothuajse tërë natën e kaloi duke e meremetuar dhe duke e përforcuar konstruktin e tij aty ku kishte nevojë. Musai a.s. nuk mund t'u besonte syve të vet, teksa



po e shihte këtë sjellje të çuditshme të bashkudhëtarit dhe mësuesit të tij. Ai fshat me ata njerëz koprracë e dorështrënguar, nuk kishin denjuar t'u jepnin aspakëz ushqimpër të ngrënë, e lëre më t'u bënin konak, prandaj, sipas tij, nuk e meritonin atë punë që po e bënte Hidri a.s., pa ndonjë shpërblim dhe nuk u durua pa iu drejtuar atij me këto fjalë:

- Po deshe, mund të kërkoje ndonjë shpërblim për punën që bëre!

Me këto fjalë të Musait, shoqërimi i tyre mori fund. Hidri a.s. i tha Musait a.s.:

- Këtu është ndarja dhe fundi i shoqërimit tonë.

Hidri e kishte paralajmëruar Musain a.s. të mos i bënte më pyetje duke ia tërhequr vërejtjen se pyetja e tretë nënkuptonte fundin e udhëtimit.

Në lidhje me këtë çast, i Dërguari ynë, Muhamedi a.s. ka thënë: "Allahu e mëshiroftë Musain, Sa do të dëshiroja që të kishte duruar edhe pak, që të informoheshim edhe më shumë nga lajmet e atyre dyve".1

Hidri a.s. ishte vetë "Heshtja" enigmatike dhe misteri i madh. Nuk fliste pothuajse fare, prandaj edhe sjelljet e tij zgjonin habi të thellë tek Musai a.s..

Disa veprime që kishte bërë ai, ishin të atilla, që në sytë e Musait a.s. ishin të barasvlershme me krime dhe fatkeqësi. Disa prej tyrepër të ishin fare të pakuptimta, saqë menjëherë ngjallnin kërshërinë dhe kundërshtimin e tij. Me gjithë faktin se Musai a.s. ishte njeri i ngritur dhe i ditur, prapësepraë ai e gjente veten tërësisht të hutuar nga veprimet e atij robi, të cilit Allahu i kishte dhënë dituri nga Dituria e Tij.

Dituria e Musait a.s. po qëndronte e shtangur dhe e hutuar para diturisë së atij robi, që kishte njohuri rreth së vërtetës absolute – pjesë e së cilës është edhe Sheriati. Nganjëherë, e vërteta është aq misterioze dhe e fshehtë, saqë edhe mund të keqkuptohet e të keqinterpretohet nga i Dërguari i Allahut, siç i kishte ndodhur Musait a.s.

### Sqarimi i veprimeve enigmatike të Hidrit a.s.

أَمَّا السَّفِينَةُ فَكَانَتْ لِمَسَاكِينَ يَعْمَلُونَ فِي الْبَحْرِ فَأَرَدتُّ أَنْ أَعِيبَهَا
وَكَانَ وَرَاءهُم مَّلِكٌ يَأْخُذُ كُلَّ سَفِينَةٍ غَصْبًا ﴿79﴾ وَأَمَّا الْغُلامُ فَكَانَ
أَبَوَاهُ مُؤْمِنَيْنِ فَخَشِينَا أَن يُرْهِقَهُمَا طُغْيَانًا وَكُفْرًا ﴿80﴾ فَأَرَدْنَا أَن
يُبْدِلَهُمَا رَبُّهُمَا خَيْرًا مِّنْهُ زَكَاةً وَأَقْرَبَ رُحْمًا ﴿81﴾ وَأَمَّا الْجِدَارُ فَكَانَ
لِغُلامَيْنِ يَتِيمَيْنِ فِي الْمَدِينَةِ وَكَانَ تَحْتَهُ كَنزٌ لَّهُمَا وَكَانَ أَبُوهُمَا صَالِحًا
فَأَرَادَ رَبُّكَ أَنْ يَبْلُغَا أَشُدَّهُمَا وَيَسْتَخْرِجَا كَنزَهُمَا رَحْمَةً مِّن رَّبِّكَ وَمَا
فَعَلْتُهُ عَنْ أَمْرِي ذَلِكَ تَأْوِيلُ مَا لَمْ تَسْطِع عَّلَيْهِ صَبْرًا ﴿82﴾

79. "Për sa i përket anijes, ajo ishte pronë e disa të varfërve që vepronin në det, e unë desha ta dëmtoja, ngase para tyre ishte një sundues që grabiste çdo anije (pa të meta).

80. Për sa i përket djaloshit, dy prindërit e tij ishin besimtarë, e u frikësuam se ai do t'i shpinte ata të dy në humbje e në mosbesim. 81. Deshëm që Zoti i tyre t'u jepte në vend të tij një më të mirë se ai dhe më të afërt nga respekti dhe me mëshirë (ndaj prindërve). 82. Për sa i përket murit, ai ishte i dy djelmoshave jetimë të atij qyteti, e nën të ata kishin një thesar (ari) dhe babai i tyre kishte qenë njeri i mirë, e Zoti yt dëshiroi që ata dy (jetimë) të arrinin pjekurinë e vet dhe ta nxirrnin vetë thesarin e tyre. Kjo ishte mëshirë e Zotit tënd (ndaj tyre). Dhe unë nuk e punova tërë këtë sipas bindjes sime (por sipas udhëzimit të Zotit). Ky, pra, është sqarimi i asaj për se nuk munde të kesh durim"! – (El-Kehf, 79-82)

***

Ashtu siç i premtoi, Hidri a.s. ia zbuloi Musait a.s. sekretin e sjelljeve të tij "të çuditshme", të cilat e shtynë atë t'i bënte të gjitha ato pyetje. Ia bëri me dije Musait a.s. se të gjitha veprimet e tij, të cilat kishin sjellë huti tek ai, nuk i kishte bërë krye më vete, por me inspirim, dhe ai vetëm po zbatonte Vullnetin hyjnor. Pas këtij Vullneti, qëndronte Urtësia e fshehur! Veprimet e Hidrit nga ana e jashtme sipërfaqësore, dukeshin shumë të vrazhda, po në brendinë e tyre fshihej mëshira, butësia dhe dhembshuria hyjnore.

Ndodh shpeshherë që, gjatë jetës në këtë botë, fatkeqësitë dhe katastrofat të fshehin në vete esencën e mëshirës. Mirësia vesh rrobat e fatkeqësisë duke u maskuar mirë. Në këtë mënyrë, vijnë në kundërshtim sipërfaqësorja dhe brendia e një çështjeje. Musai a.s.,

me gjithë diturinë e tij të madhe, nuk dinte më tepër se një pikë uji, në raport me dijen e atij robi të Allahut, sikundërqëedhe dija e atij robi të Allahut, në krahasim me dijen e Allahut, i ngjason sasisë së ujit me të cilën zogu i vogël vetëm sa lag sqepin në ujët e detit.

Robi i devotshëm e i dijshëm i Allahut, ia zbuloi Musait a.s. dy gjëra në të njëjtën kohë:

Së pari, ia bëri me dije se dija e Musait ishte e kufizuar, dhe

Së dyti, që shumë prej fatkeqësive, të cilat ndodhin në Tokë, brenda petkut të tyre të zi e të errët, në vete megjithatë fshehin një mëshirë madhështore...

أَمَّا السَّفِينَةُ فَكَانَتْ لِمَسَاكِينَ يَعْمَلُونَ فِي الْبَحْرِ فَأَرَدتُّ أَنْ أَعِيبَهَا وَكَانَ وَرَاءهُم مَّلِكٌ يَأْخُذُ كُلَّ سَفِينَةٍ غَصْبًا ﴿79﴾

79. "Për sa i përket anijes, ajo ishte pronë e disa të varfërve që vepronin në det, e unë desha ta dëmtoja atë, ngase para tyre ishte një sundues që grabiste çdo anije (pa të meta)."

- Për sa i përket shpimit të anijes, Hidri a.s., i tha Musait a.s. se pronarët e anijes mbase do ta kenë llogaritur shpimin e anijes si një fatkeqësi që i kishte goditur, por në fakt ajo për ta ishte një mirësi e fshehur nën petkun e fatkeqësisë, mirësi e cila nuk do të dilte në shesh veçse pas plasjes së një lufte, kur mbreti i atij vendi, mori me dhunë itë gjitha anijet ekzistuese.. Vetëm, në këtë gjendje, anija e shpuar dhe e dëmtuar , i shpëtoi atij rrëmbimi, dhe, me disa riparime të vogla, vazhdoi të ishte burim i rrëskut për familjen, në kohën e krizës më të madhe, për sigurimin e ushqimit...

وَأَمَّا الْغُلامُ فَكَانَ أَبَوَاهُ مُؤْمِنَيْنِ فَخَشِينَا أَن يُرْهِقَهُمَا طُغْيَانًا وَكُفْرًا ﴿80﴾ فَأَرَدْنَا أَن يُبْدِلَهُمَا رَبُّهُمَا خَيْرًا مِّنْهُ زَكَاةً وَأَقْرَبَ رُحْمًا ﴿81﴾

80. Për sa i përket djaloshit, dy prindërit e tij ishin besimtarë, e u frikësuam se ai do t'i shpinte ata të dy në humbje e në mosbesim.

81. Deshëm që Zoti i tyre t'u jepte në vend të tij një më të mirë se ai dhe më të afërt nga respekti dhe me mëshirë (ndaj prindërve).

- Për sa i përket rastit të djaloshit të mbytur, mbase prindërit e tij do ta kenë konsideruar mbytjen e të voglit të tyre të vetëm, si një fatkeqësi që u kishte shkatërruar ëndrrat e tyre prindërore, por në fakt, vdekja e tij nënkuptonte mëshirën më madhështore për ta. Ata nuk e dinin se Allahu i Madhërishëm do t'u dhuronte një djalë tjetër, i cili do të kujdesej për ta në pleqërinë e tyre të thellë, duke mos i munduar e terrorizuar zemrat e tyre, sikurse do të kishte bërë fëmija i mbytur.

Ja, në këtë mënyrë mirësia fshihet nën petkun e sprovës, kurse mëshira vesh velin e fatkeqësisë.

Ana e jashtme e gjërave ndryshon nga ana e brendshme e tyre, saqë edhe i Dërguari i Allahut (Musai a.s.) u detyrua të reagonte për veprimet që po kryheshin para syve të tij, ndonëse robi i Allahut ia bëri të ditur urtësitë që fshiheshin pas këtyre veprimeve, që thelb synojnë mëshirën gjithëpërfshirëse të Allahut xh.sh..

وَأَمَّا الْجِدَارُ فَكَانَ لِغُلامَيْنِ يَتِيمَيْنِ فِي الْمَدِينَةِ وَكَانَ تَحْتَهُ كَنزٌ لَّهُمَا وَكَانَ أَبُوهُمَا صَالِحًا فَأَرَادَ رَبُّكَ أَنْ يَبْلُغَا أَشُدَّهُمَا وَيَسْتَخْرِجَا كَنزَهُمَا رَحْمَةً مِّن رَّبِّكَ وَمَا فَعَلْتُهُ عَنْ أَمْرِي ذَلِكَ تَأْوِيلُ مَا لَمْ تَسْطِع عَّلَيْهِ صَبْرًا ﴿82﴾

82. Sa i përket murit, ai ishte i dy djelmoshave jetimë të atij qyteti, e nën të ata kishin një thesar (ari) dhe babai i tyre ka qenë njeri i mirë, e Zoti yt dëshiroi që ata dy (jetimë) ta arrijnë pjekurinë e vet dhe ta nxjerrin vetë thesarin e tyre. Kjo ishte mëshirë e Zotit tënd (ndaj tyre). Dhe unë nuk e punova tërë këtë sipas bindjes sime (por sipas udhëzimit të Zotit). Ky, pra, është sqarimi i asaj për të cilën nuk munde të kesh durim!"

- Sa i përket murit, që Hidri a.s. e kishte riparuar tërë natën, ai i tregoi Musait a.s., se ky mur u përkiste dy djemve jetimë, të cilëve u kishte vdekur babai, i cili kishte qenë një njeri i mirë e i devotshëm. Ai nën këtë mur kishte fshehur një thesar, për të cilin nuk kishte arritur t'i njoftonte bijtë e tij, sepse ata ishin ende të vegjël, dhe nuk do ta kuptonin dot peshën e fjalëve të tij. Prandaj ishte e nevojshme që ai mur gjysmë i rrëzuar, të ngrihej në këmbë e të meremetohej, që t'i rezistonte dhëmbit të kohës edhe për disa vite, derisa djemtë të rriteshin, ta arrinin pjekurinë, dhe të ishin në gjendje ta gjenin thesarin, që, babai i tyre ua kishte lënë si trashëgim. Ja ku shihet mëshira e pakufishme e Allahut ndaj jetimëve. Dhe të gjitha këto veprime, Hidri a.s. nuk i kishte bërë krye më vete, por i inspiruar nga i Lartmadhërishmi...

Musai a.s. u kthye te djaloshi, i cili kishte qenë në përcjellje të tij, dhe morën rrugën për te beniisrailët. Ishte mbushur plot energji, vetëbesim dhe forcë. Ai prej këtij udhëtimi kishte mësuar dy gjëra:

- Të mos mashtrohej e as të bëhej mendjemadh me dituritë e tij në çështje të fesë, sepse ekziston edhe një dituri tjetër, të cilën njerëzit nuk arrijnë ta kuptojnë e as ta perceptojnë dot me mendjen e tyre të kufizuar njerëzore, dhe

- Të mos i lëndohej e thyhej zemra nga fatkeqësitë e njerëzve, sepse ndoshta Dora e mëshirës hyjnore e fsheh sekretin e saj të gëzimit, butësisë e të shpëtimit pas perdeve të pikëllimit, dhimbjes e vdekjes...

- vijon -

1) Et-Tefsirul Mevdui li Suveril Kuranil Kerim, v. 4, f. 361



Dr.Ass. Musa Vila

# Banorët në shpellën REKIM (1)

**Përkushtimi ndaj Allahut eviton rrezikun në shpellën Rrekim**

عَنْ ابْنِ عُمَرَ رَضِيَ اللَّهُ عَنْهُمَا أَنَّ رَسُولَ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ قَالَ: بَيْنَمَا ثَلَاثَةُ نَفَرٍ مِمَّنْ كَانَ قَبْلَكُمْ يَمْشُونَ إِذْ أَصَابَهُمْ مَطَرٌ فَأَوَوْا إِلَى غَارٍ فَانْطَبَقَ عَلَيْهِمْ فَقَالَ بَعْضُهُمْ لِبَعْضٍ إِنَّهُ وَاللَّهِ يَا هَؤُلَاءِ لَا يُنْجِيكُمْ إِلَّا الصِّدْقُ فَلْيَدْعُ كُلُّ رَجُلٍ مِنْكُمْ بِمَا يَعْلَمُ أَنَّهُ قَدْ صَدَقَ فِيهِ فَقَالَ وَاحِدٌ مِنْهُمْ اللَّهُمَّ إِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنَّهُ كَانَ لِي أَجِيرٌ عَمِلَ لِي عَلَى فَرَقٍ مِنْ أَرُزٍّ فَذَهَبَ وَتَرَكَهُ وَأَنِّي عَمَدْتُ إِلَى ذَلِكَ الْفَرَقِ فَزَرَعْتُهُ فَصَارَ مِنْ أَمْرِهِ أَنِّي اشْتَرَيْتُ مِنْهُ بَقَرًا وَأَنَّهُ أَتَانِي يَطْلُبُ أَجْرَهُ فَقُلْتُ لَهُ اعْمِدْ إِلَى تِلْكَ الْبَقَرِ فَسُقْهَا فَقَالَ لِي إِنَّمَا لِي عِنْدَكَ فَرَقٌ مِنْ أَرُزٍّ فَقُلْتُ لَهُ اعْمِدْ إِلَى تِلْكَ الْبَقَرِ فَإِنَّهَا مِنْ ذَلِكَ الْفَرَقِ فَسَاقَهَا فَإِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنِّي فَعَلْتُ ذَلِكَ مِنْ خَشْيَتِكَ فَفَرِّجْ عَنَّا فَانْسَاحَتْ عَنْهُمْ الصَّخْرَةُ فَقَالَ الْآخَرُ اللَّهُمَّ إِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنَّهُ كَانَ لِي أَبَوَانِ شَيْخَانِ كَبِيرَانِ فَكُنْتُ آتِيهِمَا كُلَّ لَيْلَةٍ بِلَبَنِ غَنَمٍ لِي فَأَبْطَأْتُ عَلَيْهِمَا لَيْلَةً فَجِئْتُ وَقَدْ رَقَدَا وَأَهْلِي وَعِيَالِي يَتَضَاغَوْنَ مِنْ الْجُوعِ فَكُنْتُ لَا أَسْقِيهِمْ حَتَّى يَشْرَبَ أَبَوَايَ فَكَرِهْتُ أَنْ أُوقِظَهُمَا وَكَرِهْتُ أَنْ أَدَعَهُمَا فَيَسْتَكِنَّا لِشَرْبَتِهِمَا فَلَمْ أَزَلْ أَنْتَظِرُ حَتَّى طَلَعَ الْفَجْرُ فَإِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنِّي فَعَلْتُ ذَلِكَ مِنْ خَشْيَتِكَ فَفَرِّجْ عَنَّا فَانْسَاحَتْ عَنْهُمْ الصَّخْرَةُ حَتَّى نَظَرُوا إِلَى السَّمَاءِ فَقَالَ الْآخَرُ اللَّهُمَّ إِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنَّهُ كَانَ لِي ابْنَةُ عَمٍّ مِنْ أَحَبِّ النَّاسِ إِلَيَّ وَأَنِّي رَاوَدْتُهَا عَنْ نَفْسِهَا فَأَبَتْ إِلَّا أَنْ آتِيَهَا بِمِائَةِ دِينَارٍ فَطَلَبْتُهَا حَتَّى قَدَرْتُ فَأَتَيْتُهَا بِهَا فَدَفَعْتُهَا إِلَيْهَا فَأَمْكَنَتْنِي مِنْ نَفْسِهَا فَلَمَّا قَعَدْتُ بَيْنَ رِجْلَيْهَا فَقَالَتْ اتَّقِ اللَّهَ وَلَا تَفُضَّ الْخَاتَمَ إِلَّا بِحَقِّهِ فَقُمْتُ وَتَرَكْتُ الْمِائَةَ دِينَارٍ فَإِنْ كُنْتَ تَعْلَمُ أَنِّي فَعَلْتُ ذَلِكَ مِنْ خَشْيَتِكَ فَفَرِّجْ عَنَّا فَفَرَّجَ اللَّهُ عَنْهُمْ فَخَرَجُوا.

*Tregon Ibn Omeri r.a. se Resulullahu a.s. ka treguar: "Njëherë tre persona (nga gjeneratat e mëparshme) po udhëtonin, kur papritmas i zuri shiu dhe ata u strehuan në një shpellë. Papritmas hyrja e shpellës u mbulua nga rrëzimi i një shkëmbi, derisa ata ishin në të. Ata i thanë njëri-tjetrin: O ju! Asgjë nuk mund t'ju shpëtojë përveçse e vërteta, prandaj secili prej jush t'i lutet Allahut për ndihmë duke përmendur një vepër të atillë që ai e mendon se e ka bërë me të vërtetë (për ta fituar kënaqësinë e Allahut). Kështu njëri prej tyre tha: "O Allah! Ti e di se unë pata një punëtor që punonte tek unë për një ferek (rreth gjysmë dërhem apo 10 kg oriz), por ai u largua pa e marrë pagesën. Unë e mbolla atë 10 kg oriz dhe me prodhimin që u bë, arrita të blija lopë. Më pastaj, kur ai erdhi të më kërkonte pagesën e tij, unë i thashë: 'Shko tek ato lopë dhe merri (tërhiqi përpara) '. Ai më tha: "Po ti ke për të më paguar vetëm 10 kg oriz". Unë i thashë atij, shko tek ato lopë dhe merri, pasi ato janë fryt i atij orizi. Kështu ai i mori ato. O Allah! Nëse Ti e di se unë e bëra këtë nga frika prej Teje, atëherë, të lutem, largoje shkëmbin. Shkëmbi u tërhoq pak nga dera e shpellës. I dyti tha: "O Allah! Ti e di se kisha prindër të moshuar, të cilëve gjithnjë u jepja qumësht nga delet e mia çdo natë. Një natë unë u vonova dhe, kur erdha, ata kishin rënë në gjumë, ndërsa gruaja dhe fëmijët po qanin nga uria, unë nuk i lashë ata (familjen time) të pinin derisa të kishin pirë më parë prindërit e mi. Kështu nuk më pëlqente t'i zgjoja ata dhe po kështu nuk më pëlqente që ata të flinin pa pirë qumështin. Unë vazhdova të pres (që të zgjoheshin nga gjumi) derisa zbardhi mëngjesi. O Allah! Nëse Ti e di se unë e bëra këtë vepër nga frika prej Teje, atëherë, të lutem, largoje shkëmbin. Kështu shkëmbi u tërhoq aq sa ata të mund të shihnin qiellin. I treti apo tjetri tha. "O Allah! Ti e di se unë kisha një vajzë (pa kurorë), e cila ishte më e dashura për mua dhe unë u mundova të kandisja atë, por ajo nuk pranoi, përderisa Unë t'i paguaja asaj njëqind dinarë. Kështu unë arrita t'i fitoja ata dinarë dhe ia çova e ajo më lejoi që t'i afrohesha. Por, kur u ndodha mes këmbëve të saj, ajo më tha: "Ki frikë Allahun dhe mos më prish vajzërinë time, veçse me të drejtë (me kurorë). Unë u ngrita dhe ia lashë njëqind dinarët. O Allah! Nëse Ti e di se Unë e bëra këtë nga frika prej Teje, atëherë, të lutem, largoje shkëmbin. Kështu Allahu i liroi ata (e largoi shkëmbin) dhe ata dolën nga shpella".[1]*

### Transmetimet e tjera të hadithit

Ky hadith ka edhe disa rrugë a versione të tjera që mund të dallojnë nga njëri-tjetri për nga struktura e radhitjes së fjalëve në hadith. Ndër transmetimet kryesore numërohen versioni i Abdullah ibn Omerit

në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit, hadithi i Enes bin Malik në Musnedin e Ahmedit; hadithi i Ebu Hurejres në Sahihin e ibn Hibanit; hadithi i Ukbe bin Amir dhe Nu'man bin Beshirit në Mu'xhemin e Taberaniut etj.. Të gjitha këto versione kanë të njëjtën përmbajtje për ngjarjen e tre personave që ishin vënë papritmas në sprovë, vështirësi, ngushtim, fatkeqësi dhe izolim total në shpellë.

### Fjalët e panjohura në hadith

Fjala Fe eveu ka kuptimin janë fshehur, janë strehuar nga erërat dhe shiu i fortë, d.m.th. janë futur në shpellë.

Fjala Garun, ka kuptimin e gdhendjes në kodër – En-nakbu fi xhebeli, që nënkupton shpellë me hapësirë të vogël, ndërsa terminologjia më adekuate për shpellën në gjuhën arabe, është el-kehf. Andaj edhe Kurani ndodhinë e djelmoshave e emërton po me këtë emër el-kehf.

Fjala Intabeka ka kuptimin e mbylljes, mbulimit, bashkimit. Këtu nënkupton mbylljen e derës së shpellës. Në një version tjetër është:"... e mbylli gojën (portën) e shpellës së tyre me një shkëmb të shembur nga lartësia e kodrës.

Fjala "O Zoti im, nëse Ti e di", kjo fjali është paksa problematike dhe diskutabile, ngase besimtari decidivisht e di se Allahu është i njoftuar dhe di çdo gjë. Mirëpo, të shprehurit në këtë formë vjen nga dyshimi i personit nëse kjo vepër e bërë merret apo jo në konsideratë dhe a është e pranueshme tek Allahu për t'iu përgjigjur kërkesës sonë[2] apo duhet të shikojë në ndonjë vepër tjetër që është gjithashtu me peshë dhe e pranuar tek Allahu xh.sh.. Më adekuate do të ishte sikur personi të thoshte: "O Allahu im, nëse Ti këtë vepër e quan apo e konsideron se unë e bëra nga frika prej Teje...".

Fjala All-llahumme (O Allahu im!) tek arabët përdoret për tri qëllime:

Për thirrje të drejtpërdrejtë. P.sh. O Allahu im, më fal mua, prindërit e mi dhe besimtarët.

Për informim në rast përjashtimi. P.sh. thua diçka, më pas bën përjashtim:O Zoti im, përveçse nëse ka bërë kështu...

Për të treguar bindje në përgjigjen e një kërkese "E reisul xhamiati mevxhudun? Allahumme neam" –"A është prezent rektori i Universitetit? Përgjigjja është: Po, o Zoti im (Ti je dëshmitar) ". Apo kur dikush të pyet: Raejte Muhammeden, fe jekulu: Allahumme neam - E ke parë Muhamedin? Ti thua: Po, o Zoti im. Këtë qëllim të përdorimit të fjalës "O Zoti im" e ka për qëllim hadithi bazë.[3]

Fjala La tefud ka kuptimin mos e prish, mos e thyej – La teksir.

Fjala El-hatim ka kuptimin e unazës duke aluduar në organin gjenital të femrës.

Fjala Jetedagavneminelxhu'i ka kuptimin 'ata – familja po qanin dhe bërtitnin duke kërkuar ndihmë nga dhimbjet e urisë'. Në një version tjetër thuhet: Fëmijët klithnin duke qarë tek këmbët e mia.

Fjala Ferekun ka kuptimin e enës me të cilën maten farërat. Thuhet një ferek ka masën 10-12 kg, vlera e të cilit ka qenë gjysmë dërhemi, e barabartë me dy gramë ari.

Fjala Ebevaje këtu është përdorur për dy prindërit, për babanë dhe nënën në kuptimin e përgjithshëm, ku nocioni Babë mbulon të dy prindërit në vend të nocionit Validejje (dy prindërit).

### Shpjegimi i hadithit

Lidhshmëria e hadithit bazë që rrëfen për Banorët e shpellës Rrekim me As'habulKehfi – Banorët e shpellës të përmendur në Kur'an

Hadithologu i të gjitha kohëve, Imam Buhariu, hadithin e shpellës e kishte radhitur në fund të tregimit kuranor – As'habul Kehfv mbi Banorët e Shpellës, me shtatë personat të cilësuar banorë të shpellës në Kuran në kaptinën El-Kehf. Ai thotë se me fjalën Rrekim në vargun:"A mos po pandeh se banorët e shpellës dhe Rrekimit ishin një nga mrekullitë Tona të çuditshme?" (El Kehf, 9) janë për qëllim tre personat që ishin duke udhëtuar e i kaploi shiu. Këtë e argumenton me konfirmimin e Taberaniut dhe Bezzarit me sened të mesëm, të transmetuar nga Nu'man bin Beshir, se e kishte dëgjuar Resulullahun a.s., duke përmendur Rrekimin me thënien: "Tre persona kishin dalë në udhëtim, ishin në një shpellë, kur papritmas kodra e mbuloi portën e shpellës duke i mbyllur ata brenda".[4] Po ashtu këta tre persona, sipas Taberaniut, ishin prej beni-Israilëve.

### Besimtari për pretekst e ka veprën e jo ndërmjetësimin

Hadithi bazë konsiderohet prej shtyllave të fesë në çështjen e pretekstit, lidhjes, që të shpie në afërsi me Krijuesin Fuqiplotë pa ndërmjetësi, po përmes përkushtimit, sinqeritetit, korrektësisë dhe nënshtrimit ndaj Tij dhe Të Dërguarit të Tij. Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë:"O ju që keni besuar! Plotësoni detyrat ndaj Allahut dhe kijeni frikë Atë. Kërkoni rrugët për t'iu afruar Atij..". (El Maide, 5) Ky varg kuranor tregon se besimtarët duhet t'i marrin veprat e



mira për pretekst për t'i afruar tek Allahu xh.sh., duke ia bashkëngjitur veprës së mirë edhe lutjen e sinqertë, e me këtë veprim të largohet dhe evitohet çdo rrezik, katastrofë apo bela e kësaj bote.

Nevojtarit vazhdimisht i është përgjigjur Allahu xh.sh. në nevojën e tij:"A është Ai që i përgjigjet nevojtarit (të mjerit) kur ai e thërret, duke ia larguar të keqen e ju ju bën mbizotërues të tokës. A ka zot tjetër pos Allahut? Jo, por ju shumë pak kujtoni". (En Neml, 62) Me këtë ajet dhe me veprat e mira konsiston edhe këshilla e Resulullahut a.s.,me lutjen që duhet të bëjë besimtari kur ai e ndien veten të pastër dhe të sinqertë me Zotin e tij: "Nuk ka lutës që I lutet Allahut e që nuk ka mëkat, e as shkëputje të lidhjes së gjakut, përveçse Allahu atij do t'i japë një prej tri të mirave: Ose menjëherë t'ia pranojë lutjen e tij, ose t'ia depozitojë atij nga të mirat sikurse ajo (lutja për Ahiret). Ata thanë: O i Dërguar i Allahut, atëherë të shpeshtojmë (të shumojmë lutjen), ai tha: Allahu jep edhe më shumë".

**Hadithi ilustron ngjarjen në mënyrë artistike**

Hadithi bazë konsiderohet prej fjalëve të Resulullahut a.s., që ka një retorikë të shkëlqyeshme letrare, duke sjellë shembuj të pakrahasueshëm dhe ngjarje shumë interesante për lexuesin, dëgjuesin dhe për atë të cilit i komunikohet apo rrëfehet. Në këtë ngjarje kemi një dëfrim të mendjes dhe zemrës së bashku. Vetë metoda e rrëfimit të këtij tregimi të shpie që të mos ndalesh vetëm në anën e jashtme substantive, po të depërtosh thellë në brendësinë e shpirtit, ku emocionet ngrihen lart në kuptimin pozitiv dhe njeriut i servohet sikur të ishte i pranishëm dhe të shikonte ngjarjen me sytë e tij. Kjo tregon për gjallërinë e shpirtit dhe optimizmin e tij për vepra të suksesshme, humane dhe shpirtërore. Nuk ka më joshëse se kjo shfaqje apo hyrje mjeshtërore, e cila unifikon përnjëherë zemrat, veshët dhe sytë. Që të gjitha përqendrohen në një ngjarje që me aftësi të lartë e rrëfen Resulullahu s.a.v.s.. Në një version të këtij hadithi ngjarja fillon kështu: "Njëherë tre veta kishin dalë për të ecur, kur papritmas i zuri shiu, e atëherë hynë në një shpellë të një kodre dhe kur ra papritmas një shkëmb (nga lart tek hyrja)...". Këto shprehje të hadithit na rikthejnë në kohën e ndodhjes së ngjarjes, na transferojnë tek vendi i ngjarjes, na figurojnë një kohë dimensialisht të largët dhe përplot pësime e mësime. Ata të tre persona që ecnin të lumtur, të gëzuar, përplot hare dhe emocione, i kishte bashkuar vëllazëria, shpirtgjerësia, dëlirësia dhe dashuria për hir të Zotit. Ata ishin një grup i mirë, i pastër, të cilët përputheshin si në natyrshmëri ashtu dhe në moral e etikë.

Këto shprehje të fjalisë ne na kthejnë në një shfaqje të gjallë dhe joshëse, sikur t'i jetojmë dhe t'i përjetojmë ato orë të lumtura. Ky është ai shpirti i ngjarjes kur regjisori bart tek ne pamjen impozante të atyre personave që shëtisnin me plot kënaqësi dhe dashuri.

Por, ç'ndodhi më tutje gjatë shëtitjes? Papritmas u hapën dyert e qiellit me ujë të rrëmbyeshëm, përroskat u shndërruan në lumenj të vegjël, bimëve të njoma e të thata po u shkulen rrënjët nga uji i rrëmbyeshëm, edhe shkëmbinjtë, gurët filluan të lëviznin... filluan të bërtisnin nga t'ia mbanin... ata ishin në një vend malor

e kodrinor, nuk kishte banorë as shtëpi, as lëvizje të njerëzve... shiu vetëm sa shtonte fuqinë rrëmbyese, përroskat gurgullonin nga uji i tmerrshëm, gurët i bartte uji sikur topa fëmijësh, shikimet nuk kishin të ndalur rreth e rrotull për të gjetur vendin e strehimit... Ja, atje lart po shihej një vrimë e një shpelle, atje është strehimi, atje është mbrojtja nga shiu, atje është shpëtimi i jetës. Me shpejtësi vrapuan drejt shpellës, që në fillim, në ato çaste, ishte begati, mirësi dhe shpëtim, u futën të gëzuar se shpëtuan nga më e keqja. Por, hadithi nuk na jep shumë kohë të meditojmë dhe të thellohemi në kënaqësinë që ata përjetuan kur e gjetën strehimin, ai na befason në vazhdim me një të papritur të trishtueshme: sapo hynë në shpellë, përroskat shkulën një shkëmb të madh, i cili mbuloi portën e shpellës, e mbylli dritën, ua shoi atë gëzim të shpëtimit, ua humbi shpresat se mund të ktheheshin edhe një herë tek prindërit, gratë dhe fëmijët. Çdo gjë ishte errësirë brenda shpellës, humbi Dielli, humbi Hëna, humbën yjet.

Ndaluni dhe meditoni shpejtësinë e ngjarjes dhe përfundimin e saj të çuditshëm: Tre veta kishin dalë për të ecur (shëtitur),  kur papritmas i zuri shiu, atëherë hynë në një shpellë të një kodre, e mbi portën e shpellës ra një shkëmb dhe e mbylli atë... Përcilli foljet në strukturën e fjalisë, dolën... ecën... i zuri,.. hynë, ra.., i mbylli... – Sikur po e rrëfente me këtë stil sapo dolën duke ecur, i zuri shiu i tmerrshëm, hynë në shpellë, pa marrë frymë mirë ra shkëmbi dhe u mbyllën brenda në shpellë të kodrës me mbyllje hermetike. Shikoni sa çaste të shkurtra, të shpejta, sikur të ishte një vetëtimë e rrufeshme. Syri më nuk shihte dalje nga shpella, ajo ishte errësuar tërësisht në errësirën e trishtueshme të shpellës, veshi nuk dëgjonte as cikërrimën më të imët... Por, edhe pse trupi me gjymtyrët e tij ishte errësuar, shpirti, zemra, mendja zhvillonin biseda se si të dilnin nga ajo errësirë me plot mizori. Imagjinoni këtë gjendje tmerruese, të trishtueshme, me ankth të madh, me dridhje trupi se çfarë dhe si mund të bisedonin ata për zgjidhjen e problemit, larg çdo lëvizjeje, larg njerëzve, larg banorëve, larg syve të të tjerëve, askush nuk i shihte, askush nuk i dëgjonte, askush nuk dinte se ku gjendeshin, shiu kishte zhdukur çdo gjurmë, shkëmbi kishte izoluar çdo zë, ata kishin rënë në hall, kishin brengë, preokupim, vështirësi që askush nuk mund t'ua largonte, askush nuk mund t'i shpëtonte, askush nuk mund t'i nxirrte përveç Allahut, Krijuesit të shiut, kodrës dhe gurit. Nuk kishte shpresë tjetër përveçse: sytë, gjaku dhe zemra të drejtoheshin nga Ai Që i sheh, i dëgjon, i di se ku gjenden dhe është i Vetmi që mund t'i nxjerrë prej aty, nga shpella e errët. Atëherë secili prej tyre duhej të hulumtonte për veprën më të çiltër që kishin bërë vetëm për hir të Allahut, e t'i shërbente si pretekst për t'i evituar nga ajo fatkeqësi që i kishte kapluar. Këtë situatë po na e përshkruan, po na e figuron, po na i rrëfen ato momente hadithi, kur zemrat ishin të dridhura, duart të nënshtruara, e gjuha në ato momente thoshte: "Guri e zuri shpellën, gjurmët u zhdukën, askush nuk e di vendin tuaj përveç Allahut, atëherë luteni Allahun me veprën tuaj më të sinqertën".[5]

Nuk ka shpëtim përveçse me vepër të mirë: "Allahu është i mirë dhe nuk pranon përveçse të mirën".[6]

Kjo, pra, ishte biseda e tyre që në fillim me njëri-tjetrin. Të gjithë kishin frymëzim të njëjtë, kishin të njëjtin qëndrim, të njëjtat fjalë, thuajse ishin një trup. Një gjuhë fliste për të gjithë. Ata, edhe në këto çaste më kritike të jetës, mbetën të bashkuar, edhe pse në të tilla situata është vështirë që njerëzit të jenë të një mendimi. Por, të mos harrojmë se, edhe para hyrjes në shpellë, ishin unikë në bisedë, fjalë dhe qëndrime.

Çfarë po i thoshin ata njëri-tjetrit në brendi të shpellës? Ata thanë, sipas një versioni:"Shikoni, gjeni veprat e mira që keni bërë vetëm për hir të Allahut, dhe luteni Allahun e Lartësuar me to, se ndoshta e hap portën për ju".

Edhe pse kemi shumë versione të hadithit të transmetuar, të gjitha kanë kuptim unik, secili transmetim përforcon kuptimin e tjetrit, kështu që nuk ka shpëtim përveçse me veprën më të mirë, më të ndershme, më të çiltër dhe më të sinqertë.

Ata tre persona të zgjedhur, të mirë, të ndershëm E kishin njohur Allahun në paqe e qetësi, e Allahu i njohu ata në pikëllim e vështirësi. Ata E kishin dashur Allahun haptazi dhe fshehurazi, edhe Allahu i deshi dhe të dashurit e Tij kur i do, edhe i sprovon. Kjo sprovë u kishte ndodhur, sepse Allahu donte të dëgjonte lutjet e tyre të sinqerta, të shihte modestinë dhe t'i pastronte edhe më tepër, ashtu siç digjet ari në zjarr dhe në fund del i çiltër dhe i pastër.

Nga këtu, hadithi ekspozon shembullin më të sinqertë të adhurimit ndaj Allahut Fuqiplotë, ku secili prej tyre përpiqet që lutjen e tij ta formulojë në formën më të bukur artistike, më përmbajtësore, më dimensionale dhe më të pranueshme. *(vijon)*

(1) Ibn Haxher, "Fet'hul Bari", v. 6 f. 584, nr. 465, Kitab ehadithil Enbija. (2).Po aty, v. 6. f. 585. (3) El-Ajnij, "Umdetulkarij", v. 22. f.24. (4) Fet'hul Bari", v. 6. f. 585 (5) Ibn Haxher, "Fet'hul Bari", v. 6 f 585; "MusnedAhmed", v. 5. f. 47, nr. 12001. (6) "Sahihu Muslim", v. 5. f. 192, nr. 1686. (7) "Sahihul Buhari", v. 1. f. 288, nr. 4926.



Prof. dr. Hysen Matoshi

# Rikthimi i Flamurit

Festa e sivjetme e Pavarësisë së Shqipërisë, apo e Ditës së Flamurit, sikundër njihet më shumë në shtrirjen mbarëkombëtare,vjen me një ngjyrim më të veçantë. Flamuri kombëtar, himni kombëtar dhe gjuha shqipe, si përfaqësues identitar të kombit tonë, u bënë objekt trajtimesh të shumta mediale e politike si rrjedhojë e qëndrimit antishqiptar të shfaqur në një lojë sportive, përkatësisht në ndeshjen futbollistike Serbi – Shqipëri, luajtur më 14 tetor në Beograd.




Në një aktivitet sportiv që, nga Federata Evropiane e Futbollit, organizohet me moton "Thuaj jo racizmit" pati shpërthim urrejtjeje dhe dhune të shfrenuar ndaj një identiteti tjetër kombëtar. Pa asnjë dyshim një gjë shumë e keqe ndodhi në zemër të Evropës, e cila mëton të shndërrohet në një model të organizimit global, të bazuar mbi vlerat e barazisë, drejtësisë, tolerancës e mirëkuptimit me të tjerët. Fyerja e rëndë e simboleve të identitetit shqiptar (himni kombëtar u fishkëllye gjatë gjithë intonimit, flamuri ynë kombëtar nuk u lejua të bartej nga kushdo qoftë në stadium dhe fjalët shqipe të himnit, të kënduar nga reprezentuesit shqiptarë, u ngulfatën në zhurmat shurdhuese të një mendësie albanofobe), kërcënimi verbal i shqiptuar në kor me idenë për të zhdukur çdo shqiptar nga faqja e dheut dhe rrezikimi i jetës së lojtarëve dinjitozë të Kombëtares Shqiptare ua kanë hapur sytë të gjithë atyre që mendonin se Ballkani po hynte në një fazë të re të bashkëjetesës fqinjësore në harmoni, mirëkuptim e tolerancë. Hëpërhë, projekti disavjeçar për të evropianizuar Serbinë mori një notë të dobët.

Megjithatë, në tërë këtë zhvillim pati si reflektim pozitiv kthimin e opinionit shqiptar kah vlerat tona të veçanta kombëtare. Nuk është fjala për një homogjenizim me bazë refuzuese në raport me kulturat e tjera dhe aq më pak me ndonjë raport përçmues ndaj tyre. Vlerësimi i identitetit tonë kombëtar dhe atdhedashuria janë gjëra të natyrshme për secilin komb, nuk janë aspak anakronike, sikundër pretendojnë t'i quajnë një grusht kozmopolitësh servilë, të cilët i identifikojnë vlerat e mirëfillta vetëm tek të tjerët.

## 28 Nëntori i historisë kombëtare

Në historinë e secilit komb ka data, ngjarje dhe personalitete pa të cilat ajo s'do të kishte asnjë kuptim. Në historinë e shqiptarëve një rëndësi të këtillë e ka Shpallja e Pavarësisë. Është pika kthese që shënonte fundin e rënies dramatike dhe fillimin e ngritjes së vështirë të kombit më të rrezikuar atëbotë në mbarë rruzullin. Të gjendur para apetiteve të pangopshme e të orkestruara të fqinjëve grabitqarë, të mbetur pa aleatë të sigurt, pa protektorë aq të rëndësishëm e të nevojshëm në këtë hapësirë, më 1912 shqiptarët ndodheshin në kufirin e rrezikshëm të zhbërjes etnike. Mbretëritë ballkanase, Serbia, Mali i Zi, Greqia dhe



Bullgaria, i kishin dizajnuar hartat e reja të Gadishullit dhe, nën vellon e luftës kundër Perandorisë Osmane, po i realizonin projektet e shtrirjes së shteteve të tyre në mbarë hapësirën etnike shqiptare. Çështja shqiptare nuk gjente përkrahje për një zgjidhje të drejtë tek asnjëri prej faktorëve të kohës; mbështetja e herëpashershme dhe e vakët më shumë vinte si rezultat i përplasjes së interesave të fuqive të kohës për mbizotërim në këtë hapësirë, ndërsa fqinjët sllavo-grekë nuk i shihnin shqiptarët ndryshe veçse si pre të gjahut të tyre në kërkim të territoreve të reja. Në fakt, itinerari i Ismail Qemalit drejt Vlorës është miniaturë simbolike e rrugëtimit historik të shqiptarëve nëpër vështirësi. Në këto rrethana vendimtare për ekzistencën e kombit tonë në skenë dolën figura të shquara të kohës, përfaqësues nga të gjitha trojet etnike, të cilët morën përsipër fatin e Shqipërisë. Shpallja e Pavarësisë ishte rezultat i natyrshëm i ngritjes së vetëdijes kombëtare të shqiptarëve, e cila kishte zënë fill qysh në Lidhjen e Prizrenit, më 1878, përkatësisht në Periudhën e Rilindjes Kombëtare Shqiptare.

## Rrugëtimi shekullor

Gjithsesi, ekzistimi shekullor i shtetit shqiptar dhe mbijetesa kombëtare e shqiptarëve, të mbetur jashtë kufijve të tij, janë dëshmi e vitalitetit të njërit ndër kombet më të lashta të Ballkanit e të Evropës. Krijimi i shtetit shqiptar, pavarësisht formatit të stërcunguar, ishte një kthesë e madhe për jetësimin e projektit shtetëror në përmasa reale etnike, sikundër kishte paraparë Lidhja e Prizrenit; Shqipëria, e njohur si shtet më vete, kaloi nëpër shumë stuhi sistemesh politike e modelesh rregulluese shtetërore, nëpër tronditje jo të pakta që shkaktonin luftërat për pushtet, nëpër pushtime e cenime të sovranitetit, përplasje diplomatike në arenën ballkanike e evropiane, për të arritur në ditët e sotme, si shtet që ndodhet në krahun e aleancave më të fuqishme botërore, si shtet që ka përkrah edhe Kosovën e pavarur, si, de fakto, shteti i dytë i shqiptarëve në Ballkan. Është meritë e ekzistencës së shtetit shqiptar edhe përparimi i pjesës së mbetur të kombit jashtë kufijve të tij. Kontributi i Shqipërisë shtetërore ishte i pranishëm në të gjitha fazat. Se në ç'përmasa ishte në secilën prej tyre, unë besoj se me kalimin e kohës do të qartësohet gjithnjë e më tepër. Një gjë është e sigurt: pa shtetin shekullor shqiptar nuk do ta kishim Kosovën e pavarur, pa shtetin amë shqiptarët e mbetur nën Maqedoni nuk do ta kishin statusin e kombit dhe përparimet e shënuara, të cilat ende nuk janë në parametrat e duhur; me Shqipërinë, me ekzistimin e saj si shtet, me përkushtimin e madh atdhetar, lidhen arritjen tona kombëtare gjithandej.

Prandaj, Festa e Flamurit, Festa e Pavarësisë së Republikës së Shqipërisë, është festë e të gjithë shqiptarëve, shpalosje e identitetit të veçantë kombëtar, rrugëtim evokues nëpër faqe të ndritshme të historisë sonë. Për më tepër, kjo festë dhe vlerat tona identitare do të mbeten shenjat orientuese drejt të ardhmes sonë.

Dr. Nuridin Ahmeti

# Kontributi i prijësve fetarë për shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 1912



Me përpjekjet për një Shqipëri të pavarur, së bashku me intensifikimin e punëve me veprimtarë të tjerë të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, ishin intensifikuar edhe veprimet në radhët e udhëheqësve fetarë shqiptarë. Ndonëse ideologjia kombëtare në radhët e udhëheqësve fetarë muslimanë pothuajse ishte shpërfaqur nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit më 1878, nga Lidhja e Pejës, e duke vazhduar me ngjarjet më pas, që do të kulmonin me shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë.

Udhëheqësit shqiptar të të gjitha feve, në të shumtën e herëve, ishin në lartësinë e duhur politike. Në komunitete të caktuara ka pjesëtarë të caktuar, që, në momentet e caktuara me veprimet apo mosveprimet e tyre, të kenë rënë në sy të disa penave, e që, ka bërë,që i gjithë komuniteti të cilësohet me epitete të ndryshme, negative apo pozitive. Me të parën, (negative) për shkak të devijimit të tyre në një moment të caktuar historik, krejt mllefi është zbrazur ndaj një komuniteti të caktuar. Ndërsa me të dytën, (pozitive) për shkak të dallimit për të mirë, krejt meritat i janë veshur një komuniteti, e që për mendimin tonë, kjo është e padrejtë.

"Si t'k'shtenë, si muhamedan, Shqipninë bashku t'gjith e kanë e prandaj t'gjith do t'qindrojmë,
do t'qindrojmë e do t'luftojmë, kemë m'u ba kortarë-kortarë Priftën, Fretë, Hoxhallarë për Shqipni..." (Gjergj Fishta).[1]

Në këtë kontribut tonin, jemi përcaktuar të japim vlerësimin për disa nga krerët fetarë, vetëm në një periudhë të caktuar historike, në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë në vitin 1912, e këtë e kemi bërë për disa arsye:

**E para:** në të kaluarën për shkaqe që tashmë dihen, kjo shtresë intelektuale dhe patriotike e vendit u eliminua nga librat tonë, ose u cilësuan të gjithë si antikombëtarë.

**E dyta:** kjo shtresë intelektuale edhe sot e kësaj dite vazhdon të jetë e harruar, andaj, disa nga studiuesit, me plot të drejtë, klerikët e pavarësisë i quajtën si "klerikë të harruar të pavarësisë."[2]

**E treta:** vazhdojmë ende me trajtimin e tyre për shkak të simpatisë për një komunitet të caktuar ose për shkak se personi që shkruan i përket një drejtimi shpirtëror të caktuar.

**E katërta**: kjo shtresë kishte një rol të rëndësishëm në shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë, dhe për atë u shpërblyen me poste të rëndësishme në qeverinë e përkohshme të Ismail Qemalit më 1912.

### Udhëheqësit shqiptarë gjatë viteve 1908-1912

Veprimet më dinamike në Lëvizjen Kombëtare Shqiptarë në harkun kohor 1908-1912 janë të ndërlidhura drejtpërdrejt me rolin dhe kontributin e udhëheqësve fetarë shqiptarë, të cilët u bënë një krah dhe shtyllë e fortë në mbarëvajtje të ngjarjeve në këto vite, respektivisht për ndërgjegjësimin kombëtar dhe për rritjen e kohezionit nacional të shqiptarëve. Në themelet e Revolucioni xhonturk qëndron edhe kontributi i shumë figurave të shquara shqiptare, sepse siç dihej, premtimet për shqiptarët nga ana e xhonturqve ishin jo të pakta. Shqiptarët nuk hezituan në përkrahje të tyre. Premtimet e tyre në uljen e taksave dhe në hapjen e shkollave në gjuhë amtare etj., llogariteshin si veprime largpamëse nga ana e Lëvizjes për arritjen e objektivave kombëtare. Por, me ardhjen e xhonturqve, shqiptarët përjetuan zhgënjimin, jo vetëm për shkak të mosmbajtjes së premtimeve, por, ata me veprimet e mëvonshme represive shkaktuan pakënaqësi te popullata shqiptare.[3] Kjo situatë e krijuar dhe kjo pakënaqësi kulmoi me kryengritje të shqiptarëve kundër politikave xhonturke.

Pas revolucionit në fjalë, u ndie nevojë imediate e hapjes së shkollave në gjuhën amtare te shqiptarët. Në këtë drejtim vihen në lëvizje edhe udhëheqësit fetar, sidomos kleri katolik[4] dhe bektashian, të cilët e kishin mbështetjen edhe të Austro-Hungarisë, pothuajse në të gjitha viset shqiptare. Për këtë, edhe udhëpërshkruesi Franc Baron Nopça, i cili në këto vite ka shëtitur nëpër disa qytete të vilajeteve shqiptare, si në Prizren, Shkup

etj., gjatë qëndrimit në Tetovë, në Teqenë e Madhe, siç thotë ai, në mes tjerash i kishin bërë përshtypje edhe marrëdhëniet e mira midis përfaqësuesit të konsullatës austro-hungareze dhe Adem Babait të Prizrenit, shehut të bektashinjve të Prizrenit. Një gjendje të tillë ai e gjen edhe në Tetovë, ku kishte vërejtur marrëdhëniet e mira të shehut të bektashinjve me konsullin austro-hungarez Bohumil Paras në Shkup. "Arrita ta kuptoj se midis këtyre dy grupimeve ndodh diçka e veçantë, çfarë natyrisht më mbeti si një gjë e zezë.., në shkurt të vitit 1906, kur arrita të marr vesh se një bektashi në Tiranë kishte ngritur një shkollë të fshehtë shqipe, kuptova se qeveria austro-hungareze i përdorte këta njerëz për zhvillimin e ndjenjës kombëtare shqiptare ndër shqiptaret mysliman."[5]

Hapja e shkollave në gjuhën shqipe, si dhe shtypja e disa librave në gjuhën shqipe, sigurisht që do të kushtëzoi edhe nevojën për një alfabet të përbashkët të gjuhës shqipe.[6] Kontributet dhe përpjekjet e vazhdueshme të udhëheqësve fetarë janë të dukshme edhe sa i përket çështjes së alfabetit të përbashkët të gjuhës shqipe me shkronja latine, ku në mes të klerit katolik dhe pjesës më të madhe të udhëheqësit fetar musliman kemi mendime të kundërta.

Përderisa kleri katolik në këtë kohë i përkrahur edhe nga Austro-Hungaria ishte për një alfabet të shqipes me shkronja latine, projekt, ky që u nis nga Komiteti i Stambollit, (Gjergj Fishta, Dom Nikollë Kaçori[7], Ndre Mjeda[8], Preng Doçi), te shumica e udhëheqësve fetarë musliman, të ndikuar edhe nga politikat xhonturke, mbizotëronte mendimi se shkrimi i gjuhës shqipe me shkronja arabe ishte më i drejtë.[9] Pavarësisht gjithë debateve të zhvilluara rreth alfabetit të shprehura në Kongres, në tubime, gazetat e kohës, etj., vendoset për shkrimin e shqipes me shkronja latine. U dalluan disa nga udhëheqësit fetarë myslimanë, si hafiz Ibrahmi nga Shkupi, i cili si pjesëmarrës në këtë kongres, porsa zbret nga podiumi Gjergj Fishta, i afrohet dhe e përqafon, duke e puthur me lot në sy. Pa dyshim që tek të pranishmit një skenë si kjo la mbresa të thella.[10] Është për t'u theksuar edhe veprimtaria e dy udhëheqësve fetarë myslimanë, të cilët ishin dërguar nga Komiteti i Stambollit, - Haxhi Vildan Dibrës e Haki Manastirliut për të propaganduar në dobi të shqipes me shkrim latin.[11] Në Panoramën e pjesëmarrësve në këtë kongres, Mithat Frashëri, kryetari i udhëheqjes së punimeve në këtë kongres e përshkruan me këto fjalë: "Kongresi për ne ishte një ngjarje e re, ku pamë krah për krah gegë dhe toskë, të krishterë dhe myslimanë, hoxhë dhe priftër."[12]

Përpjekjet e shqiptarëve për hapjen e shkollave shqipe pas Kongresit të Manastirit, mosbindja e administratës xhonturke, se edhe shqiptarët kanë të drejtë për hapjen e shkollave në gjuhën e tyre, veprimet e xhonturqve për t'i bindur shqiptarët se regjimi i tyre ishte i drejtë si në Kongresin e Dibrës më 23 - 29 Korrik të vitit 1909, ekspeditat e kohëpaskohshme ndëshkimore ndaj shqiptarëve nga gjeneralët xhonturq, kulmuan me kryengritjet e viteve 1909-1912. Fillimisht me kryengritjet në Vilajetin e Kosovës më 1910 në krye me Idriz Seferin, në përkrahje të të cilit dalin edhe klerikët muslimanë dhe katolikë të Anamoravës.[13] Përpjekjet e Isa Boletinit në disa teqe të Gjakovës për të gjetur përkrahje në kryengritje kundra xhonturqve[14] dhe debatet mes tyre.[15] Presioni xhonturk,[16] ndikimet e fqinjëve e sidomos të malazezëve tek malësorët, bëjnë që të kemi edhe një kryengritje në vitin 1911.[17] Kontributi i klerikëve katolikë në këtë kryengritje është i gjithanshëm: "Kleri Katolik Shqiptar..., ndoqi me një vëmendje përkujdesje dhe shqetësim të veçantë epopenë e Lekëve të Malësisë në vitin 1911."[18] Përpjekjet sipërfaqësore të xhonturqve, gjoja për të krijuar dhe dërguar komisione për të shikuar gjendjen e shqiptarëve më 1912, do të hasin në





pakënaqësi të popullatës. Me ndryshimin e rrethanave politike në aspektin ndërkombëtar, kjo pakënaqësi shpejt do të shndërrohet edhe në kryengritje nëpër krahina të tjera shqiptare.

### Udhëheqësit fetar dhe Shpallja e Pavarësisë së Shqipërisë 1912

"Austro-Hungaria mbronte anën e shqiptarëve dhe përkrahte propagandën nacionaliste që zhvillohesh me anën e klerit e patriotëve". (Ferit Vokopola).[19]

Shpërbërja e Perandorisë Osmane në Ballkan, ambiciet e fqinjëve për territore në kurriz të tokave shqiptare, interesimi i Austro-Hungarisë dhe i Italisë për ndërprerjen e depërtimit të sllavizmit, rrethanat e reja të krijuara në Ballkan, ishin fakte të qarta, që i kishin kuptuar pothuajse shumica e udhëheqësve fetarë muslimanë. Me përpjekjet për një Shqipëri të pavarur, së bashku me intensifikimin e punëve me veprimtarë të tjerë të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, ishin intensifikuar edhe veprimet në radhët e udhëheqësve fetarë shqiptarë. Ndonëse ideologjia kombëtare në radhët e udhëheqësve fetarë muslimanë pothuajse ishte shpërfaqur nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit më 1878, nga Lidhja e Pejës, e duke vazhduar me ngjarjet më pas, që do të kulmonin me shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë, ndeshim në kontributin e disa figurave qendrore të udhëheqësve fetarë, si Haxhi Vehbi Dibra, Dom Nikollë Kaçorri, Babë Dudë Karabunara, At Marko Mokça, Baba Selimi i Tepelenës Hafiz Sherif Langu, etj.. Më 28 nëntor të vitit 1912, me shpalljen e pavarësisë së Shqipërisë dhe me formimin e Qeverisë së Përkohshme të Ismail Qemalit, dy poste ministrore iu ndanë dy figurave (udhëheqës fetarë) autoritative të kohës, në rend të parë për rolin e tyre në jetësimin e idesë për vetëvendosje të shqiptarëve dhe emancipim kombëtar. Pra, këta dy udhëheqës fetarë të njohur, Haxhi Vehbi Dibra dhe Dom Nikollë Kaçori, kishin dhënë prova se ideali kombëtar për ta ishte i pashuar.

Më 3 dhjetor të vitit 1912 kur Ismail Qemali ia paraqiti listën prej 6 anëtarëve të kabinetit të parë shqiptar, reagimi i Babë Dudë Karabanuras ishte i menjëhershëm: në këtë listë mungonte dikush nga pjesëtarët e fesë katolike, mendim që u përkrah edhe nga të tjerët.[20] Me votimin e parë të kabinetit shqiptar, Dom Nikollë Kaçori[21] me vota unanime zgjidhet nënkryetar i Qeverisë së Përkohshme, dhe kjo u bë falë autoritetit, që kishte jo vetëm brenda Shqipërisë, por edhe në aspektin ndërkombëtar. Personalitetin e Dom Nikollë Kaçorit e njihnin të gjithë; aktiv në Kongresin e Manastirit -1908, në Kongresin e Dibrës- 1909 së bashku më Vehbi Dibrën, në Kongresin e Elbasanit -1909, i arrestuar në qershor të vitit 1910,[22] por i pamposhtur, sa që në njërën nga gazetat e kohës me rastin e lirimit nga burgu, më 24 mars të vitit 1911 shkruhej "Dom Nikollë Kaçorri, pas lirimit nga burgu, e rifilloi edhe më me përkushtim se kurrë propaganden paritoke."[23] Kjo edhe ndodhi, ai nuk u ndal së vepruari në përkrahje të kryengritësve më 1911 dhe 1912, duke u siguruar armatim.[24] Këto dhe shumë veprimtari të tjera në dobi të çështjes kombëtare, bënë që Dom Nikollë Kaçorri në Qeverinë e Përkohshme të Ismail Qemalit të ketë një vend meritor.

Një tjetër personalitet po aq i rëndësishëm me veprimtarinë e tij shpirtërore e kombëtare është edhe Haxhi Vehbi ef. Dibra.[25] Edhe pse i shkolluar e i rritur në Stamboll, në momentet vendimtare për fatin e kombit e të atdheut, e kanalizoi bagazhin e tij intelektual dhe shpirtëror në dobi të çështjes kombëtare. Kryetar i parë i Kongresit të Dibrës më 1909, duke ua prishur planet xhonturqve që kishin llogaritur në kthimin e besnikërisë ndaj tyre përmes udhëheqësve fetarë në këtë kongres,[26] duke propaganduar për rrezikun nga fuqitë e mëdha në rast se ndahen prej tyre,[27] përkrahës i alfabetit me shkronja latine, njëri nga nënshkruesit e shpalljes së Pavarësisë më 1912, kryetar i parë i pleqësisë në Kuvendin e Vlorës, i zgjedhur me vota unanime dhe me propozimin e Lef Nosit,[28] myfti i parë i Shqipërisë, kryetar i parë i komunitetit mysliman shqiptar, për të cilin veprim do të marrë edhe dritën e gjelbër nga Këshilli i Ministrave i Qeverisë së Për-

kohshme të Vlorës më 1913,[29] aktiv në kryengritjen antiserbe pas shpalljes së pavarësisë, etj..

Gazeta "Dielli", e cila dilte në Amerikë, më dt. 23 shator të vitit 1913, me rastin e ndryshimeve në kabinetin qeveritar në Vlorë, në mes tjerash raportonte, si vijon: "Vebi Dibra i cili që president i Senatit, u bë kryetar i muhamedanëve dhe vendin e tij e zuri Ekrem Vlora."[30]

Mund të konstatohet se ajo që e bën këtë njëri shumë të respektuar në mesin e kolegëve të tij, tashmë të dëshmuar në historiografinë shqiptare, është Fetvaja (vendimi juridik) i Vehbi ef. Dibrës në favor të Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë më 1912. Kjo fetva përbën aktin më sublim të shkëputjes dhe të pavarësimit të gjykatave të Shtetit Autonom Shqiptar e të shqiptarëve muslimanë, nga juridiksioni i Shejhul-islamit të Portës së Lartë, dhe të Sulltanit, si halif i muslimanëve. Ndërsa, revista "Zani i Naltë", nr. 4, 1937, opinionin e Vehbi Dibrës, në lidhje më Shpalljen e Pavarësisë, e përshkruan në këtë mënyrë: "Goja e tij e ambël e bekoi për herën e parë Veprën e Shenjtë të ngritjes së Flamurit",[31] Flamuri i jonë i dashur do të valojë gjithmonë, pse se pati fatin e lumnuëshëm qi t'a fillojë tallazin e parë më bekimin dhe uratën e një fetari të vërtetë."[32]

## Udhëheqësit fetarë, pavarësia dhe toleranca ndërfetare

Fenomeni më i diskutuar në shoqërinë shqiptare nga historiografia, publicistika dhe letërsia shqiptare padyshim se është edhe toleranca ndërfetare, e cila tashmë është vlerësuar edhe në qarqet e jashtme shkencore, si një fenomen që e bën të veçantë identitetin kombëtar të shqiptarit, që nuk do të determinohet përmes fesë, por përmes gjuhës. Ky fenomen ishte prezent te shqiptarët edhe në vitet e mëhershme, por, ato që nuk mund të anashkalohen as për një moment, janë veprimet e udhëheqësve fetarë, që në momente të caktuara kanë ditur që interesat kombëtare t'i rendisin para atyre fetare. Ata ditën që me krijimet dhe aktivitetet e tyre politike ta përçonin mesazhin e tolerancës edhe te masa që i takonin. Dom Nikollë Kaçorri, Haxhi Vehbi Dibra, Babë Dud Karabunra, janë shembuj tipikë sesi në momentet vendimtare të atdheut, duhet të veprohet. Dom Nikollë Kaçorri, si bashkëthemelues i shoqërisë "Vëllazëria" në Durrës 1909, selia e së cilës u vendos në një nga dhomat e famullisë së Durrësit, një nga bashkëpunëtorët më të dalluar të tij, kishte Hafiz Ali Podgoricën, të cilin e kishte shok dhe mik. Së bashku me Nikollë Kaçorrin, Hafiz Ali Podgorica ngriti flamurin kombëtar me 26 nëntor të vitit 1912 në Durrës. Gjatë vitit 1908-1912 Hafiz Ali Podgorica, mbeti një nga bashkëpunëtorët më të ngushtë të Dom Nikollë Kaçorrit dhe të Komitetit të Kryengritjes së Përgjithshme në Durrës.[33]

Vehbi Dibra, i nisur edhe nga parimet kombëtare dhe fetare do të deklaronte "Kristianë e myslimanë janë vëllezër shqiptarë të pandarë. Të kemi dashuri edhe për bashkatdhetarët e krishterë, sepse edhe ata i kemi vëllezër e s'kemi si ndahemi. Të përpiqemi edhe për të mirën e tyre si për veten tonë..., të ndjekim një rrugë të përbashkët.., t'i tregojmë botës mbarë se shqiptarët pa dallim feje, janë vëllezër si bijë të njëshëm të së dashurës sonë Shqipëri."[34] Dëshmia më e mirë sesi Haxhi Vehbi ef. Dibra i deshi vëllezërit e tij prej gjaku, është fjalimi dhe vlerësimi i Visarion Xhuvanit - kryetar i parë i Kishës Ortodokse Autoqefale Shqiptare, i cili me rastin e vdekjes së Vehbi Dibrës, deklaron: "aj qe i pari që u dha dorën të Krishterëve tue u thanë se e ndjekim, po besmin, që na kanë lanë trashëgim të parët, porse kudo, në jetën t'onë, jemi vllazën të pandarshëm."[35]

Sado që është shkruar shumë për kryengritjet e vitit 1912, për shpalljen e Pavarësisë së Shqipërisë më 28 nëntor 1912, si dhe për rolin e shumë personaliteteve në këtë ngjarje madhore të kombit shqiptar, rolit të udhëheqësve fetarë, edhe përkundër faktit se ishte mjaft domethënës, nuk i është kushtuar ndonjë studim serioz. Këtyre figurave të mëdha shpirtërore dhe kombëtare me vëmendjen tonë u kontribuojmë, që ata të mos shihen dhe të mos shikohen edhe më tej si "udhëheqësit fetarë të harruar të pavarësisë".

[1] Gjergj Fishta, Lahuta e Malësisë, Uegen, Tiranë, 2010, f. 202.[2] Iira Çaushi Sulo, Klerikët e harruar të Pavarësisë, në: "Pavarësia e Shqipërisë dhe sfidat e shtetit shqiptar gjatë shek. XX", Universiteti i Tiranës –Instituti i Historisë, Tiranë, 2007, f. 84-86.[3] Historia e popullit shqiptar II, Grup autorësh, ASHSH- IH, Toena,Tiranë, 2002, f. 371, 377.[4] Fehari Ramadani, Kontributi i Austro- Hungarisë për zhvillimin e arsimit dhe të kulturës shqiptare 1900- 1912, Tetovë, 2010, f. 86-110; Jashar Rexhepagiqi, Zhivillimi i arsimit dhe i sistemit shkollor të kombësisë shqiptare në territorin e Jugosllavisë së sotme deri në vitin 1918, ETMMK, Prishtinë, 1970, f. 228-229. Eqrem Zenelaj, Çështja shqiptare nga këndvështrimi i diplomacisë dhe gjeopolitikës së Austro- Hungarisë (1699- 1918), Faik Konica, Prishtinë, 2010, f. 544-575.[5] Franc Baron Nopça, Udhëtime në Ballkan, Plejad, (Përktheu Ilirjana Angoni), Tiranë, 2007, f. 121, 122.[6] Historia e popullit shqiptar II, Grup autorësh, ASHSH- IH, Toena,Tiranë, 2002, f. 391.[7] Hajredin Isufi, Dom Nikollë Kaçorri në mbrojtje të alfabetit shqip dhe të Kongresit të Manastirit, në: "100- vjetori i Kongresit të Manastirit" (Konferencë shkencore), ASHSH, ASHAK, QSA, Tiranë, 2009, f. 266-275. [8] Nikë Ukgjini, Kleri katolik dhe çështja Kongresit të Manastirit, në: "100- vjetori i Kongresit të Manastirit" (Konferencë shkencore), ASHSH, ASHAK, QSA, Tiranë, 2009, f. 255-266. [9] Peter Bartl, Myslimanët shqiptarë në lëvizjen për pa¬va¬rësi kombëtare (1878-1912), (Përktheu Nestor Neprevishta) ShB, Dituria, Tira¬në, 2006, f. 202, 203. [10] Hysni Myzyri, Arsimi kombëtar shqiptar (1908-1912), ETMMK, Prishtinë, 1996, f. 85- 86.

Mr. Ejup Haziri

# Forma e namazit të Pejgamberit a.s. sipas shkollës hanefite



## Hyrje

Disa tema radhazi ia kemi kushtuar Ebu Hanifes dhe shkollës juridike hanefite, në mënyrë që të kuptohen drejt disa gjëra dhe të hidhen poshtë disa dyshime, mëdyshje dhe dilema, të cilat janë shfaqur kryesisht gjatë dy dekadave të fundit. Me ato tema kemi dashur të argumentojmë se cili është medhhebi hanefi, duke treguar edhe zinxhirin e pashkëputur prej Ebu Hanifes deri tek i Dërguari i Allahut, ashtu siç kemi pasur për synim të tregojmë se kush ka qenë në realitet imami i madh, Ebu Hanife. Tashmë do të kalojmë në pjesën kryesore të kësaj tematike, në atë të namazit, ku do t'i shtjellojmë dispozitat që kanë të bëjnë me të, konform pikëpamjes hanefite, në koordinim me Synetin e Resulullahut a.s.. Kjo temë do të jetë si një parahyrje, ku do të sinjalizohet se për çfarë do të shkruajmë dhe cili është synimi ynë.

## Ç'kemi për qëllim?

Forma e namazit të Pejgamberit a.s., sipas shkollës juridike hanefite, nuk kuptohet një formë e re a e veçantë, që ka të bëjë me shkollën juridike hanefite, ose një namaz të cilin e ka shpikur themeluesi i shkollës hanefite apo nxënësit e kësaj shkolle, dhe as një drejtim i ri që ka qenë i panjohur më parë, por që ka të bëjë me formën që ka praktikuar i Dërguari i Allahut a.s. e që është bartur nëpërmjet shokëve të tij të zgjedhur, të cilët e kanë parë të Dërguarin e Allahut duke u falur. Këta shokë të tij kanë qenë dëshmitarë të gjallë, sepse kanë jetuar me të Dërguarin e Allahut, kanë parë nga afër formën dhe mënyrën e tij të faljes. Ata përcollën veprimet dhe lëvizjet e të Dërguarit në çdo fushë. Kjo praktikë që nga koha e të Dërguarit të Allahut, u përcoll tek ata që erdhën pas tij, dhe ata me fanatizëm të madh e ruajtën këtë formë të transmetuar nga thëniet e tij dhe të dëshmuar në praktikë. Një numër i madh i ashabëve, sidomos elita e tyre, në vendet që ata shkuan e jetuan, ua mësuan të tjerëve fenë dhe masa e gjerë, përmes shokëve të tij të zgjedhur, pa në praktikë veprimet e të Dërguarit të Allahut.

## Forma e namazit sipas Synetit, konform shkollës hanefite

Ebu Hanife si themelues i shkollës juridike hanefite, kishte marrë opinionet e ashabit të zgjedhur Abdullah ibn Mes'udit dhe nxënësve të tij, të cilët pasuan Synetin e të Dërguarit të Allahut në përpikëri. Prandaj, forma e namazit që praktikojmë ne me shekuj këtu, është forma të cilën e transmetojnë ashabët e zgjedhur, të cilët jetuan pranë të Dërguarit të Allahut dhe ndoqën e pasuan atë detajisht. Është forma që na transmetohet edhe nga dhëndri i të Dërguarit të Allahut, Aliu r.a.,, dhe nga shumë ashabë të tjerë të zgjedhur. Është, pra, versioni autentik dhe forma më e besueshme që na përcillet nga shokët më të zgjedhur të të Dërguarit të Allahut, të cilët e shoqëruan që nga ditët e para të Dërguarin e Allahut, siç është rasti me Aliun r.a., apo ibn Mes'udin, të cilët ishin në kontakt të vazhdueshëm me Pejgamberin a.s..

Duhet ndjekur rruga e atyre që jetuan me të Dërguarin e Allahut dhe e atyre që erdhën pas tyre dhe gjetën në praktikë mënyrën e faljes nga shokët e të Dërguarit, të cilët u vendosën në vendet e ndryshme islame, pas çlirimit të tyre. Allahu na urdhëroi që t'i pasojmë ata:

"Allahu është i kënaqur me muslimanët e parë, emigrantët dhe ensarët dhe me të tërë ata të cilët i pasojnë këta me vepra të mira, por edhe ata janë të kënaqur me Atë. Ai u ka përgatitur atyre xhennete, ku rrjedhin lumenj, dhe ata aty do të mbesin përgjithmonë. Ai është sukses i madh". (Et-Tevbe,9)

Opinionet e tyre vlejnë shumë më tepër sesa opinionet e gjeneratave që erdhën pas tyre. Në këtë kontekst, Imam Shafiu kishte thënë: "Opinioni i tyre (ashabëve) për ne është më i mirë sesa opinioni ynë."[1] Të gjithë themeluesit e shkollave juridike gjejnë mbështetje në fjalët dhe opinionet e ashabëve. Madje, ajo që është jashtë katër shkollave juridike të pranuara, konsiderohet më e dobët, sepse themeluesit e shkollave juridike, nxënësit dhe pasuesit e tyre i shoshitën argumentet dhe nuk i morën pa i analizuar dhe studiuar mirë. Pran-



daj, tentativat dhe ftesat për rikthim tek Syneti, duke i anashkaluar kolosët e shkollave juridike, nuk janë gjë tjetër pos tentativa të paarsyeshme për të përmbysur shkollat juridike dhe çjerrje kërcënuese ndaj pasuesve të këtyre shkollave. Nëse pas dymbëdhjetë shekujve dikujt i shkoi ndërmend t'i rikthehet Synetit përmes ixhtihadit personal, me pretekstin e përmbytjes së ixhtihadit të kolosëve të dijes dhe taklidit konsultativ të tërë atyre shekujve dhe tërë asaj krijimtarie shkencore, atëherë çfarë mund të thuhet për rrugën e atyre që minojnë dymbëdhjetë shekuj të historisë së lavdishme islame? Nëse ata që jetuan afër shokëve të Pejgamberit a.s. dhe nuk ia qëlluan Synetit apo gabuan në përzgjedhjen e Synetit, çfarë mund të thuhet për gjeneratat e dymbëdhjetë apo trembëdhjetë shekujve pas tyre? Si mundën t'i korrigjojnë të mëvonshmit të parët, kur dihet se të parët kanë parë në praktikë Synetin e Resulullahut a.s., kurse të mëvonshmit nuk e patën një fat të tillë! Në fakt, edhe ata që sot ia atribuojnë vetes gjetjen e rrugës së vërtetë dhe pasimit të vërtetë të Synetit, praktikisht i përmbahen një drejtimi-shkolle, ndonëse teorikisht mund të mos e emërtojnë veten dhe mund ta fshehin emërtimin nën petkun e emrit Synet. Edhe ata, ndonëse në vazhdimësi akuzojnë për taklidin, i përmbahen atij.

Që të gjitha shkollat juridike kanë vepruar konform synetit që depërtoi në vendet ku ato shkolla u themeluan dhe u zhvilluan. Secila shkollë veproi në bazë të Synetit që gjeti në atë vend, sepse, me shpërndarjen e ashabëve nëpër vende të ndryshme, secili barti me vete edhe Synetin e të Dërguarit të Allahut.

Prej të gjitha shkollave juridike, ajo që më së shumti u mor me diskutime, shqyrtime dhe analiza të thella, është shkolla juridike hanefite. Themeluesi i kësaj shkolle dhe nxënësit e tij, jo vetëm që kishin njohuri të thella rreth udhëzimit të Pejgamberit a.s. në përgjithësi, por ata thëniet e të Dërguarit a.s. i shqyrtonin deri në detajet më të imëta, saqë nuk u linin asgjë gjeneratave të ardhme. Konsultimi i tyre i atëhershëm mund të jetë ekuivalent me analizat e mëdha që bëhen në kohën moderne.

Për konsultimin në shkollën hanefite tregon Esed ibn Furati, i cili thotë: "Më ka thënë Esed ibën Amri: "Ata (nxënësit e Ebu Hanifes) nuk pajtoheshin me të në përgjigjen rreth ndonjë çështjeje, dhe secili vinte me ndonjë përgjigje, e pastaj ato ngriheshin tek imami dhe ata e pyesnin atë, e përgjigjja nuk mungonte prej tij. Shpeshherë rreth një çështjeje diskutonin tri ditë, e më pas e shënonin në divan".[2] Madje, Ebu Jusufi në disa raste ka deklaruar se për një çështje kanë diskutuar plot një muaj, e pas një muaji secili kishte sjellë argumentet përfundimtare dhe në divan qe shënuar mendimi përfundimtar i përzgjedhur, duke i përmendur edhe mendimet e tjera, të gjitha me argumente. Kështu kanë qenë tubimet e dijes dhe analizat e thella të shkollës juridike hanefite karshi problematikave dhe çështjeve të ndryshme. Në diskutime të tilla kanë marrë pjesë qindra nxënës të Ebu Hanifes, të cilët më vonë u bënë dijetarë të njohur, po në debate dhe diskutime të tilla shquheshin 40 nxënës të tij, të cilët kishin inteligjencë të jashtëzakonshme dhe u përkisnin lëmenjve të ndryshëm.

Tek çështja e namazit, Ebu Hanife, ndonëse kishte para vetes formën origjinale të faljes së namazit të Pejgamberit a.s. nga ashabi i ndershëm dhe i shquar Abdullah ibn Mes'udi, në çështjet dytësore të namazit, diskutonte me nxënësit e tij dhe analizonin hadithet që kishin të bënin me tematikën e namazit. Ebu Hanife, në përzgjedhjen e argumenteve rreth (Syneteve të) namazit, zakonisht bazohet tek ashabët, të cilët, përveç dijes së tyre të përgjithshme, kishin qenë edhe fekihë-njohës të mirë të dispozitave të Islamit. Prandaj, hadithet që transmetohen prej tyre (ashabëve fekihë) tek ai kanë konsideratë më të madhe.

### Akuzat rreth formës së faljes

Akuza se forma e të falurit të Pejgamberit a.s., e transmetuar nga shumë sahabë dhe e marrë për bazë nga Ebu Hanife dhe nxënësit e tij, është e dobët dhe e paargumentuar, është një akuzë e pabazë dhe dashakeqe, e cila fare nuk përkon me realitetin, sepse, siç do ta elaborojmë në temat e ardhme, çdo detaj rreth namazit është i argumentuar dhe ka mbështetje në tekste dhe athare. Madje, ajo që është më e çuditshme në këtë kontekst, është pluhuri i ngritur nga disa studiues, të cilët kanë bërë thirrje që të shmangen medhhebet dhe të pasohet syneti i të Dërguarit të Allahut. Thirrjet e tyre lënë të kuptojnë se medhhebet-shkollat juridike nuk pasojnë synetin e të Dërguarit të Allahut dhe se këta imam nuk kanë pasuar synetin e të Dërguarit të

Allahut (sic). Imamët e katër shkollave juridike e kanë pasuar në vazhdimësi sunetin e të Dërguarit të Allahut dhe se ata kurdo që dëgjonin për ndonjë hadith autentik që e kundërshton opinionin e tyre, e braktisnin opinionin e tyre dhe vepronin me hadithin në fjalë. Ata qenë që më së shumti e praktikonin synetin e të Dërguarit. Në këtë kontekst Ebu Hanife qe shprehur: "Nëse vërtetohet se një hadith është autentik (i vërtetë), atëherë ai është medhhebi im."[3] Ndërsa imam Maliku kishte thënë: "Vështroni mendimet e mia; gjithë ajo që është në pajtim me Kuranin dhe synetin, pranojeni atë; e gjithë ajo që nuk pajtohet me Kuranin dhe sunetin, mos e përfillni atë."[4]

Këta imam ishin shëmbëlltyrë për besimtarët dhe ishin poliglot të vërtetë. Ata ishin prej atyre që më së shumti ia kishin frikën Allahut dhe vepronin gjithnjë në koordinim të plotë me udhëzimin profetik. Prandaj nevoja e njerëzve në pasimin e tyre është e madhe dhe se gjithë njerëzit kanë nevojë për mësimet, mendimet dhe opinionet e tyre, sepse ata tërë jetën e tyre e kaluan në shërbim të njerëzimit, që njerëzve t'ua shpjegojnë fenë. Tekstet kuranore dhe profetike jo gjithnjë janë të kapshme për masën e gjerë, prandaj shpjegimi i duhur nga juristët e tillë ishte i mirëseardhur dhe tejet i dobishëm, sepse kjo ndikonte që njerëzit ta kuptonin më mirë dhe më drejtë Islamin. Vetëm ata që ishin të thelluar në dije, mund t'i kuptonin një pjesë të teksteve, e sikur t'i lihej secilit nga masa e gjerë, atëherë sigurisht se kjo do shkaktonte rrëmujë të paparë.

Për juristë të tillë Ibën Kajimi ka shkruar: "Juristët e Islamit, që prej opinioneve të tyre dolën fetvatë që u përhapën tek njerëzit, e të cilët u thelluan në nxjerrjen e dispozitave dhe i kushtuan rëndësi rregullave të hallallit dhe haramit, ata në tokë janë sikurse yjet në qiej, ku përmes tyre udhëzohet i humburi në errësirë dhe nevoja e njerëzve për ta është më e madhe se nevoja e tyre për buk e ujë. Nënshtrimi ndaj tyre është më obligativ se nënshtrimi ndaj prindërve, duke u bazuar në fjalët e Allahut të Madhërishëm[5]: "O ju që besuat, bindjuni Allahut, respektoni të dërguarin dhe përgjegjësit nga ju. Nëse nuk pajtoheni për ndonjë çështje, atëherë parashtrojeni atë te Allahu (te libri i Tij) dhe te i dërguari, po qe se i besoni Allahut dhe ditës së fundit. Kjo është më e dobishmja dhe përfundimi më i mirë." (En-Nisa, 59)

**Çfarë do të trajtohet në tematikën e namazit?**

Në këtë tematikë do të trajtohet forma e namazit që nga tekbiri e deri tek selami. Prandaj, nuk do të shtjellohen kushtet e jashtme të namazit, por vetëm ato që janë pjesë e brendshme e namazit, andaj shtjellimi do të jetë direkt me namazin që nga tekbiri fillestar e deri tek dhënia selam. Përshkrimi i kësaj tematike, ndonëse në shikim të shkurtër mund të duket i shkurtër dhe i shpejtë, do të jetë një seri shkrimesh më të gjata, sepse trajtimi rreth disa gjërave do të jetë detajizues dhe gjithnjë në dritën e argumenteve dhe fakteve. Rreth kësaj çështje do të konsultohen librat bazë të shkollës sonë dhe do të përmenden mendimet e ndryshme rreth çështjeve të caktuara. Nëse na lejon hapësira do të kemi edhe shtjellime dhe analiza rreth disa gjërave që janë aktualizuar më tepër tek ne.

Tematika e namazit do të jetë konform kronologjisë së të falurit, hap pas hapi dhe elaborimi i kësaj tematike ka të bëjë me sensibilizimin e besimtarëve muslimanë shqiptarë që i përkasin

shkollës hanefite, në mënyrë që të njihen më detajisht rreth namazit që e bëjnë për çdo ditë dhe t'i kuptojnë argumentet rreth tij, e assesi nuk është tentativë për t'i sulmuar shkollat tjera apo për të mbjellë urrejtje ndaj gjithë atyre që kanë mendim ndryshe nga shkolla jonë juridike. Njëherësh kjo do të jetë edhe argument i fuqishëm për gjithë ata që kanë mendime e qëndrime skeptike ndaj shkollës hanefite, sepse shumë gjëra janë thënë nga injoranca e zilia, ndonëse realiteti ishte krejt ndryshe. Madje, përgjatë dekadës së fundit tek ne është sulmuar mënyra e faljes që e bëjmë ne, është mbjellë huti kryesisht tek gjenerata e vjetër, sepse është thirrur në një formë të re dhe është krijuar një klimë e papërshtatshme mes gjeneratave. Madje, është lakuar e aluduar se forma që ne e kemi praktikuar me shekuj, është e papranueshme. Deri këtu ka ardhur kjo çështje. Fatkeqësisht, disa ende jetojnë me të tilla bindje!

Trajtimi i kësaj çështje nuk do të jetë vetëm nga aspekti i fikhut-jurisprudencës, por do të jetë një kombinim mes fikhut dhe hadithit, ku një rëndësi të posaçme do t'i kushtohet haditheve, gjegjësisht argumenteve nga suneti, ku do të ketë vlerësim të haditheve dhe komentim të haditheve nga ana e juristëve dhe hadithologëve.

Mendoj se kjo qasje do të jetë e dobishme, ndonëse nuk është edhe e lehtë, por me ndihmën e të Plotfuqishmit do t'ia dal në elaborimin e duhur të tematikës së namazit konform synetit të Resulullahut, sipas shkollës juridike hanefite.

(1) Ibën Kajjim el-Xhevzije, 'I'lamu-l muvekkiine an rabbi-l Alemine, v. 2 f. 186. (2) Muhamed Zahid Kevtherij, Fikhu Ehlul Iraki ve Hadithuhum, f. 55. (3) Ngjashëm kishte thënë edhe Shafiu por edhe imamët tjerë të shkollave juridike. Kjo tregon edhe raportin e tyre ndaj hadithit (synetit) dhe gatishmërinë e tyre të plotë që t'i ndërrojnë mendimet kurdo që hasin në hadithe autentike që dëshmojnë të kundërtën e mendimeve të tyre. (4) Ibën Abdul Berr, Xhami' bejanu-l Ilm, v. 2, f.32. (5) Ibën Kajjim el-Xhevzije, 'I'lamu-l muvekkiine an rabbi-l Alemine, v. 2 f. 14.

Isa Tërshani

# Përgojimi, ves i keq



"O ju që keni besuar, largohuni prej dyshimeve të shumta, meqë disa dyshime janë mëkat dhe mos hulumtoni për zbulimin e të metave të njëri-tjetrit, dhe mos përgjoni njëri-tjetrin; a mos ndonjëri prej jush dëshiron të hajë mishin e vëllait të vet të vdekur? Atë, pra, e urreni! Kini frikë nga ndëshkimi i Allahut, e Allahu është mëshirues, Ai pranon shumë pendimin". (El Huxhurat, 12 )

Përgojimi është një prej veseve më të shëmtuara dhe më të urryera, por fatkeqësisht shumë i përhapur në mesin e njerëzve, dhe të paktë janë ata që i kanë shpëtuar këtij vesi. Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se Pejgamberi a.s. i kishte pyetur shokët: "A e dini ç'është Përgojimi - (gibeti) ". Dhe dikush tha: "Allahu dhe Pejgamberi i Tij këtë e dinë më së miri", pastaj ai deklaroi: "Përmendja nga ana juaj e diçkaje për vëllanë tuaj në mungesë të tij, të cilën ai e urren (që të përmendet) ". Pataj i thanë: "E çka nëse ajo që them, ekziston te vëllai im?" Muhamedi a.s. tha: "Nëse është ashtu si thua ti (nëse është ajo që thua), atëherë ti e ke përgojuar atë. Ndërsa, nëse nuk është gjetur tek ai ajo që thua, atëherë ti ke shpifur për të".[1]

Në bazë të këtij hadithi përgojimi është i pranishëm, apo ke përgojuar, kur përmend diçka për një person (në mospraninë e tij), që ai e urren t'i përmendet qoftë për: trupin e tij, punën e tij, veten e tij, pamjen e tij fizike, karakterin e tij, karakteristikat fetare, shëndetin e tij, fëmijët dhe familjen e tij, veshjen e tij, mënyrën e ecjes së tij, buzëqeshjen e tij, ose për çdo gjë tjetër në lidhje me sa u thanë, pa marrë parasysh nëse ti i përmend ato me fjalë, me shkrim, ose duke gjestikuluar me sy, me duar ose me kokë.[2]

Nga kjo që u tha, kuptojmë se njerëzit e pajisur me moral dhe virtyte të larta njerëzore, të edukuar mirë fetarisht, duhet të ruhen dhe të jenë shumë të kujdesshëm gjatë fjalëve dhe bisedave të tyre, të mos ia thonë askujt pas shpine, atë që nuk ia thonë në praninë e tij. Sepse, sipas dispozitave fetare në lidhje me përgojimin, sipas qëndrimeve unanime të dijetarëve muslimanë, përgojimi është i ndaluar-haram. Thotë Allahu xh.sh.në Kur'an: "…As mos përgojoni njëri-tjetrin…" (El Huxhurat,12 ) "Mjerë për secilin që ofendon e përqesh (njerëzit) ", (El Humeze,1) "Që është përgojues e ban fjalën ndër njerëz". (El Kalem, 11) Besimtari duhet të përmbahet gjithherë nga ky ves. Ai nuk bën të përgojojë tjetrin. Kjo veti urrehet nga feja jonë njësoj sikur ngrënia e mishit të njeriut të vdekur. Transmeton Enesi r.a. se i Dërguari i Allahu s.a.v.s. ka thënë: "Kur u ngjita (në qiej), takova njerëz të cilët kishin thonj të bakrit, me të cilët gërvishtnin fytyrat e tyre dhe gjokset e tyre. Kështu që unë e pyeta Xhiblilin kush janë këta? Ai tha: Ata janë që kanë ngrënë mishin e njerëzve, duke përgojuar nderet e njerëzve".[3] Ishim tek Pejgamberi a.s. dhe aty pranë na rrethoi një erë e rëndë. Pejgamberi a.s. tha: "A e dini se ç'është kjo erë? kjo është era e atyre që përgojojnë besimtarët".[4] Tregon Aisheja r.a.: "Unë i thashë të Dërguarit a.s.: "Të mjafton se Safija është kaq e kaq". Disa nga transmetuesit kanë thënë që ajo nënkupton se ajo ishte e shkurtër, kështu që Ai aljhiselami tha: "Ti ke thënë një fjalë, që, po të përzihej me ujin e detit, me siguri do ta turbullonte atë". (Sahih, trs. Ebu Davudi (4875) Përgojimi hyn në radhën e mëkateve të mëdha, sepse, ndër të tjera, shpeshherë shkakton përçarje dhe ngatërresa. Shumë njerëz, kur marrin lajmin për diçka, nuk ndalen ta analizojnë se kush e solli këtë lajm dhe nga erdhi. Nuk e gjykojnë lajmin sipas porosive kuranore, por marrin hapa të ngutshëm dhe të pakontrolluar, e shumëherë ka ndodhur që kjo të përfundojë tragjikisht, edhe me shuarjen e jetëve të njerëzve të pafajshëm. Pejgamberi a.s. thotë:"Musliman i vërtetë është ai (musliman) prej të cilit janë të shpëtuar-(të qetë) muslimanët tjerë, nga gjuha dhe dora e tij". (Buhariu). Fatkeqësisht, ky hadith sikur nuk zë vend në jetën tonë të përditshme. Përkundrazi, pjesa dërrmuese e muslimanëve janë të zënë me përgojimin dhe me të metat e të tjerëve, e fare nuk i shohin të metat e veta. Sepse, nëse i eviton të metat e veta, nuk ka kohë të merret me të huajat. Vetia që ruan besimtarin nga fjalët boshe dhe punët pa kurrfarë dobie, si për vete ashtu edhe për të tjerët, ka për qëllim mbrojtjen dhe kujdesin e besimtarit për ruajtjen e tij nga punët e kota për të mos u marrë me gjëra nga të cilat nuk ka dobi. Allahu xh.sh. në Kuran thotë: "Ata të cilët i shmangen së kotës (fjalë a punë), " (El Mu'minun, 3) Ky ajet kuranor vë në dukje shumë qartë gjendjen e besimtarit të vërtetë, duke pohuar se ai nuk merret me gjëra prej të cilave nuk sheh kurrfarë dobie, dhe njëherësh është njeri që dëshiron të shfrytëzojë kohën dhe fuqinë e tij intelektuale që ka, për gjëra të dobishme për vete dhe për shoqërinë në përgjithësi.



## Detyra e atij që ndodhet në një mexhlis ku përgojohet

Nga detyra dhe e drejta e besimtarit ndaj besimtarit është që ta ndihmojë, nëse i bëhet padrejtësi, e ta mbrojë nderin e tij, nëse cenohet nga ndonjë tjetër që nuk ka frikë dënimin në Ditën e Gjykimit. Allahu në Kuran thotë: "Ndihmohuni në mes jush me të mira dhe në të mbara, e mosni në mëkate e armiqësi..." (El Maide, 2). Ebu Hurejre r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: «Besimtari është pasqyra e besimtarit dhe muslimani është vëlla i muslimanit."[5] Ndërkaq, Enesi r.a. transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush e mbron vëllanë e vet prej përgojimit, Allahu do ta ruajë fytyrën e tij prej zjarrit të xhehenemit Ditën e Gjykimit."[6] Në një rast para Pejgamberit a.s. ishte përmendur një njeri për vetitë e tij të këqija. Muhamedi a.s. tha: "Nuk do të doja që dikush të përmendë dikë në një mënyrë të këtillë, edhe nëse si kundërshpërblim do të fitoja këtë apo atë". (Tirmidhiu). Ashtu siç ishte i ndaluar përgojimi për përgojuesin, njësoj është i ndaluar edhe për atë që e dëgjon dhe e miraton atë. Muslimani preokupim të vetin kryesor ka detyrën për mbrojtjen e vetvetes dhe të tjerëve nga mëkatet, prandaj si është e mundur që një besimtar ta kalojë kohën e tij në një vend ku merren me përgojim dhe fjalë boshe, e të sillet me papërgjegjësi, sikur asgjë nuk po ndodh në praninë e tij. Prandaj është e detyrueshme për secilin person që dëgjon përgojuesin, ta ndalojë nga ai mëkat i hapur. Prandaj, nëse nuk mundet ta ndalojë, atëherë është i detyruar ta refuzojë përgojimin me gjuhën e tij, ose ta ndërpresë përgojimin duke e ndërruar temën, kjo kërkohet prej tij. As këtë nëse nuk mund ta bëjë, atëherë ta gjykojë me zemër, të mos e pranojë dhe të ngrihet nga ai vend e të mos qëndrojë aty, nëse është në gjendje ta bëjë këtë. Mirëpo, nëse është i detyruar të qëndrojë në atë tubim ku bëhet përgojimi, me gjithë përpjekjet për ta penguar, atëherë të mos i dëgjojë-kushtojë rëndësi dhe vëmendje atij përgojimi. Në të kundërtën, rrugëdalja e tij duhet të jetë kujtimi i Allahut (dhikri) me gjuhën dhe zemrën e tij.

## Motivet e përgojimit

Motivet më të shpeshta që e shtyjnë njeriun për përgojim, janë: Shprehja e urrejtjes së një njeriu ndaj një njeriu tjetër, kështu që, sa herë që shtohet urrejtja, shtohet edhe përgojimi i kundërshtarit. Shkaktarë tjetër është edhe dëshira për lartësimin e vetes në llogari të nënçmimit të tjetrit. Kështu ndodh që dikush për tjetrin të pohojë se është injorant, i marrë etj., me qëllim që të dëshmojë se është më i mirë se tjetri dhe më i mençur, para të tjerëve. Po kështu është edhe me smirën ndaj atij që lëvdohet, nderohet dhe respektohet nga njerëzit, e për këtë arsye përgojuesi e qorton atë me qëllim që t'ia humbë respektin. Ndër shkaktarët e përgojimit bëjnë pjesë edhe loja, argëtimi, përqeshja, imitimi dhe të bërët shaka kundër tjetrit, duke synuar që për vete ta bëjë-të përfitojë ndonjërin prej të pranishmëve.[7]

## Si ta pengojmë vetveten prej përgojimit

Parandalimi më i mirë dhe rruga më e shkurtër dhe më e lehtë kundër përgojimit, s'ka dyshim jetësimi i Fjalës së Zotit të Lartmadhëruar dhe të Synetit të Pejgamberit a.s.. Çdokush le t'ia kujtojë vetvetes ajetet që u përmendën për ndalimin e përgojimit e pastaj të mendojë mirë, por të ketë parasysh edhe këtë ajet: "Që ai të mos hedhë ndonjë fjalë e të mos jetë pranë tij përcjellës i gatshëm". (Kaf, 18). ( Dhe; "…folëshit duke menduar se ajo ishte imtësi e parëndësishme, ndërsa tek Allahu ajo është e madhe." (En-Nur,15.) Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kush beson Allahun dhe Ditën e Gjykimit, le të flasë atë që është e mirë, ose le të heshtë". (Buhariu.) Pejgamberi a.s. e shëroi këtë sëmundje me një metodë edukative, respektivisht duke na sqaruar se mosruajtja e gjuhës d.t.th. ngecje dhe dobësi në besim. Enes ibn Maliku ka thënë: Ka thënë Pejgamberi a.s.: "Besimi i njeriut nuk mund të jetë i drejtë derisa të drejtohet (përmirësohet) zemra e tij. Zemra e tij nuk përmirësohet derisa të drejtohet (përmirësohet) gjuha e tij, dhe njeriu nuk mund të hyjë në Xhenet përderisa fqinji i tij të mos jetë i sigurt nga problemet e tij". (Ahmedi)

Nga ajetet dhe hadithet e sipërshënuara duket qartë se muslimanit nuk i lejohet të flasë aso fjalësh në të cilat nuk ka mirësi. Fjalë e mirë është çdo fjalë nga e cila njerëzit dhe vëllezërit e tij kanë dobi, në të kundërtën nuk i lejohet të flasë. Porositë e Pejgamberit a.s. janë çdoherë aktuale dhe terapi shëruese për besimtarët. Ruajtja e gjuhës nuk ruan vetëm individin, ajo ruan

edhe shoqërinë. Muslimani, para se të flasë, duhet t'i thotë vetvetes: Allahu është me mua, Allahu është dëshmitar, kur ka parasysh edhe këtë ajet: "Sepse Zoti yt është që përcjell (ju rri në pritë) ". (El Fexhr,14)

Njëherë një njeri i tha Hasan Basriut: "Ti më ke përgojuar". Atëherë ai i tha: "Kush je ti që ta di se kujt po i shkojnë veprat e mia të mira?" Kurse Abdullah ibn Mubareku ka thënë: "Nëse do të përgojoja dikë, sigurisht që do t'i përgojoja prindërit e mi, ngase ata kanë më së shumti të drejtë të marrin veprat e mia të mira".[8]

Në një rast tjetër njëri i tha Hasan Basriut se filani e kishe përgojuar. Hasani i dërgoi një tabaka me hurma të freskëta, dhe i tha: Më kanë thënë se ti më ke dhuruar prej të mirave të tua dhe unë doja të ta shpërbleja, por të kërkoj ndjesë që nuk ta kompensoj dot atë të mirë që më dhe. Ibrahim ibn Ed'hem ftoi disa miq dhe, kur u ulën për të ngrënë, përgojuan një njeri. Ibrahimi tha: Të parët tanë e hanin bukën para mishit, ndërsa ju e filluat mishin para bukës. (Duke pasur për qëllim mëkatin e përgojimit). Ebu Umame Bahili r.a. thotë: Kur do t'i jepet libri njeriut në Ditën e Gjykimit, do të shohë se ka të mira që nuk i ka bërë, dhe do të thotë: O Zoti im, prej nga i kam këto të mira? I thuhet: Këto i ke nga përgojimi që të kanë bërë njerëzit dhe ti s'e ke ndier.[9] Kur kemi parasysh të gjitha këto argument, njeriu me logjikë të shëndoshë a do të zhytej vallë, në mëkatin e përgojimit? Me siguri - jo.

### Ç'lloj i përgojimit është i lejuar

Edhe pse përgojimi është i ndaluar, ai lejohet në kushte të caktuara, kur bëhet për arsye të dobishme. Ato janë:

* Tirania (dhuna). Është e lejuar për dikë që është i shtypur të ankohet për situatën e tij tek sunduesi ose gjykatësi, ose te kushdo tjetër që ka autoritet dhe aftësi që t'i garantojë atij drejtësinë kundër shtypësit të tij. Ai duhet të thotë: "Filani më ka bërë padrejtësi" ose "ai ma ka bërë këtë gjë", ose "ai më ka detyruar në këtë mënyrë" e kështu me radhë.

* Kërkimi ndihmë për të ndryshuar të keqen dhe për ta kthyer mëkatarin në atë që është e drejtë. Dikush duhet t'i thotë personit për të cilin shpreson se ka mundësi të ndalojë të keqen: "Filani e ka bërë këtë, kështu që parandaloje ", ose diçka si kjo. Synimi i tij duhet të jetë që të gjejë një mënyrë për të ndaluar përfundimisht të keqen. Nëse ai nuk e mendon këtë si qëllim të tijin, atëherë i ndalohet ta përmendë këtë.

* Kërkimi i fetvasë (Vendimit fetar ). Dikush mund t'i thotë myftiut: "Babi im", "vëllai im", ose "dikush tjetër më ka bërë keq në këtë mënyrë", "a ka ai të drejtë të veprojë kështu? ", "si duhet t'ia bëj që t'i japë fund kësaj, të arrij të drejtën time dhe të largoj dhunën prej meje?" e kështu me radhë. Kjo që u tha, është e lejuar, po është më mirë të thuhet: "Çka thua për një njeri që ka bërë këtë e këtë gjë" pa thënë emrin.

Duke vepruar në këtë mënyrë, qëllimi arrihet pa qenë nevoja të specifikohet dikush. Mirëpo, përmendja e emrit të individit është e lejuar (në këtë kusht).

- Paralajmërimi dhe këshillimi i muslimanëve kundër së keqes. Kjo bëhet në disa aspekte. Një aspekt është: denoncimi i dikujt që s'është i besueshëm në fushën e transmetimit dhe dhënies së dëshmisë. Kjo është e lejuar, bazuar në Ixhmanë (pajtimin e dijetarëve muslimanë). Për më tepër, ajo bëhet obligim për shkak të domosdoshmërisë.

Rast tjetër është kur një individ dëshiron të hyjë në marrëdhënie (lidhje) me një person tjetër, qoftë përmes martesës, tregtisë (biznesit), dorëzimit të pronës, dorëzimit të diçkaje ose përmes çdo gjëje tjetër nga punët e përditshme. Është obligim që t'ia përmendim ç'dimë për personin me të cilin ai dëshiron të lidhet, me qëllim të këshillimit të tij. Synimi yt mund të arrihet thjesht duke thënë: "Nuk është mirë për ty të punosh me të", ose "të hysh në marrëdhënie martesore" ose "ti nuk duhet ta bësh këtë" ose diçka të ngjashme me këtë. Por t'i shtosh më shumë kësaj, siç është përmendja e karakteristikave të këqija të tij, nuk është e lejuar. Një rast tjetër është kur e sheh dikë (një person të njohur) duke u angazhuar për vjedhje, kurvëri e gjëra të tjera të ndaluara. Atëherë është obligim për ty ta informosh palën, duke e parë se ai nuk është në dijeni për këtë. Po ashtu dhe për mallin që shitet,nëse ke njohuri se ai është me defekte - afat të skaduar, atëherë është obligim për ty që t'ia qartësosh këtë çështje blerësit, nëse ai nuk e di.

### Përfundim

Ç'mund të përfitojmë nga kjo temë

- Përgojimi (gibeti) njeriut i sjell vetëm të liga.
- Përgojimi sjell dobësi shpirtërore dhe të shpie në Xhehenem.
- Është sëmundje shpirtërore dhe shoqërore, e cila mund të shërohet vetëm me terapi fetare.
- Përgojuesit nuk ia fal Allahu mëkatin derisa t'ia falë pala dëmtuese.

(1) Muslimi, Sahih (2589). (2) Imam Neveviu, Ruajtja e gjuhës. 2004. Prishtinë f. 15. (3) Kështu fliste Muhamedi.a.s. Prishtinë 1994.Kap. Mi'raxhi. Trs.Ahmedi. (4) Samir Bulku. Ahmedi. Melhemet e Zemres l. f. 261. Ahmedi. (5) Buhariu. (kap.mbi Imanin). (6) Tirmidhi.(Hasen). (7) Ahmed Ferid. Deti I kthjellët i Devotshmërisë dhe Suptilitetit. Gjilan. f. 74. (Drita e jetës. (8) Imam Neveviu, Ruajtja e gjuhës. 2004. Prishtinë. f. 24. (9) Samir Bulku. Melhemet e Zemres. l. f. 263.

Prof. asoc. Dr. Fahrush Rexhepi



# Dialogu ndërkulturor dhe roli i fesë në ndërtimin e paqes

Dialogu mes popujve dhe shoqërive me diversitete të ndryshme kombëtare, kulturore dhe fetare është në të vërtetë një synim dhe një sfidë për të gjitha kombet dhe shoqëritë e rajonit të Ballkanit, po dhe më gjerë. Trajtimi i temave me përmbajtje të tilla në këtë konferencë orienton dhe kontribuon për avancimin e promovimit dhe kultivimit të vlerave kulturore, paqësore, tolerante dhe të dialogut në shoqëritë shumetnike dhe multikonfesionale në rajonin e Ballkanit.

Angazhimi i bashkësive fetare dhe i personaliteteve fetare në proceset kulturore, politike, integruese dhe në paqendërtim, mund të themi se është një vlerë më shumë për emancipimin e shoqërive në Ballkan, dhe një përgjegjësi sa kombëtare po aq edhe fetare e këtyre njerëzve, për të cilët ka nevojë çdo shoqëri. Besimet fetare kërkojnë respektimin e te drejtave të njeriut dhe predikojnë barazi midis qenieve njerëzore. Ato hedhin poshtë çdo formë të diskriminimit racial, fetar dhe kulturor duke bërë thirrje për lirinë e të gjithëve, pa imponim në fe dhe pa ndërhyrje në lirinë individuale të njerëzve. Edhe Islami bën thirrje për njohje, dialog dhe bashkëpunim reciprok ndërmjet popujve dhe kombeve, për të rritur stabilitetin dhe për të garantuar paqen në rajonin e Ballkanit, po dhe më gjerë.



**Roli i fesë në shoqëri**

Roli i fesë dhe kontributi i bashkësive fetare si dhe bashkëpunimi i tyre me institucionet publike shtetërore në ndërtimin e paqes në Kosovë dhe në zhvillimin e proceseve multinacionale, multikonfesionale si dhe në ato politike e integruese, është shumë i rëndësishëm dhe mund të themi se është një vlerë më shumë për emancipimin e shoqërisë sonë dhe një përgjegjësi sa fetare e humane po aq edhe politike e shtetërore, për të cilat ka nevojë çdo vend. Besimet fetare kërkojnë respektimin e të drejtave të njeriut dhe predikojnë barazi midis qenieve njerëzore. Ato hedhin poshtë çdo formë të diskriminimit racial, fetar dhe kulturor duke bërë thirrje për lirinë e të gjithëve, pa imponim në fe dhe ndërhyrje në lirinë individuale të njerëzve. Islami si fe e shumicës së popullatës në Kosovë bën thirrje për njohje, dialog dhe bashkëpunim reciprok ndërmjet popujve dhe kombeve për të rritur stabilitetin dhe për të garantuar paqen në Kosovë, në rajon dhe në botë. Njerëzit janë krijuar të ndryshëm për t'u njohur në mes tyre, e jo për të treguar e shprehur urrejtje ndaj njëri-tjetrit. Këtë e theksoi Kurani që në fillim të shpalljes së tij: (Shih:El Huxhurat, 13).

Për të luajtur rol feja dhe institucionet fetare në shoqërinë kosovare, atyre u duhet dhënë më shumë hapësirë në jetën publike, në jetën mediatike dhe në institucionet e tjera qofshin ato të arsimit, të shkencës dhe kulturës. Thjeshtë feja dhe roli i saj nuk duhet të vështrohet si diçka që nuk e ka vendin në institucione dhe në jetën publike të shoqërisë sonë, dhe si diçka që duhet të mbetet private dhe e izoluar. Ne mendojmë se bota sot por edhe shoqëria jonë kanë nevojë për energji fetare, të cilën shumë vende po e shfrytëzojnë ngase laicizmi është treguar i pasuksesshëm në zgjidhjen e problemeve shoqërore e veçmas të atyre morale e shpirtërore. Këtë e vërteton fakti i pakontestuar se sot bota posedon pasuri dhe të mira materiale më shumë se asnjëherë më

parë, por aq sa të shtohen begatitë dhe të mirat materiale, aq më shumë shtohen pasiguria dhe rrezikimi i paqes. Pra, gjykohet kështu, ngase besimi i pastër dhe i sinqertë në Krijuesin e gjithësisë është i vetmi burim, i cili te individi dhe shoqëria prodhon pandërprerë paqe, qetësi dhe stabilitet. (Shih: El Enam, 82).

Bota njerëzore sot, duke rënë nën ndikimin e plotë të materies dhe duke harruar komponentin tjetër të përbërjes së tij, shpirtëroren, ka rënë nën ndikimin e ligjit të vetëvlerësimit, që nënkupton zbatimin e ligjit të më të fuqishmit, i cili është sistem i botës shtazore, e jo i botës njerëzore.

Edhe në ligjërimin politik e akademik perëndimor hasim disa pikëpamje mbi natyrën, vendin dhe rolin e fesë në botë në përgjithësi dhe të Islamit në veçanti për sa i përket aspektit politik dhe zgjidhjes së konflikteve. Për fillim më janë dukur më të përshtatshmit dhe më interesantet dy vlerësime. Njëri është i rabinit të Anglisë Dr. Xhonatan Saksi, i cili ka thënë: "Feja është bërë forcë madhore në formësimin e ngjarjeve në botë dhe, nëse nuk është pjesë e zgjidhjes, është me siguri pjesë e problemit".[1]

Ndërsa vlerësimi tjetër është i ish-Presidentit të SHBA-së, Xhimi Karter, i cili është shprehur: "Vitet e fundit besimi fetar ka hyrë në një shkallë të pabesueshme në mbretërinë e politikës… dhe ka një prirje drejt fundamentalizmit në të gjitha fetë".[2] Madje, për ndikimin e teologjisë në politikën e SHBA-së kuptojmë edhe më shumë nga drita e mendimeve të Xhimi Karterit, i cili thekson edhe: "Besime teologjike ngushtësisht të përcaktuara janë pranuar si rend i rreptë dite nga një parti politike… Disa nga udhëheqësit fetarë kanë qenë në vijën e parë të frontit për të na çuar në luftën e Irakut" (Vlerat tona në rrezik, 2005 f. 7, 114). Ideja se teologjia ndikon shumë në politikën shtetërore amerikane, është objekt shtjellimi në 400 faqet e librit të Kevin Filips "Teokracia amerikane" (American theocracy 2006).[3]

Nëse i referohemi një shkrimi të Kardinalit Ratzinger (Papa Benedikti XVI), të botuar në revistën gjermane "Cicero", do të shohim se sa i nevojshëm është për Perëndimin besimi në fe dhe në Zot. Ai, ndër të tjera, në këtë revistë shkruan: "Perëndimi vuan nga një veturrejtje e çuditshme, e cila s`mund të quhet ndryshe përpos patologjike… Për të mbijetuar Evropa, duhet ta pranojë veten në një mënyrë të re… një botë pa Zot nuk ka ardhmëri… Evropa është e sëmurë".[4]

Për sa i përket Islamit, ai është program që jep shpjegimin realist të jetës dhe si fe përkon me natyrën njerëzore. Më saktë, ai është: "një vetëdije e thellë politike, për shkak të një konceptimi të përgjithshëm dhe të kompletuar mbi jetën, universin, shoqërinë, politikën, ekonominë dhe etikën".[5] Mbështetur në këtë premisë, Islami ofron vizionin e një jete civilizuese, ku duhet të mbretërojë ligji, rendi, paqja dhe drejtësia në jetën shoqërore. Islami rregullon marrëdhëniet njeri-njeri, njeri-shoqëri, njeri-natyrë dhe njeri-Krijues.

**Islami dhe paqja**

Kur flasim për Islamin dhe paqen ose të kundërtën, Islamin dhe luftën apo ekstremizmin, duhet t'i rikthehemi patjetër edhe një herë ligjërimit politik perëndimor, por pa e harruar konstatimin e ish-Presidentit të SHBA-së Xhimi Karter, për "praninë e fundamentalizmit dhe ekstremizmit në të gjitha fetë". Ky konstatim dhe shumë konstatime të personaliteteve dhe të studiuesve të tjerë, na bënë ta kuptojmë se ekstremizmi nuk ka ngjyrë dhe nuk njeh kufij. Nga fetë më të përhapura monoteiste në botë, Islami është bërë tema madhore dhe më e mprehtë e ditës në ligjërimin perëndimor politik. Në kuadër të këtij ligjërimi "hapësira islamike u bë qendra nervore e universit tonë të vënë në rrugën e mondializimit".[6] Këtu lindën edhe kundërthëniet rreth hipotezave nëse perëndimi po i vinte në shënjestër Islamin e muslimanët për të plotësuar nevojën për një armik të ri, që të ruajë kompaktësinë e tij si sistem dhe si politikë, apo me të vërtetë Perëndimi ndihej dhe ishte i kërcënuar nga rreziku i quajtur fundamentalizëm dhe terrorizëm islamik.

Kur e shtruam këtë dilemë dhe kur e ngritëm këtë pyetje, ndoshta përgjigjen mund ta gjejmë në veprën "Islami dhe miti i konfrontimit…" i autorit Fred Hollidei. Ai përmes kësaj vepre paralajmëronte: "Pas mbarimit të luftës së ftohtë duket se atë do ta zëvendësojnë rivalitete të reja, një prej të cilave është ai midis Islamit dhe Perëndimit".[7] Ndërsa Xhon Espozito ka shkruar: "Shekulli XXI to të mbizotërohet nga ndeshja globale e dy feve me rritjen më të shpejtë, Krishterimit dhe Islamit". Këtë mendim e ka shprehur në veprën e tij "Lufta pa shenjtëri".

Megjithatë, pas tragjedisë së 11 shtatorit 2001, sulmi ndaj Islamit dhe muslimanëve u bë pothuajse modë për televizionet, radiot dhe mediet e tjera të shkruara perëndimore. Shkrimtarë, studiues, analistë, politikanë dhe autorë anti-islam përpiqen të jenë kopje e njëjtë e Steve Emersion-it, në kohën kur Islami portretizohet si fe që promovon dhunën dhe luftën.[8] Hirësia e tij Jerry Fallvell, pas 11 shtatorit pati deklaruar: "Muhamedi është terrorist, kurse Islami është fatkeqësi". Ndërkohë që Pat Robertson, Islamin e quajti armik, kurse për

muslimanët ka thënë: “Muslimanët janë më të këqij se nazistët”.[9]

Islamofobia ishte përhapur edhe në vende të tjera të Perëndimit, sidomos në Francë. Kështu Patrik De Klark, shkrimtar dhe analist francez, i cili në gazetën e njohur franceze “Le Monde” botoi një artikull me titull: “Unë e urrej Islamin”, në të cilin, ai e sulmon Islamin me shprehjet dhe atributet më të këqija: “Ai sjell marrëzinë, sepse ai bën segregacion mes dy gjinive… sistemi i të menduarit të tij mbështetet në luftën e shenjtë”.[10]

Shembuj të këtillë ka përplot. Por, në këtë rast vlen të përmendet edhe ana tjetër e medaljes. Pas ngjarjeve tragjike të 11 shtatorit, një numër i konsiderueshëm i intelektualëve perëndimorë u solidarizuan me popullatën muslimane si në SHBA, ashtu edhe në Evropë, duke bërë dallimin ndërmjet një grupi ekstremistësh dhe Islamit si fe universale e muslimanëve si popull, të cilët jetojnë në të gjitha kontinentet e botës.

Përkrahësit e ideve më të ashpra në ligjërimin perëndimor për Islamin, shpeshherë shprehin pakënaqësi dhe zemërim, kur politikanët e rëndësishëm perëndimorë i thonë disa të vërteta publikisht, ose mbajnë qëndrime neutrale ndaj Islamit për nevoja të realpolitikës. Atyre nuk u konvenon kur ish-Presidenti amerikan Bill Klinton, ish-Sekretarja e shtetit Medlin Ollbrajt, apo sekretarja e mëvonshme e shtetit Hilari Klinton deklaruan e lavdëruan, se virtytet e vlerat e Islamit janë të mirëpritura në Amerikë, sepse pasurojnë vendin me mësimet për vetëdisiplinën, mëshirën, përkushtimin ndaj familjes, solidaritetin e respektin për të gjithë, paqen…[11]

Studiuesja e njohur e Islamit Karen Amstrong, e cila ka shkruar disa libra dhe artikuj për Islamin, para opinionit amerikan dhe atij perëndimor ka shtruar disa pyetje: “Nëse Islami është aq i keq, ashtu siç paraqitet nga mediet perëndimore, si është e mundur që ai të përhapet me një shpejtësi marramendëse në Perëndim?!”.[12] Ajo pastaj shtron edhe këtë pyetje: “Ku është shpata e Islamit tash? “Islami është fe e paqes, por muslimanët nuk janë lënë të qetë për një kohë të gjatë nga kryqtarët e së kaluarës e të tashëm… Islami nuk është i dhënë pas lufte, lufta nuk është njëra prej 5 shtyllave të Islamit…”.



### Cili është Islami i vërtetë me koncepte universale paqësore

Për ta vlerësuar një fe apo një sistem a shoqëri se sa është paqësore dhe tolerante, mendojmë se është e domosdoshme të analizohen dhe të shikohen dispozitat dhe ligjet e asaj feje apo të atij sistemi, si dhe historia e zhvillimit të asaj shoqërie. Sa më fisnike dhe bujare të jenë dispozitat e një feje, aq më paqësore dhe tolerante do të jetë ajo fe dhe aq më të mëdha do të jenë predispozitat e saj për t`u bërë fe universale. Nëse i analizojmë dhe i zbërthejmë mirë burimet kryesore të fesë islame, Kur`anin dhe traditën profetike, do të shohim se që të dyja këto burime, me normat dhe rregullat e tyre, në mënyrë reale trajtojnë çështjen e tolerancës, barazisë dhe të bashkëjetesës ndërmjet besimtarëve me përkatësi të ndryshme fetare dhe kombëtare.

Në vazhdim do të citojmë disa ajete kuranore, në të cilat theksohet qartë liria e besimit. Citojmë: “Në fe nuk ka shtyrje me dhunë” (El Bekare, 256). Në ajetin tjetër theksohet se zgjidhja përfundimtare e besimit është çështje personale: (Shih:El Kehf, 29). Koncepti paqësor ndaj besimeve të tjera vërehet edhe në ajetin tjetër, në të cilin thuhet: “Ti këshillo, ti je vetëm këshillues. Ti ndaj tyre nuk je detyrues”. (El Gashije, 22-23).

Kur`ani nga besimtarët e vet jo vetëm që kërkon dialog, bashkëpunim, mirëkuptim me pjesëtarët e feve tjera, por ai shkon edhe më larg dhe, nga bashkëpunimi reciprok, kalon në shkallën e njohjes, që është shkalla më e lartë e tolerancës dhe garanci për të drejta të barabarta mbarënjerëzore si vlera universale për bashkëjetesë. Kurani si libër hyjnor i shpallur nga Krijuesi, që të tri fetë i quan fe qiellore/hyjnore dhe i fton për bashkëpunim me këto fjalë: (Shih:Ali Imran, 64).

Nëse fetë qiellore besimin e vërtetë në krijuesin e gjithësisë e trajtojmë në këtë dritë dhe e shikojmë në këtë prizëm, atëherë edhe pikat e përbashkëta ndërmjet Hebraizmit, Krishter-

imit dhe Islamit do të ishin më të mëdha. Në këtë rast do të nxirrej përfundimi se keqkuptimet dhe konfliktet kanë ardhur nga interpretimet e shtrembëruara, nga devijimet që u janë bërë shpalljeve e jo nga shpalljet burimore dhe nga pejgamberët e pasuesit e tyre. Në lidhje me lirinë e besmit dhe respektin e ndërsjellë dhe të drejtat e njeriut në traditën profetike, profeti Muhamed a.s., si interpretues legjitim i Kuranit, ka sqaruar më së miri parimet dhe idealet e larta kuranore, që kanë të bëjnë me këtë fenomen. Ai, me shembullin e vet, i bëri traditë praktike këto parime dhe u bë model edhe për brezat e ardhshëm. Ai kishte theksuar: "Drejtësia mban qiellin dhe Tokën".Muhamedi a.s. u kishte garantuar me ligje mbrojtjen dhe sigurinë pjesëtarëve të feve qiellore në shtetin islam. Kështu, në hadithin e Pejgamberit a.s. thuhet: "Ai që mundon një hebre ose një të krishterë, në Ditën e Gjykimit mua do të më gjejë si paditës të tij". Kjo frymë e paqes dhe e tolerancës do të vazhdojë gjatë gjithë historisë së zhvillimit të kulturës dhe civilizimit islam. Islami gjatë historisë së tij asnjëherë nuk ka pasur në gjirin e vet grupe inkuizicioni dhe asnjëherë nuk ka pasur për qëllim ndërrimin me forcë të fesë së ndonjë populli. Edhe shoqëria jonë, nacionalitetet tona, pavarësisht nga bindje fetare dhe nacionale duhet të kuptojnë një herë e përgjithmonë se realiteti dhe fati, jo vetëm yni, por i gjithë botës, është larmi bindjesh e besimesh. Ky është vullneti i Krijuesit të gjithësisë dhe kush mund të merrte guximin të ngrihej kundër vullnetit të Tij.

### Toleranca ndërfetare në Kosovë

Këtu vlen të përmendim se, edhe pse populli shqiptar numerikisht është i vogël dhe i ndarë në tri konfesione e disa rite, historia nuk mban në mend të kenë ndodhur ndonjëherë konflikte fetare. Aq më tepër ai gjatë historisë tregoi një tolerancë dhe respekt të paparë edhe ndaj religjioneve dhe objekteve sakrale të fqinjëve të tij, duke i ruajtur ato brez pas brezi. Shqiptarët për shekuj me radhë i kanë ruajtur kishat ortodokse në Kosovë dhe familjet serbe, kur ato kishin nevojë. Mjerisht, objektet fetare islame në Serbi, si dhe popullata muslimane nuk patën të njëjtin fat. Beogradi në kohën e Perandorisë Osmane kishte afër 85 xhami, mesxhide, mejtepe e medrese, e sot ka vetëm një xhami. Të njëjtën fatkeqësi objektet fetare islame e pësuan gjatë agresionit të fundit serb në Kosovë. Vlen të përmendim se gjatë periudhës 28 shkurt 1998 – 20 qershor 1999 nga soldateska serbe u dogjën, u granatuan dhe u shkatërruan 218 xhami nga 560 sa kishte Kosova, disa prej të cilave me vlera të mëdha arkitektonike.[13]

Edhe pse ne jemi të mendimit se konflikti serbo-shqiptar në Kosovë nuk kishte karakter fetar, pala serbe është përpjekur që simbolet fetare t'i përdorte për mobilizimin e forcave serbe, për spastrimin e territoreve ku jetojnë shqiptarët, dhe për zhdukjen e monumenteve kulturore të tyre, siç janë xhamitë, minaret, mejtepet si dhe vizatimi i katër S-ve si simbol i ortodoksizmit, bile këtë në shumë raste e bënte policia serbe edhe në kraharorët dhe fytyrat e të rinjve shqiptarë. Kisha Ortodokse Serbe, me ardhjen e Sllobodan Milosheviçit në pushtet, u shndërrua në skenën publike, për të ndihmuar operacionalizimin e programit nacional serb. Në këto veprime, kisha ka luajtur rol të madh, duke i kontribuar zgjimit të etnonacionalizimit dhe qëndrimit shtetomadh të shtresave të gjera, duke manipuluar me ndjenjat religjioze dhe nacionale të qytetarëve për qëllime politike. Njëkohësisht, i ka dhënë përkrahje të plotë regjimit milosheviçian, dhe ka pasur rol të rëndësishëm në mobilizimin e segmenteve të caktuara antikomuniste të shoqërisë.[14] Me gjithë tërë ato që kanë ndodhur në Kosovë, qoftë në të kaluarën e largët apo dhe të afërt, shqiptarët si popull shumicë në Kosovë, i janë kthyer ardhmërisë dhe ata jetësisht janë të interesuar për stabilizimin e gjendjes në të. Duke pasur parasysh rëndësinë që kanë paqja dhe toleranca në Kosovë, si dhe rolin që mund ta kenë institucionet fetare në ndërtimin e paqes, BIK, institucionet e saj dhe imamët anë e kënd vendit në vazhdimësi janë angazhuar dhe duhet të angazhohen edhe në të ardhmen që me mësimet dhe predikimet e tyre të përçojnë mesazhet hyjnore, që thërrasin për paqe, dashuri, mirëkuptim, respektim të tjetrit e, para së gjithash, për falje e mirëkuptim.

(1) Kliford Longli "Populli i zgjedhur" (Clifford Longley, "Chosen people…", Angli, 2002, f. 148). (2) (Xhimi Karter "Vlerat tona të rrezikuara. Kriza morale e Amerikës"/(Jimmy Carter "Our endangered values. America's moral crisis"), 2005, f. 16, 30. (3) Abdi Baleta, "Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami përcjell në këtë integrim" (simpozium kombëtar), 2008, f. 71. (4) (Kardinali Ratzinger, Revista" Cicero", qershor, 2004. (5) Muhamed Bakir ess- Sadër, filozofia jonë, Prishtinë, Zëri ynë, 2006, f. 67..(6) Aleksandër Adler "Në takim me Islamin" f. 75. (7) (Fred Hollidei, "Islami dhe miti i konfrontimit…", 1996, f.2 (8). Indianapolis Star, December 4, 2002, Column by Cal Thomas).(9) Mr. Qemajl Morina, Edukata Islame (Revistë shkencore kulturore islame), nr. 84, Prishtinë, 2007, f.5). (10). (Po aty, f.6). (11). Abdi Baleta, Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami përcjell në këtë integrim (simpozium kombëtar), 2008, f. 63. (12) Rime Magazine, 17.09.2001, the true peaceful face of islam). (13) Bashkësia Islame e Kosovës,Barbaria serbe ndaj monumenteve islame në Kosovë (shkurt-98-qershor 99 Prishtinë, 2000, f.8). (14) Dr.Samet Dalipi, Ndërtimi i paqes në Kosovë (nga perspektiva e politikologjisë perëndimore), Prishtinë, 2014, f. 40 ).

Prof. dr. Qazim Qazimi

# Koekzistenca në rajon, faktor përcaktues në ndërtimin e shtetit modern



Nuk është rastësi por përcaktim hyjnor që bota është e krijuar në atë mënyrë sa individët nuk mund të ekzistojnë krejtësisht më vete e bile as një shoqëri e vetmuar, e izoluar nga të tjerët nuk mund të jetë e kompletuar pa u socializuar dhe pa bashkëvepruar me shoqëri të tjera në shërbim të një mirëqenieje të gjithanshme. Nuk ka dyshim se në rrafshin qytetërues, civilizues «koekzistenca», diversitetet, respektimi i vlerave të ndërtuara në një shoqëri pluraliste, shërbejnë si arketip për rregullimin shoqëror, fetar, kulturor, ekonomik, e pse jo edhe politik e të tjera, të shoqërive bashkëkohore-moderne.

Tendencat për ndarjen e popujve, feve apo kulturave në afrikanë, aziatikë e evropianë, ka konotacione të racizmit, qoftë racizmit nacional apo atij religjioz. Mendoj se tani dikush, sikur po harron se pozita gjeostrategjike e vendeve tona në Ballkan, në të cilat kemi jetuar e do të jetojmë, dhe përbërja multietnike e multifetare e popujve në këto troje duhet të na bëjnë të mendojmë se fati ynë historik është i paracaktuar për të sendërtuar zbutjen e kundërshtimeve mes Lindjes e Perëndimit dhe për të bërë sintezën e qytetërimeve të tyre. Do theksuar se pikat e përbashkëta të këtyre popujve në këto troje janë më të shumta sesa ndryshimet dhe diversitetet dhe kundërshtimet në mes tyre.

Dialogët ndëretnikë, ndërfetarë dhe bashkëjetesa, sikundër edhe diversitetet tek ne, duhet të gjejnë vend dhe ato janë të domosdoshme e të pakapërcyeshme, duke ditur se tri religjionet monoteiste kanë një fillim të përbashkët dhe mund të bashkohen në një pikë të përbashkët, dhe ajo është besimi monoteist (besimi në një Zot të Vetëm). Dialogët e këtillë kanë qenë dhe mbeten mjaft të suksesshëm dhe ata kanë ndërtuar një afrim të rëndësishëm, posaçërisht në mes të krishterëve, hebrenjve dhe muslimanëve në Ballkanin multietnik, multifetar dhe multikulturor. Në shërbim të koekzistencës dhe të besimit të ndërsjellë, mesazhi kuranor është se muslimanët duhet t'i ftojnë ithtarët e Librave të shpallur (të krishterët dhe çifutët) që të bashkohen në një bazament të përbashkët duke u thënë: (Shih:Ali Imran, 64)

Me të drejtë princ Çarlsi –britaniku, vrojton dhe habitet kur thotë: "Është e çuditshme përse moskuptimet ndërmjet Islamit dhe Perëndimit duhet të vazhdojnë, kur ajo që i bashkon këto dy botë, është shumë më e fuqishme se ajo që i ndan: monoteizmi, përkohësia, përgjegjësia, Bota tjetër, respekti ndaj diturisë, mëshira ndaj të varfërve, rëndësia e jetës familjare, respekti ndaj familjes".[1] Për të vazhduar me sy kritik, gjykim të drejtë dhe personalitet të fisnikut:

"Mënyra se si ne sot e shohim Islamin, rezulton ta konsiderojmë si kanosje dhe rrezik, në Mesjetë si pushtues ushtarak, ndërsa në kohët më bashkëkohore si burim të mos tolerimit, ekstremizmit dhe terrorizmit", ndonëse"Islami mesjetar ishte një religjion i tolerancës së jashtëzakonshme për kohën e vet, që u lejonte hebrenjve dhe të krishterëve t'i praktikonin besimet e tyre të trashëguara, duke dhënë një shembull i cili fatkeqësisht për shumë shekuj me radhë nuk u kopjua në Perëndim".[2]

### Tri besimet dhe dialogu ndërfetar

Në shërbim të bashkëjetesës dhe tolerancës ndëretnike dhe ndërfetare, Biblioteka Popullore e Nju-Jorkut, me synimin për të përforcuar dialogun mes tri feve hyjnore, që veprojnë dhe bashkëjetojnë atje, (në janar-shkurt të 2011-tës), ka hapur ekspozitën me temë "Tri Besime: Judaizmi, Krishterimi dhe Islami". Kjo bibliotekë, që është një nga më të mëdhatë në botë, ka dhënë dhe vazhdon të japë një kontribut të madh për dialogun ndërfetar. Interesimin më të madh në ekspozitë e ka gëzuar arti i bukurshkrimit të tri feve. Drejtoresha për Ekspozitat e Bibliotekës, Ilejn Çarnov, u shpreh: «Objektivi i kësaj ekspozite është nënvizimi i pikave të përbashkëta të 3 feve të mëdha. Gjithashtu i rëndësishëm është edhe organizimi i kësaj ekspozite në Nju-Jork, sepse gjatë këtyre ditëve po flitet së tepërmi për ndryshimet ndërmjet besimeve dhe kulturave», tha ajo.[3] Kjo ekspozitë, vetëm brenda 5 ditësh ka mirëpritur rreth 8 mijë vizitorë.



Duhet ditur se popujt e Ballkanit me të tri religjionet monoteiste kanë besime të përbashkëta dhe thuajse kanë vlera të përafërta morale. Prandaj, pasi që këto tri religjione janë të të njëjtit burim, ato duhet të punojnë së bashku për të çrrënjosur mosmarrëveshjet, konfliktet dhe dhimbjet që shkaktojnë ideologjitë jofetare dhe ato nacionaliste e shoviniste. Kur të gjykohet nga ky këndvështrim, atëherë dialogu ndërfetar dhe ndërnacional fiton shumë më tepër rëndësi. Konferencat dhe seminaret që bashkojnë përfaqësuesit e këtyre feve, etnive e të kulturave, dhe mesazhet e paqes dhe të vëllazërisë që rezultojnë prej tyre, kanë domethënie të veçantë dhe ndihmojnë në ndërtimin e shteteve moderne.

Edhe pse tani evropianët, masa dërrmuese, e kanë të definuar identitetin e tyre fetar, kombëtar dhe shtetëror shumë qartë dhe bindshëm, barazia ndëretnike, toleranca ndërfetare dhe multikultura kanë qenë dhe mbeten vlera dhe standarde të domosdoshme për të ndërtuar shoqëri moderne, bashkëkohore, karshi kërkesave dhe nevojave të kohës. Përkatësia multifetare, përpos që e bën më të pasur dhe më të përbërë identitetin islam, ndodh që ta bëjë edhe më të plogshëm, më të mospërfillshëm, natyrisht, në qoftë se ndonjëra prej këtyre feve do të favorizohej, e posaçërisht prej institucioneve politike e shtetërore, siç po bëhet kohë pas kohe tek disa vende.

Duhet pranuar se ardhja e turqve në Ballkan në shekullin XIV, me gjithë disa vuajtjesh të izoluara të mundshme që u solli banorëve të këtij vendi, nuk ka dyshim se atyre u solli edhe një qytetërim dhe kulturë të re, e cila më vonë do bëhej, sipas R. Elsie pjesë përbërëse e identitetit shqiptar.[4]

Edhe Hasan Kaleshi,[5] Muhamed Pirraku, Jahja Drançolli, e ndonjë tjetër, kanë shprehur pikëpamje bindëse kur kanë thënë se pushteti turk i Ballkanit, përkatësisht Islami pati rrjedhojë pozitive, shqiptarët i shpëtoi nga asimilimi etnik prej sllavëve. “Me Islamin nuk u synua as turqizimi i individëve dhe as i masave që aderonin në Islam. Kjo është periudha e lulëzimit të Perandorisë Osmane, në të cilën mbretëroi paqja, toleranca dhe bashkëjetesa e udhëzuar nga mësimet kuranore midis feve të shpallura, etnive dhe kulturave të veçanta të popujve të veçantë”.[6]

Doajeni i publicistikës shqiptare dhe intelektuali i madh, Faik Konica, paskësh thënë: “Të mos ishte Islami, populli shqiptar do të ishte shumë më tepër në numër por jo shqiptarë”.[7]

Pavarësisht nga dallime ndër shqiptarë në lidhje me fetë dhe konfesionet fetare, shqiptarët në mes veti kanë kultivuar dhe kultivojnë tolerancë fetare si rrallëkund gjetiu. Ata respektojnë fenë e njëri-tjetrit dhe ruajnë me besnikëri dhe fanatizëm të madh lidhjen e gjakut dhe të gjuhës së përbashkët.

Në saje të rezultateve nga hulumtimet e tij, Profesor Eqrem Çabej pohon se me gjithë «ndarjen konfesionale të Shqipërisë në shumë besime, kjo këtu nuk ka qenë aq ndarëse e thellë si gjetkë...Njësia e kombit në themel nuk u shkatërrua...»

Populli shqiptar, e në veçanti ky i besimit islam, ka qenë, por edhe sot është, shumë herë i sulmuar dhe nganjëherë edhe i goditur nga qëllimet degraduese, mashtruese a asimiluese drejtpërdrejt në masë të madhe nga ideologjia komuniste, por tërthorazi edhe nga të tjerët duke e shekullarizuar e ateizuar dhe duke ia degraduar kodekset fetare morale (islame) e tradicionale. Ata që bënin ndonjë rezistencë ndaj kësaj të keqeje, në mënyrë të pashmangshme etiketoheshin si elementë të prapambeturisë, reaksionarë, antipopullorë, si kleronacionalistë, fundamentalistë, radikalistë, ekstremistë aziatikë e deri në tradhtarë të kombit, etj.

Sikundër gjithë evropianët, po ashtu edhe shqiptarët, tani në masë të madhe kanë të definuar identitetin e tyre fetar, kombëtar dhe shtetëror shumë qartë dhe bindshëm, dhe synim i tyre i përhershëm ishte barazia ndëretnike, toleranca ndërfetare dhe multikultura, këto kanë qenë dhe kanë mbetur të domosdoshme. Ka ndodhur dhe vazhdon të na ndodhë që, në emër të tolerancës fetare, etnike dhe kulturore, të aplikohet i ashtuquajturi diskriminim pozitiv. Nuk bën të lejohen dhe as të pranohen kurrsesi në emër të tolerancës: tjetërsimi, inferioriteti, përbuzja, nënçmimi, fyerja e shumicës apo, siç e heton dhe quan pak më butë, Akademik Rexhep Qosja, tejshquaraja e njërës vetëdije fetar:

“Tejshquarja e vetëdijes fetare muslimane dhe katolike në jetën e popullit shqiptar po bëhet sot në mënyra te ndryshme, por vetëm tejshquarja e vetëdijes fetare katolike po favorizohet edhe prej disa mjeteve dhe disa institucioneve politike dhe shtetërore vendore ne Kosove e ne Shqipëri... Në këtë tejshquarje



të vetëdijes fetare muslimane e katolike marrin pjesë edhe krijues të fushave të ndryshme artistike e shkencore, në mënyrë të veçantë shkrimtarë, duke luajtur rol përkrahës ndaj një feje si në Kosovë, ashtu edhe në Shqipëri”.[8]

Nuk ka dyshim se respektimi dhe pranimi i feve, etnive dhe kombeve të ndryshme me diversitetet e tyre, është një prej faktorëve të zhvillimit dhe progresit të qytetërimit dhe kulturës në përgjithësi e asaj islame ne veçanti. Në qytetërimin islam, diversiteti racor dhe etnik nuk diskutohet fare, sepse ky qytetërim nuk i përket një etnie të caktuar. Islami është fe e tolerancës dhe e zhvillimit, një fe e cila jo vetëm që mund të drejtojë shoqërinë drejt mirëqenies dhe lumturisë, por e ka për obligim sigurimin e mirëqenies për të dy botët. Duhet thënë edhe kjo se, për një vëzhgues perëndimor, që është shkolluar në frymën e teorisë dhe praktikës së lirisë perëndimore, janë pikërisht mungesa e lirisë – liria e mendjes nga detyrimi dhe indoktrinimi, liria për të shtruar pyetje dhe për t'u shprehur; liria e ekonomisë nga korrupsioni dhe keqdrejtimi; liria e gruas; liria e qytetarëve nga tirania – që përbëjnë bazën e shumë problemeve të botës muslimane. Por rruga drejt demokracisë, siç e tregon qartë edhe përvoja perëndimore, është e gjatë dhe e vështirë, është plot kurthe dhe pengesa.

Nëpër konferenca të kësaj natyre, si kjo e sotmja, ka ndodhur të shtrohet pyetja: Nëse Islami në këto treva është pengesë për lirinë, për demokracinë, për shkencën dhe për zhvillimin ekonomik, atëherë si kundërpërgjigje do të ishte pyetja: Si ka mundësi që shoqëria islame, e cila në të kaluarën ka qenë pioniere në të tëra këto fusha dhe kjo ka ndodhur kur muslimanët ishin shumë më afër në kohë nga burimet dhe frymëzimi i besimit të tyre se sa janë tani? Zhvillimi dhe zgjerimi i shpejtë i Islamit nxiti kthesë vendimtare në tre kontinente: në Azi, Afrikë dhe Evropë, dhe nga themeli lëkundi fuqitë më të mëdha të asaj kohe: Bizantin dhe Persinë dhe shtetet përreth, që nxitën urrejtje të madhe. Dhe, nga ana tjetër, nisur mu nga kjo, shtrojnë pyetjen: E po çfarë i kanë bërë muslimanët Islamit që diçka nuk po funksionon? Dhe në përgjigje ua kanë hedhur fajin disa dijetarëve, doktrinave dhe grupeve konkrete.

Do theksuar se për ata që sot njihen si islamistë të vërtetë-burimorë dhe fundamentalistë, dështimet dhe mangësitë e vendeve moderne islamike thonë se kanë ardhur për shkak se ata kanë përqafuar nocione, ideologji dhe praktika të huaja. E vërteta është se ata u shkëputën nga Islami i vërtetë autokton dhe kështu e humbën madhështinë e dikurshme. Suksesi i Islamit në rrafshin historik, mbi të gjitha, duhet kërkuar në faktin se ai, si arabëve ashtu edhe joarabëve, nuk u është ofruar me metodën reformiste- moderniste, as me metodën konservatoriste, as me metodën shekullariste, e madje. Islami në vend të këtyre metodave të përmendura më sipër, ofron metodën e Muhammedit a. s. me premisa hyjnore, e cila përbëhet prej fjalëve të tij që ka thënë, prej ligjeve që ka miratuar, sjelljes personale dhe rekomandimeve të tij. Kjo metodë nuk pranon asnjë dobësi nga metoda konservatoriste dhe shekullariste, sa kohë që pranon të gjitha pikat pozitive të tyre. Kjo karakteristikë e bën Islamin të jetë shkolla e parë shoqërore e të menduarit, shkolla e parë që njerëzit i konsideron faktorë themelorë dhe fondamentalë të shoqërisë dhe qytetërimit.

Ata që njihen si modernistë apo reformatorë, kanë pikëpamjen e kundërt dhe e shikojnë shkakun e defekteve jo tek braktisja, por tek ruajtja me fanatizëm e mënyrave të vjetra të praktikimit, e sidomos tek qëndrimet e palakueshme tek ulemaja e Islamit. Sipas tyre, ulematë e mëparshëm islamë janë përgjegjës për vazhdimin me këmbëngulje të ligjeve dhe praktikave që mund të ishin të aplikueshme dhe përparimtare një mijë vjet më parë, por tani nuk janë më të tilla.

Praktika e zakonshme e modernistëve duhet të ishte të mos e akuzojnë fenë, dhe sidomos jo Islamin, por ta drejtojnë kritikën tek fanatizmi. Sipas tyre, është fanatizmi dhe sidomos janë autoritetet fanatike fetare, që i kanë zënë frymën lëvizjes shkencore islame, dikur madhështore, dhe përgjithësisht lirisë së mendimit e të fjalës.

Një mënyrë tjetër, pak më e zakonshme e trajtimit të kësaj teme ka qenë ajo e diskutimit të një problemi konkret sidomos tek shekullaristët: vendi i fesë dhe i eksponentëve të saj në rendin e ri politik. Në këtë pikëpamje, gjithnjë sipas tyre, një nga shkaqet kryesore të përparimit të Perëndimit, është ndarja e fesë nga shteti dhe krijimi i një shoqërie civile që funksionon me




ligje shekullare (laike) dhe, ndoshta, kjo është receta më e mirë për momentin dhe e aplikueshme për ballkanasit për të ndërtuar shtete moderne –bashkëkohore e të qëndrueshme.

Duhet kujtuar e jo kurrsesi të harrohen lëvizjet mbizotëruese në shekullin e 20-të që ishin socializmi dhe nacionalizmi. Për fat të mirë, që të dy këto janë diskredituar. I pari nga vetë dështimi i tij si ideologji, dhe i dyti nga suksesi dhe më pas ekspozimi që iu bë si i paefektshëm. Liria e interpretuar në kuptimin e pavarësisë kombëtare, u pa si receta e duhur që do të sillte të gjitha përfitimet e tjera. Edhe kjo nuk doli ashtu, ngase, siç dihet, shumica dërrmuese e muslimanëve sot jetojnë në shtete të pavarura, por kjo nuk ka sjellë as për së afërmi zgjidhjen e problemeve të tyre.

Duhet theksuar në mënyrë të veçantë se, nëse popujt e Ballkanit i lënë mënjanë grindjet dhe viktimizimin, zgjidhin mosmarrëveshjet dhe bashkojnë mendjet, talentet, energjitë dhe burimet në një përpjekje pasuese se me pjesëmarrjen e të gjithëve, ata mund të ndërtojnë shtete moderne bashkëkohore, duke i respektuar diversitetet, mund të ndërtojnë shoqëri multietnike, multifetrare dhe multikulturore dhe Ballkanin ta bëjnë një qendër madhështore të qytetërimit. Sot për sot zgjidhja në masë të madhe, edhe pse jo krejtësisht, është në dorën e tyre.

Dhe, për fund, me plotë bindje dua të theksoj se, edhe ne shqiptarët që jemi faktor shumë i rëndësishëm paqeje, stabiliteti dhe tolerance në Ballkan, ia kemi borxh Islamit që ta ruajmë paqen dhe tolerancën ndërfetare e ndëretnike dhe multikulturën në këto troje, ngase shumica e shqiptarëve janë muslimanë. Nuk duhet harruar se çdoherë dhe çdo kund shumica është ajo që të shumtën e rasteve luan rol në orientimin e botëkuptimit fetar, kulturor, politik dhe social të një populli.

Do theksuar se sot në Shqipëri prej 70-75 % të popullatës i përkasin besimit Islam, ndërsa në Kosovë numri i popullatës së besimit islam është rreth 96 %, me tendencë reale të rritjes së vazhdueshme. Në Kosovë, sipas burimeve amerikane te 15 shtatorit 2006, 95 % e popullsisë numërohej të ishin të besimit islam, mbi 3 për qind të besimit të krishterë, shumica e të cilëve ortodoksë sllavë dhe rreth 1 për qind protestantë.

Më regjistrimin e fundit në Republikën Kosovës, më 21. 09.2012, popullsia ka dalë të jetë 1.735.951 dhe, statistikat tregojnë se :

**Numri i qytetarëve të regjistruar sipas përkatësisë fetare**

Muslimanë 1.660.598 ose 95.7%, Ortodoksë: 25.685 ose 1.5 7%, Katolikë: 38.223 ose 2.2 7%, Të tjerë: 1.120 ose 0.1 7%, Jofetarë: 1.209 ose 0.1 7%, Nuk përgjigjen: 7.077 ose 0.4 7%

**Rezultatet e regjistrimit sipas etniteteve:**

Shqiptarë: 1.614. 127 ose 93 7%, Serbë: 25.718, ose 1.5 7%, Turq 18. 711 ose 1.1 7%, Boshnjakë 27.488 ose 1.6 7%, Romë: 8.712 ose 0.5 7%, Ashkalinj: 15.216 ose 0.9 7%, Egjiptianë: 11.500 ose 0.7 7%, Goranë: 10.211 ose 0.6 7%, Të tjerë: 2.220 ose 0.1 7%

Numri i përgjithshëm i qytetarëve të regjistruar 1.735.951[9]

Kosova mund të ndërtohet si shtet modern, duke u bazuar në vlerat universale civilizuese, po edhe ato euroatlantike, pra lirive të pacenueshme individuale kombëtare dhe fetare, në ruajtjen e traditës, zakoneve dhe vlerave morale, me respektim dhe investim në ruajtje të diversitetit dhe pakicave, të drejtave të njeriut, ekonomisë së lirë të tregut, dhe mbi të gjitha, të mbështetet dhe të ngrihet mbi vlera universale me premisa hyjnore që ka ky popull. Po e përfundoj me një mesazh kuranor ku thuhet. (Shih:El Huxhurat, 6)

(1) http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=1,16 Gusht 2009. (2) Ibid. (3) http://www.islamgjakova.net/artikulli.php?id=1407-marreqasje më 22.08.2014. (4) Robert Elsie, vep. e cit. f. 66-67. (50 Hasan Kaleshi, Das türkische Vordringen auf dem Balkan… në: Suedeuropa unter Halbmond, Mynih, 1975, f. 125-138; Jahja Drançolli, Arbëria dhe epoka e Skënderbeut, te Zëri–javore për kulturë- Kultura, 10 dhjetor 2005, f. 31. (6) Dr. Muhamet Pirraku, shkëputur nga kumtesa që u lexua në Simpoziumin "Kur'ani tek shqiptarët", Prishtinë, më 27 dhjetor 2005. (7) Nga Wikipedia, Enciklopedia e Lirë. (8) Rexhep Qosja, Identiteti kombëtar dhe vetëdija fetare, "Forumi Shqiptar",10 Shkurt 2006. (9) Regjistrimi i popullatës në Republikën Kosovës, më 21. 09.2012.

Sedat Islami



# Çfarë të ligjëroj në hytben e xhumasë?

Një hytbe e mirë padyshim është art dhe për ta bërë hytben në të tillë, duhet një parapërgatitje psikike për të (motivimi shpirtëror) dhe pastaj përgatitja konkrete.

Hytbja e xhumasë ka një rëndësi të veçantë në Thirrjen Islame. Ajo është një mjet i saj tradicional dhe bashkëkohor. Për shkak të lidhjes me namazin e xhumasë, ku bëhet takimi javor i muslimanëve, ajo vazhdon t'i mbijetojë çdo kohe dhe çfarëdo zhvillimi. Madje, për shkak të karakteristikave që disponon (është pjesë e një obligimi – farzi javor që muslimanët e kryejnë në kolektiv –namazi i xhumasë, është, si pjesë e adhurimit, e obliguar të dëgjohet duke qenë i pastër- me abdes dhe me përkushtim –nuk lejohet të flitet gjatë kohës sa zhvillohet ajo), ajo vazhdon të ngelë si mjeti më efikas në përçimin e mesazhit islam tek besimtarët.

Pikërisht ky element i saj ka bërë që jomuslimanët ta radhisin hytben si sfidë të pakapërcyeshme për ta.[1] E kjo, në një farë forme, na detyron që hytbes, në përgjithësi, t'i kushtojmë vëmendje dhe rëndësi. "Hutbja nuk është një performancë e thjeshtë, përkundrazi, është punë e vështirë, e cila do kohë dhe mund".[2]

Një hytbe e mirë padyshim është art dhe për ta bërë hytben në të tillë, duhet një parapërgatitje psikike për të (motivimi shpirtëror) dhe pastaj përgatitja konkrete. Hapi i parë që duhet ndërmarrë në këtë drejtim, është caktimi i temës dhe kjo ndonjëherë paraqet problem për ligjëruesin. Ndoshta edhe për shkak të ligjërimit të përjavshëm dhe trajtimit të shumë temave, ligjëruesi ndonjëherë sikur bie në dilemë se çfarë të ligjërojë. Është gjendje që përshkon pothuajse të gjithë ligjëruesit e rregullt, por jo të gjithë kanë metodën e njëjtë dhe të duhur të zgjidhjes së problemit. Një metodë e gabuar (e pse është e gabuar dhe si duhet të jetë ajo, do ta shpjegoj në vijim) është edhe ajo e kërkimit të propozimeve nga rrethi i gjerë i xhematit, qoftë nëpërmjet rrjeteve sociale, qoftë nëpërmjet formave ose metodave të tjera (e-mailet, emailet nga ueb faqja, sms-të telefonike, etj.).

Që të jemi korrektë, nuk ka gjë të keqe të konsultohesh për hytben me një ose disa persona nga audienca, por kjo bëhet për vlerësimin e hytbes, shikimin në mënyrën e përgatitjes dhe ligjërimit të saj, ndërsa që propozimet e xhematit të përcaktojnë agjendën e ligjërimit, kjo, jo vetëm që është gabim, porse ka dhe pasoja. Në të vërtetë, çështja është relative. Ajo që bart pasoja është mbështetja e pakontrolluar, po nuk duhet mbyllur sytë para të gjitha propozimeve. Të shohim një herë se çfarë pasojash bart mbështetja e tërësishme në propozimet e jashtme për hytbe, e më pastaj do të flasim se si trajtohen propozimet dhe disa kritere të rëndësishme të përcaktimit të temës së hytbes, që njëherësh paraqesin edhe konkluzën e temës.

### 1. Pasojat e mbështetjes së pakontrolluar në propozimet për hytbe

Pasojat e neglizhimit të përgatitjes së duhur për ligjërim i vuan Imami, sikurse i vuan edhe xhemati. Në vazhdim këtë do të mundohemi ta shpjegojmë me pak fjalë.

1) Paraqet mungesën e dijes, formimit dhe vizionit të Imamit, i cili nuk ka mundësi të vërejë tek xhemati i tij se cili aspekt fetar ka çaluar për ta trajtuar atë. Është thënë shumë herë nga ekspertë të Thirrjes se Imami (thirrësi) i ngjan një mjeku, i cili diagnostikon sëmundjen, dhe jo vetëm kaq, por edhe nivelin e saj, pra e di saktë se çfarë i duhet xhematit në tërësi dhe individëve me të cilët diskuton, veç e veç. Imagjinoni sa keq do të dilte sikur mjeku t'u kërkonte pacientëve që ta zbulojnë sëmundjen e tyre. Ndoshta do t'i përgjigjeshin me sarkazëm dhe ironi: "Po sikur ta dinim se ç'kemi, nuk do të vinim tek ti fare!"

Mungesa e përkushtimit të Imamit ndaj hytbes së xhumasë, cilësohet si nënçmim dhe përbuzje ndaj xhematit. Ligjëruesi duhet të ketë në hatër nivelin intelektual të atyre që prezantojnë në ligjërimet e tij.[3] Përzgjedhja e temës duhet të jetë produkt i një analize të gjendjes shpirtërore dhe shoqërore të xhematit, ose të prekë vendin ku lëndon xhemati dhe të udhëzojë për shërimin konkret. E kundërta është pikërisht çfarë ndodh kur anashkalohet përzgjedhja e duhur ose trajtohen tema kuturu.[4]



2) Vë në pikëpyetje personalitetin e Imamit, të cilin mund ta refuzojnë xhemati, për shkak të kësaj modestie, që mund të reflektojë si imazh dobësie e jo modestie. Paraqet mungesën e shkathtësive dhe zotësive në ligjërim. Hytbja nuk nënkupton patjetër të flasësh vetëm për një temë të caktuar. Ka hapësirë të gjerë dhe mund të trajtohen tema nga fusha të ndryshme. Bile kjo ka ndikim të madh, pasi lehtëson punën e ligjëruesit, në njërën anë, si dhe largon monotoninë nga xhemati, në anën tjetër.[5]

3) Paraqet të qenët e Imamit jashtë rrjedhave të kohës, pasi o sot o kurrë ka çfarë të ligjërohet, sidomos kur të kihen parasysh rrjedhat e paqëndrueshme të kohës, ndryshimet e mëdha shoqërore, sfidat dhe sprovat e shumta, bile një thirrës, duke mbajtur parasysh këto, do të thoshte që, edhe po të ligjërosh çdo ditë, do të gjesh mjaft gjëra për t'i diskutuar.

4) Çekuilibron kërkesat e vërteta të xhematit, sepse propozimet e bëra të shumtën e rasteve pasqyrojnë nevojat individuale dhe jo kolektive të xhematit. Mund të trajtojë një temë, e cila mund të jetë edhe e mirë dhe e rëndësishme, por jo më me rëndësi dhe prioritet se temat e tjera.[6]

### 2. Trajtimi i duhur i propozimeve

Propozimet mund të jenë një ndihmesë e madhe në rast se dihet mënyra e përfitimit prej tyre. Në vazhdim po japim dy mënyra të dobishme të përfitimit nga propozimet e jashtme:

1) Nëse mbledhja e propozimeve do të bëhej me qëllim të klasifikimit të tyre dhe të renditjes në bazë të rëndësisë dhe prioritetit, atëherë kjo nuk do të ishte e keqe. Propozimet do të kërkoheshin për intervale të gjata kohore dhe jo për xhumanë e ardhshme. Një hap të këtillë ka marrë Këshilli i Përgjithshëm i Çështjeve Islame dhe Vakëfeve në EBA, i cili në faqen zyrtare të tij në internet[7], në rubrikën e hytbeve, ka rezervuar një hapësirë për propozimet e hytbeve, po ka vënë këto kushte:

- Titulli i temës të jetë i qartë dhe i shkurtër.
- Të përcaktohet koha – data kur mund të mbahet tema. Propozimi nuk duhet të përfshijë periudhën më herët se dy muaj, pasi Komisioni duhet të ketë kohën e mjaftueshme në dispozicion për të studiuar propozimin.
- Të jepet arsyeja pse është përzgjedhur kjo temë dhe pse është e rëndësishme të mbahet.
- Të shkruhen pikat kryesore të temës.

Nga këto kushte që u janë vënë propozimeve, shihet se bëhet fjalë për propozime serioze.

2) Konsultimi të jetë në rrethe më të ngushta. Më së miri do të ishte që kjo të bëhej në forume të veçanta për hoxhallarë, për shkak se propozimet dhe diskutimet përkatëse do të kishin ngjyrë profesionale.

### 3. Përsëritja e temave si kriter i përcaktimit të temës së hytbes

Imami ose ligjëruesi nuk duhet ta ndiejë veten nën presion se çdoherë duhet të trajtojë diçka të re, që xhemati nuk e kanë dëgjuar më parë. Nuk ka asgjë të keqe që të përsëriten disa tema, dhe këtu, do të doja që këtë çështje ta shtjelloj në pikat kryesore:

1) Përsëritja e temave që janë themelore në fe, si: besimi, domethëniet, botëkuptimet, kushtet, reflektimet dhe detyrimet që rrjedhin prej tij, janë tema që duhen ripërsëritur për shkak të rëndësisë së tyre. Në këtë kuadër do të trajtoheshin edhe temat që flasin për gjërat që rrezikojnë besimin, format si manifestohen ato, mënyrat si të mbrohemi prej tyre, etj.. Janë këto gjëra që Imami qëllimshëm, nga koha në kohë, duhet t'ua përsërisë xhematit, veçanërisht nëse vëren se, për shkak të ndonjë ceremonie, manifestimi, date a shënimi, bëhen veprime që kanë sfond dhe përmbajtje të gjërave që rrezikojnë besimin.

2) Përkujtimi i gjërave që imponohen si nevojë e rrjedhave dhe zhvillimeve, p.sh., mund të përsëriten temat që flasin për dukuri negative të caktuara, që shfaqen kohë pas kohe, si: vrasja, vjedhja, lakuriqësia, etj.. Në këtë kontekst, pra të përkujtimit të gjërave, është edhe të folurit për solidaritetin në rast fatkeqësish, ndihmën reciproke me të tjerët etj..

3) Përsëritja e temave që lidhen me ditë dhe muaj të caktuar,[8] si: temat për Ramazanin, S. Fitrin, Haxhin, Kurbanin etj..

4) Përsëritja e temave që lidhen me obligime të caktuara të besimtarëve, si p.sh., ligjëratat për Zekatin, dispozitën, pasuria për të cilën jepet ai, sasia që duhet dhënë, kujt duhet t'i jepet e çështje të tjera që kanë të bëjnë me natyrën juridike të këtij obligimi.

5) Përsëritja e temës po nga këndvështrime tjera. Ta zëmë, nëse është folur për rregullat fetare të namazit, zekatit, agjërimit, haxhit, dhe Imami ka frikë se xhemati mund të ndiejë monotoni prej ripërsëritjes së tyre, atëherë le të flasë për rëndësinë dhe efektet shpirtërore, edukative dhe sociale të këtyre adhurimeve.

Si përfundim, për përmbyllje, do të mund të rikonfirmonim rëndësinë që ka hytbja dhe përgjegjësinë që ka Imami për përgatitjen dhe ligjërimin e saj. Hytbja duhet të jetë rezultat i dijeve dhe njohurive të Imamit, në njërën anë, si dhe i vëzhgimit të rrjedhave dhe zhvillimeve përreth, në anën tjetër. Vetëm kështu do t'i kthehet nami hytbes dhe do t'i mundësohet ushtrimi i rolit edukativ në shoqëri

(1) Taha, Sabir Ahmed. (2001) Ed-Davetu ila Allahi Teala fi dav'i-l-Kitabi ve-s-Sunneh. 2ed. Kajro: El-Menar lit tibaatil haditheh. f. 189. (2) El Mehdeli, Es-Sejjid Muhammed Akil ibn Alijj. (1997) El-Hatabetu ve mekanetuha fi ed-daveti el-islamijjeh. Kajro: Darul hadith. f. 120. (3) El-Axhemij, Salim. (2011) Vesaja lil Hatib. Kajro: Darul furkan. f. 21. (4) Taha. (2001) Ed-Davetu ila Allahi Teala fi dav'i-l-Kitabi ve-s-Sunneh. f. 190. (5) El Axhemij. (2011) Vesaja lil Hatib. f. 26. (6) El-Mehdeli. (1997) El-Hatabetu ve mekanetuha fi ed-daveti el-islamijjeh. f. 122. (8) http://www.awqaf.gov.ae/SuggestTopic.aspx?t=Khutba akses më 19 tetor 2014. (9) Mahfudh, Ali. (1984) Fennu-l-hatabeh. Egjipt: Darul I'tisam. f. 110.




**Mr. sc. Samir B. Ahmeti**

# 55. UGANDA

**Të dhëna statistikore:**[1]

* Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Uganda.
* Emri zyrtar: Republika e Ugandës.
* Sistemi i qeverisjes: Republikë.
* Sipërfaqja: 241,038 km$^2$.
* Numri i banorëve: 35.873.253 (2012).
* Dendësia: 137.1 (banorë në 1 km$^2$).
* Feja: Muslimanë 12.1% (6, 16, 30%), (shumica dërrmuese e tyre janë sunitë), katolikë 41.9%, protestantë 42%, të pafe 0.9% dhe të tjerë 3.1%.
* Kryeqyteti: Kampala (llogaritet edhe qyteti më i madh në vend).
* Qytete të tjera: Kira, Gulu, Lira, Mbale, Nansana, Jinja, Mbarara, Entebbe, Kasese, Masaka, Soroti etj.
* Grupet etnike: Baganda 17.3%, Banvankole 9.8%, Basoqa 8.6%, Bakiga 7.0%, Iteso 6.6%, Langi 6.2%, Acholi 4.8%, Bagisu 4.7%, Lugbara 4.3% dhe të tjerë 30.7%. (sipas vlerësimeve të vitit 2002).
* Gjuhët kryesore: Angleze (gjuhë zyrtare), Ghanda, Luganda, Nilo-Saharan, Svahili dhe Arabe.
* Njësia monetare: Shiling Ugandez (1.00 UGX = 0.00029 EUR).
* Data e pavarësisë: më 9 tetor 1962 (nga Britania e Madhe).
* Festë kombëtare: 9 Tetor (Dita e Pavarësisë së vendit).




### Pozita gjeografike

Republika e Ugandës, si një ndër shtetet afrikane, shtrihet në pjesën lindore-qendrore të kontinentit të Afrikës, përkatësisht në mes të pesë shteteve fqinje dhe pa dalje në det. Uganda nga veriu kufizohet me Sudanin Jugor me një gjatësi prej 435 km, nga perëndimi me Republikën Demokratike të Kongos në një gjatësi deri në 765 km, nga jugu me Ruandën me një gjatësi prej 169 km dhe me Tanzaninë në një gjatësi deri në 396 km, si dhe nga lindja me Kenian me një gjatësi deri në 933 km. Ndërkaq, pjesa jugore e vendit përfshin një pjesë të madhe të brigjeve të liqenit Viktoria, i cili është i ndarë edhe me Kenian dhe Tanzaninë.[2] Republika e Ugandës bën pjesë në rangun e klimës tropikale, mirëpo vapën e madhe të vendit e zbut lartësia e madhe mbi nivelin e detit që ka vendi, dhe liqenet e mëdha aty. Rajonet perëndimore të vendit u shtrohen erërave tropikale të ajrit, që vijnë nga lumi Kongo. Pra, përgjithësisht, klima në vend është e butë, me ndryshim të vogël nëpër male. Temperaturat mesatare përgjatë janarit, si muaji më i nxehtë i vitit, arrijnë 17 deri në 24 gradë Celsius, kurse përgjatë korrikut, si muaji më i ftohtë i vitit, temperaturat mesatare arrijnë 16 deri në 21 gradë celsius. Ndërsa, në malet Rovenzora të vendit me lartësi deri në 2000 metra, temperaturat bien nën zero, dhe në ato malesh e më tutje, bie edhe borë[3]

**Kampala**: Si kryeqyteti i Republikës së Ugandës dhe qyteti më i madh i vendit, ndodhet në jug të vendit, përkatësisht pranë lumit Viktoria. Përgjatë historisë së hershme të qytetit, hasim interesimin e të tjerëve për kryeqytetin Kampala, si një vend i preferuar për peshkim, ngase qyteti ishte në një zonë ujëvarash dhe tokë me lagështi, duke e bërë atë një regjion me shumë specie të gjahut, përkatësisht shtazësh të egra të vendit, prej të cilave më së shumti veçohet lopa e egër. Megjithatë, Kampala si kryeqyteti i Republikës së Ugandës, në kohët e fundit ka marrë kahjen e një qyteti të zhvilluar, edhe pse me hapa të ngadalshëm. Më 2001 është bërë zgjerimi i kufijve të qytetit, për të përfshirë zona dhe periferi që e rrethojnë kryeqytetin. Përgjithësisht, Kampala llogaritet edhe si një qytet industrial, njihet për prodhimet e tij petrokimike, të tekstilit, rrobave popullore, artizanatesh, prodhimesh tradicionale dhe për miniera të bakrit. Po ashtu qyteti është i njohur edhe si zonë e rëndësishme bujqësore, ku prodhohen farërat, pambuku, çaji, kallami i sheqerit, kikiriku dhe prodhime druri nga pyjet tropikale të qytetit. Tani numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht deri në 1.659.600 banorë.[4]

### Përhapja e fesë islame në Ugandë

Sipas vlerësimeve të historianëve, konstatohet se Feja Islame në Uganda ka arritur përmes rrugëve të tregtarëve muslimanë, të cilët vinin nga qendrat islame të Afrikës Lindore. Qendrat tregtare, nga të cilat depërtonte Feja Islame drejt rajoneve të Ugandës, kryesisht ishin keniane, si p.sh. këto qytete: Mombasa, Malindi dhe Lamu - të tri këto qytete të Kenias së sotme -. Kurse, koha e shtrirjes së Fesë Islame nëpër rajonet e Ugandës së sotme ishte përgjatë gjysmës së parë të shekullit XIII hixhri -lunar- (në fund të shekullit XVIII dhe në fillim të shekullit XIX-të miladi -gregorian-). Gjithashtu, rreth përhapjes së Fesë Islame në zonat e Ugandës, kanë merita edhe ushtarët egjiptianë, të cilët i kishte dërguar Ismail pasha (mbreti i Egjiptit, që sundoi në periudhën prej 18 janar 1863 deri më 26 qershor 1879, e që ishte nipi i Mehmet Ali pashës,) për të zbuluar rajone të sipërme të lumit Nil dhe të burimeve të tij. Ushtarët e sipërpërmendur, gjatë asaj fushate, kishin arritur të kontaktonin edhe me popullatën e këtyre zonave dhe t›u ofronin atyre Islamin. Mandej, kur Uganda iu nënshtrua sundimit anglez, grupe muslimanësh nga India migruan në Ugandë, ku filluan të punonin në ara të pambukut, të kallamit të sheqerit dhe në shtrirjen e hekurudhës nëpër zonat përkatëse të vendit. Pra, ata muslimanë emigrantë luajtën një rol të rëndësishëm në paraqitjen dhe përhapjen e Islamit tek popullata e këtyre rajoneve.[5] Tani, vendbanimet e muslimanëve në Uganda shtrihen në zona të ndryshme të vendit, pa ndonjë përqendrim banimi vetëm në një zonë. Përveç kryeqytetit të vendit, ku muslimanët vendës marrin pjesë me një numër të madh dhe kanë një prani të konsiderueshme aty, ata i gjejmë edhe



nëpër zona të tjera të vendit, si në Bugunda dhe në rajone të tjera lindore dhe veriore të vendit.[6]

**Historia e Ugandës**

Emigrantët e ardhur nga juglindja e Sudanit në shekullin XVI në zonat e Ugandës së sotme, kishin themeluar mbretërinë Bunyoro. Ndërsa në shekullin XVII në rajonet e Ugandës u themelua mbretëria tjetër, me emrin Buganda, e cila, aty u bë një mbretëri e fuqishme. Kurse vetëm nga fundi i shekullit XVIII dhe në fillim të shekullit XIX tregtarët muslimanë arritën në Ugandë dhe, sipas mundësive që posedonin, predikonin Islamin. Pastaj, në Ugandë erdhën edhe grupet e para të lundërtarëve dhe eksploratorëve evropianë e të misionarëve të krishterë.[7] Mandej, në vitin 1894, Britania e Madhe ngriti Protektoratin e Ugandës dhe Ugandës i dha autonomi të pjesshme, duke e lënë atë nën mbikëqyrjen e udhëheqësit të saj Kabaka, si dhe nënshtroi çdo rezistencë që u paraqit kundër sundimit dhe ndikimit të saj. Ndërkaq, në vitin 1904 bujqitë Ugandës në vendin e tyre sollën kultivimin e pambukut, që ishte i panjohur deri atëherë.[8] Pas një periudhe të gjatë kohore, përkatësisht në vitin 1958 Uganda fitoi autonomi të brendshme, kurse në vitin 1962 Uganda fitoi pavarësinë e vendit nga Britania e Madhe, kur Milton Obote mori kryeministrinë e vendit. Një vit më pas, respektivisht më 1963, Uganda u shpall Republikë Federale, me në krye mbretin e Bugandës - Mutesa II, gjersa Mobutu mori kryeministrinë e vendit.[9]

**Gjendja ekonomike**

Republika e Ugandës është një vend bujqësor, kurse zhvillimi i saj ekonomik është i dobët. Prodhimi bujqësor i vendit ofron 50% nga prodhimi i përgjithshëm i vitit, kurse prodhimi industrial nuk ofron më shumë se 14%, e ai i transportit dhe i telekomunikacionit ofron vetëm 6%. Ndërsa,pjesa tjetër e të ardhurave të vendit vijnë nga shërbime të tjera dhe burime të ndryshme. Kolonializimi i vendit ka ndikuar në bllokimin e zhvillimit të sektorit industrial dhe përkufizimin e zhvillimit të bujqësisë në Republikën e Ugandës. Tregtia është vënë nën mbikëqyrjen e shtetit, prandaj shteti, duke kryer aktivitete tregtare me jashtë, bën edhe kontrollimin e eksportit të mallrave vendore. Prej mallrave më të rëndësishme që eksporton shteti, janë: kafeja, pambuku, çaji dhe duhani. Kafeja në Ugandë është e njohur qysh nga kohët e lashta, saqë ofrimi i kokrrave të kafesë për mysafirët është ende traditë e njohur tek banorët vendas. Edhe pse vendasit nga disa lloje të kafesë lokale prodhojnë një lloj pije, megjithatë konsumi i kafesë në Ugandë si prodhim vendor, nuk është i madh, prandaj shumica e prodhimit të saj eksportohet jashtë shtetit. Pra, kafeja në Ugandë llogaritet prej produkteve më të rëndësishme bujqësore të vendit. Ndërkaq, mbjellja e pambukut dhe kultivimi i tij në Ugandë ka filluar që nga fillimi i shekullit XX dhe pambuku llogaritet prej produkteve më të rëndësishme të eksportit për vendin. Shteti organizon blerjen e pambukut nga kultivuesit vendas dhe më pas e eksporton jashtë. Në Ugandë kultivohet edhe çaj dhe klima e vendit favorizon kultivimin e kallamit të sheqerit, i cili gëzon cilësi të lartë vlerësuese. Në fushën e industrisë në Ugandë ka rezerva të mëdha mineralesh, disa prej të cilave janë të përmendura: bakër, kobalt, hekur, sulfur, fosfat kalciumi, zink, titan, ar, etj.[10]

(1) Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 118, 119. Logos-a, 2009, Shkup. Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 247. Dasara, 2007, Tiranë. Muhammed Atris; Muxhem Buldanil Alemi, f. 221. Mektebetul Adabi, 2007, Kajro. www.wikipedia.org. (Qasja më datën: 25.10.2014). www.xe.com. (Qasja më 25.10.2014).(2) Muhammed Atris; f. 220. www.moqatel.com. (Qasja më 25.10.2014). www.wikipedia.org. (Qasja më 25.10.2014). (3) www.marefa.org. (Qasja më 25.10.2014). (4) Amine Ebu Haxher; Mevsuatul Mudunil Islamijeti, f.. 125. Botimi i II-të. Daru Usame, 2010. Amman, Jordani. www.ar.wikipedia.org. (Qasja më 25.10.2014).(5) Dr. Muhammed Mahmud Es-sirjani; El Vexhiz fi gjugrafijjetul Alem El Islami, f. 289. Daru Alemil Kutubi,1997, Rijad. (6) Dr. Muhammed Mahmud Es-sirjani; f. 289. (7) Muhammed Atris; f. 221.(8) Po aty, f. 221. (9) - Po aty, f. 221.(10) www.marefa.org. (Qasja më 26.10.2014).



# Intervistë me Dr. Sung Kyung Kun

### profesor i historisë dhe qytetërimit Islam në Universitetit "Sushvan" të Koresë

Dr. Sung Kyung Kun, alias "Hamza", profesor i Historisë dhe i Qytetërimit Islam në Universitetit "Sushvan" të Koresë, theksoi se pozicioni jo i mirë i institucioneve arsimore islame konsiderohet prej sfidave më të rëndësishme, me të cilat ballafaqohen muslimanët e Koresë. Në shkollat publike nuk ka mësim fetar, prandaj, në një formë, shtetet arabe dhe islame duhet ta bindin qeverinë në Seul për ta futur mësimin fetar në kuadër të kurrikulës së shkollave publike, ose të investojnë në ndërtimin e të paktën një medreseje, ku do të mësohej feja Islame.

Pozicioni i thirrjes islame në Korenë Jugore është mjaft i vështirë dhe i ndërlikuar; kjo si rezultat i mosekzistimit të thirrësve, imamëve dhe mendimtarëve të kualifikuar, të cilët do të bartnin përgjegjësinë e përhapjes së mësimeve fetare, ku në të njëjtën kohë, fetë e tjera kanë në dispozicion të gjitha mundësitë e përhapjes së mësimeve të tyre, siç janë Konfuçionizmi, Krishterimi dhe Budizmi, gjë që ndikon në funksionalizimin e rolit të tyre në shoqërinë koreane.

Ai pranoi rritjen e rrezikut nga krishterizimi i vendit dhe shndërrimi i tij në një rrezik të pashmangshëm, deri në atë masë, saqë kryetari i mëparshëm i vendit ishte protestant, dhe kjo, sipas tij, ndikon negativisht në përhapjen e mësimeve Islame, ose përmes konvertimit të tyre në të krishterë ose përmes pengimit të disa budistëve që ta pranojnë Islamin si fe, kjo vërehet veçanërisht në faktin se numri i atyre që pranojnë Islamin gjatë një viti ka rënë prej 1000 persona në vit, sa ishte më herët, në 250 persona, dhe kjo tregon për dobësimin e përpjekjeve të thirrësve muslimanë atje.

Dr. Hamza theksoi po ashtu se e ardhmja e muslimanëve atje ka premisa pozitive; sepse thirrja Islame është duke përparuar dhe duke u gjallëruar e numri i muslimanëve është duke u rritur, mirëpo ky përparim ka nevojë për themelimin e disa institucioneve fetare islame, ndër të parat do të ishin medresetë e më pastaj një qendër Islame, e cila do të organizonte ligjërata dhe konferenca për mësimin e parimeve islame dhe të gjuhës arabe.

Profesori i Historisë dhe Qytetërimit Islam pranë Universitetit "Sushvan" gjatë intervistës së tij, theksoi disa çështje të cilat do t'i paraqesim në vijim:

*1. Burimet janë të shumta rreth mënyrës së depërtimit të Islamit në Kore. Se cilat janë fillet e para reale të krijimit të komunitetit musliman, shpresojmë të na sqarosh të vërtetën rreth kësaj çështjeje?*

Dr. Sung Kyung: Feja Islame ka arritur apo ka depërtuar në Gadishullin Korean përmes katër etapave. Etapa e parë ishte përmes bashkëpunimit tregtar mes arabëve muslimanë, të cilët vinin nga Kina, dhe banorëve lokalë gjatë epokës së mbretit Mang – 1047 e.s., kur me dhjetëra tregtarë muslimanë merrnin pjesë në festivalet e vjetra koreane, si p.sh: Festa e të korrave, e më pastaj shumë koreanë I vizitonin ata në vendet e tyre; gjë që ndikoi në pajisjen e tyre me njohuritë rreth fesë së pastër Islame dhe pranimin e saj nga një pjesë e tyre. Pas një periudhe prej 30 vjetësh të ekzistimit të lidhjeve të forta në mes muslimanëve dhe koreanëve, pasoi periudha e izolimit, kur udhëheqësit koreanë – atë kohë – u orvatën ta çrrënjosnin Islamin nga Gadishulli Korean, pikërisht me shfaqjen e mbretërisë "Li" në vitin 1392 e.s., e cila kishte shpallur zyrtarisht si fe zyrtare të shtetit Konfuçionizmin dhe kishte ndaluar hyrjen e muslimanëve kinezë në mbretëri.

#### Përqafimi i Islamit

*2. Kjo ishte sa i përket etapës së parë dhe asaj pasuese të izolimit të depërtimit të islamit. Ç'mund të na thuash për etapën e tretë?*

Dr. Sung Kyung: Ndërkaq, etapa e tretë ka ardhur nga fillimi i shekullit të kaluar dhe pas okupimit të gadishullit nga ana e Japonisë, kur më shumë se një milion koreanë kishin ikur në "Menshur Ja"-në fqinje, e cila përfshinte një komunitet muslimanë me një numër më të madh se 200.000. Kjo përzierje e koreanëve me muslimanët atje u kishte ndihmuar në pranimin e Islamit përmes thirrësve muslimanë. Këtë etapë e pasoi etapa e katërt dhe më e rëndësishmja, gjatë mesit të shekullit të kaluar, kur Kombet e Bashkuara kishin dërguar forca për ruajtjen e paqes pas ndezjes së luftës koreane, forcat turke ishin në ballë të atyre që ishin pjesëmarrëse në këto forca me një numër më të madh se 4500 trupash dhe, kur njerëzit mësuan për ardhjen e




forcave turke, filluan t'i vizitonin në kampet ushtarake e të mësonin parimet e fesë Islame përmes imamëve që ishin shoqërues të atyre forcave, dhe kështu të dy palët u akorduan që t'i falnin namazet në xhaminë e përkohshme të trupave ushtarake turke, dhe, me kalimin e kohës, ajo xhami u shndërrua në njërën nga monumentet e shfaqura historike për muslimanët në Kore.

*3. Si vazhdoi marshi i thirrjes Islame pas rolit të veçantë që patën forcat turke?*

Dr. Sung Kyung: Roli i forcave turke nuk ishte i kufizuar vetëm në mësimin e parimeve Islame, ata kishin rol të rëndësishëm edhe në thirrjen Islame me miratimin e Ministrit korean të Arsimit, gjë që ndikoi pozitivisht në pranimin e një numri të madh koreanësh të fesë islame dhe si rezultat më 1957 në Kore u themelua një organizatë nën udhëheqjen e haxhi Omer Kjukim-it, gjithashtu u themelua edhe Shoqata e Unionit të Muslimanëve të Koresë. Pas këtyre zhvillimeve u shtua edhe më përkujdesja e shteteve islame ndaj pozitës së muslimanëve në Kore.

*4. Cilat janë çështjet më të theksuara të përkujdesjes së Botës Islame ndaj pozitës së muslimanëve të Koresë Jugore përgjatë kësaj periudhe?*

Dr. Sung Kyung: Si pikë më e theksuar rreth kësaj çështje mund të themi se është vizita e një delegacioni parlamentar të Malajzisë në Kore dhe njohja e tyre me problemet e muslimanëve koreanë. Ky delegacion arriti të merrte me vete 11 studentë për të studiuar në Malajzi. Kjo u pasua edhe nganjë përkujdesje më e madhe; për se Qeveria koreane shpalli një njoftim përmes të cilit kishte dhuruar një pjesë trualli për themelimin e një qendre Islame në kryeqytetin Seul. Ky projekt u realizua pas ndihmës materiale të vendeve islame, për se ndihma financiare e Botës Islame kishte arritur shumën prej 400.000 dollarësh. Kjo qendër ka kontribuar në organizimin e kurseve për mësimin e gjuhës arabe dhe të parimeve Islame, gjë që ka ndikuar pozitivisht në pranimin e fesë Islame nga ana e koreanëve.

*5. Është e një rëndësie të veçantë të na shpjegosh rreth natyrës së ekzistimit të Islamit në Kore dhe sfidave më të theksuara me të cilat ballafaqohen muslimanët në këtë vend?*

Dr. Sung Kyung: Numri i muslimanëve në Kore është afërsisht 100.000. Gjysma e tyre përbëhet prej banorëve rezidentë të Koresë e gjysma tjetër prej emigrantësh arabë dhe muslimanësh, të cilët punojnë në Kore. Muslimanët janë të shpërndarë në shumë qytete, më së shumti ka në kryeqytetin, Seul pastaj në Busan, Kungu, Gingo dhe Tshun. Në këtë kontekst muslimanët koreanë nuk ballafaqohen me asnjë pengesë nga ana e Qeverisë së Koresë; ajo nuk ndërhyn në ritet e tyre e as në aktivitetet e tyre, përkundrazi ka kontribuar dhe i ka ndihmuar në themelimin e qendrave islame dhe nuk ka refuzuar asnjë kërkesë të ligjshme të tyre.

### Sfidat e myslimanëve korean

*6. Mirëpo, si duket, ekzistojnë disa sfida me të cilat ballafaqohen muslimanët, siç është çështja e medreseve dhe e mësimit fetar në shkollat publike?*

Dr. Sung Kyung: Realisht, ekzistojnë sfida me të cilat ballafaqohet komuniteti musliman në Kore, veçanërisht ato që kanë të bëjnë me pozitën jo të mirë të institucioneve arsimore Islame. Në shkollat publike nuk ekziston mësimi fetar, prandaj, në një formë, shtetet arabe dhe islame duhet ta bindin qeverinë në Seul për ta futur mësimin fetar në kuadër të kurrikuës së shkollave publike, ose të investojnë në ndërtimin e të paktën një medreseje, për shkak se duhet të kemi parasysh që mundësitë materiale luajnë një rol të rëndësishëm në themelimin e institucioneve, medreseve, xhamive dhe qendrave Islame si dhe për funksionalizimin e tyre, sepse pa aktivitetin e këtyre institucioneve, feja Islame nuk ka të ardhme në këtë vend.

*7. Meqë atje ekzistojnë probleme me të cilat ballafaqohen këto institucione të rëndësishme, atëherë cili është pozicioni i thirrësve dhe i përgjegjësve të këtyre institucioneve?*

Dr. Sung Kyung: Pozicioni i thirrjes Islame në Korenë Jugore është mjaft i vështirë dhe i ndërlikuar; kjo si rezultat i mosekzistimit të thirrësve, imamëve dhe mendimtarëve të kualifikuar, të cilët do ta bartnin përgjegjësinë e përhapjes së mësimeve fetare, sa kohë që fetë e tjera, siç janë Konfuçionizmi, Krishterizmi dhe Budizmi, kanë në dispozicion të gjitha mundësitë e përhapjes së mësimeve të tyre. Kjo gjendje përbën një sfidë për muslimanët që të funksionalizojnë rolin e tyre në thirrje, në mënyrë që të dëgjohet zëri i tyre në shoqërinë koreane në një formë që ndoshta do t'u shërbente interesave të shteteve Islame, në veçanti kur të kihet parasysh fakti se numri i muslimanëve është

në rritje e sipër. Gjithashtu si problem konsiderohet edhe mungesa e literaturës dhe përkthimeve në gjuhën koreane, ndonëse në disa raste ekziston, por është e mbushur me gabime, gjë që e shfrytëzojnë dashakeqësit e fesë Islame për interesa të tyre, prandaj mendoj se edhe kjo përbën një sfidë përpara përkthyesve, në mënyrë që ta përkthejnë Kuranin po dhe një pjesë të literaturës bazë në gjuhën koreane.

*8. Cili është niveli i vetëdijes fetare te muslimanët e Koresë së Jugut? A jeni ju të kënaqur me këtë nivel?*

Dr. Sung Kyung: Në përgjithësi gjendja është e kënaqshme, mirëpo ekzistojnë disa probleme, në krye të këtyre është mosrespektimi nga mijëra muslimanë koreanë i mësimeve të mësimeve të fesë Islame; prej tyre ka që nuk e falin namazin në formë të rregullt, pastaj që nuk e falin namazin me xhematë dhe ka që vijnë në xhami vetëm ditën e xhuma, pastaj një numër mjaft i madh është që nuk braktisin pirjen e alkoolit, duke e ditur se ai është haram. Më pastaj si problem i ndërlikuar është edhe çështja e martesës së shumë muslimanëve me femra jomuslimane dhe kjo detyrimisht hap probleme rreth çështjes së edukimit të fëmijëve dhe, gjithashtu, me gjithë numrin e madh të muslimanëve, ne ende nuk kemi varreza të veçanta për muslimanët.

**Ekonomia e komunitetit musliman**

*9. S'ka dyshim, po a mendoni edhe ju se gjendja ekonomike e muslimanëve koreanë konsiderohet prej çështjeve mjaft të rëndësishme dhe ndikuese në fushën e thirrjes?*

Dr. Sung Kyung: Gjendja ekonomike e muslimanëve koreanë është mjaft e mirë, sepse shumica e tyre punojnë në pozita të larta dhe kjo u siguron atyre një pagë të lartë, e cila ju siguron një jetë të rehatshme, bile u mundëson edhe t'u japin ndonjë dhuratë familjarëve të tyre, që kanë paga më të vogla. Gjithashtu jepen ndihma nga disa shtete islame për mbulimin e aktiviteteve fetare, edhe pse niveli i përkrahjes së shteteve Islame për muslimanët koreanë realisht nuk është i kënaqshëm dhe nuk përmbush ambiciet e muslimanëve koreanë.

*10. Cila është hapësira e institucioneve fetare në Kore? Dhe cili është roli që luajnë këto institucione në fushën e thirrjes?*

Dr. Sung Kyung: Siç e thamë edhe më parë, unioni i muslimanëve koreanë ishte hallka e parë e bashkimit të muslimanëve koreanë në kuadër të një entiteti të vetëm, i cili përfshinte shoqata dhe komitete, prej tyre: shoqata e të rinjve muslimanë, unioni i studentëve muslimanë, shoqata e grave muslimane, komiteti i thirrjes dhe thirrësve, komiteti për përhapjen e gjuhës arabe. Ky union kishte rol në vendosjen e themeleve të para të projekteve të rëndësishme në Kore, siç janë: Qendra Islame, Xhamia e madhe në Seul, në bashkëpunim me një numër të shteteve Islame, të cilat kanë kontribuar për këto projekte.

*11. S'ka dyshim se roli arsimues i kësaj qendre është i theksuar. A mund të na e sqarosh natyrën e këtij roli?*

Dr. Sung Kyung: Kjo qendër ka pasur ndikim në përhapjen e gjerë të mësimeve Islame duke përkthyer 17 tituj librash në gjuhën koreane, të cilët përmbajnë parimet e fesë Islame në formë të qartë e të thjeshtë, gjithashtu kjo qendër ka ndërtuar një medrese me qëllim të mësimit të parimeve fetare Islame. Mbretëria e Arabisë Saudite ka dhënë një donacion me qëllim të fillimit të punës në këtë medrese dhe vlen të theksohet gjithashtu edhe roli i Universitetit të El-Ez'herit, i cili për çdo vit ndan bursa për studentët koreanë që studiojnë në Egjipt, po edhe përmes dërgimit të imamëve dhe thirrësve që t'ua mësojnë njerëzve parimet e fesë Islame nëpër qytete të ndryshme të Koresë.

*12. Si e sheh të ardhmen e Islamit dhe të muslimanëve në Korenë e Jugut nën hijen e këtyre sfidave?*

Dr. Sung Kyung: Me gjithë vështirësitë dhe problemet, e ardhmja e Islamit në Kore jep shenja pozitive, dhe nuk do ta konsideroja si ekzagjerim nëse them se vetëdija fetare tek muslimanët e Koresë është në ngritje dhe lulëzim, sepse numri i muslimanëve në kryeqytet është duke u rritur. Mirëpo ky përparim ka nevojë për themelimin e disa institucioneve, në krye të të cilave: ndërtimi i disa medreseve islame, ndërtimi i një qendre kulturore islame në qendër të Seulit, e cila do të përkujdesej për organizimin e ligjëratave, seminareve dhe tribunave të ndryshme me qëllim të pajisjes së muslimanëve me mësimet dhe parimet Islame.

*13. A mbarojnë me kaq projektet dhe aktivitetet e mbështetura nga vendet islame?*

Dr. Sung Kyung: Jo, sepse ekzistojnë edhe projekte të tjera, prej tyre: përgatitja e imamëve dhe teologëve koreanë, projekti për ndërtimin e një biblioteke islame të madhe, që do të përfshinte të gjithë titujt burimorë dhe projekti për një radiotelevizion në gjuhën koreane.

Në fund, dëshiroj ta tërheq vëmendjen e Botës Islame për një çështje mjaft me rëndësi, që ato të kenë kujdes ndaj pakicave muslimane dhe të mos injorojnë problemet e tyre.

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe, Mr.Vedat Shabani. Burimi: www.alukah.net/world_uslims/0/76257*



Mr. Sadat Rrustemi

# Përkujdesja e fesë Islame ndaj ndjenjave të femrës në divorc (2)

Feja Islame, që nga ditët e para të shpalljes së fundit, ka ndërmarrë hapa shumë konkretë në ruajtjen e një prej institucioneve ma fondamentale në rrafshin social, pra ruajtjen e martesës deri në përfundim të jetës, me qëllim që çiftet të gjejnë prehje dhe lumturi pranë këtij institucioni, si dhe të jenë të aftë të rrisin dhe edukojnë fëmijët e tyre në mënyrë të duhur.

Nga ky këndvështrim, akti martesor konsiderohet ndër lidhjet njerëzore më të rëndësishëm, por edhe më të shenjta, ngase Ligjvënësi këtë akt në mes të dy bashkëshortëve e ka trajtuar si marrëveshje të fortë, siç thotë Allahu xh.sh në Kuran: "Ato (gratë) kanë marrë prej jush një marrëveshje të fortë" (En-Nisaë, 21). Prandaj tentimi për prishjen e kësaj marrëveshjeje është e papëlqyer juridikisht, sepse vetë marrja e rrugës së divorcit është çështje e urryer tek Allahu i Madhërishëm, siç deklaron Muhamedi a.s: "Gjëja e lejuar më e urryer tek Allahu është divorci" (Ebu Davudi, 2178). Por edhe kush tenton zbehjen apo prishjen e raporteve bashkëshortore, praktikisht ndikon në divorcim, konsiderohet mëkatar sipas normave fetare, duke iu referuar thënies së Muhamedit a.s: "Nuk konsiderohet prej nesh ai që e bën një grua të prishë lidhjen me burrin e saj". (Tirmidhiu, 1187)

### 1. Legjitimiteti i divorcit në Islam

Ashtu siç kemi theksuar në shkrimet tona paraprake, jurisprudenca Islame i ka paraprirë harmonizimit të kësaj çështjeje si dhe shumë të tjerave, me qëllim që t'i evitojë vështirësitë apo konfliktet e mundshme ndërbashkëshortore. Të shumta dhe të ndryshme janë faktet që flasin lidhur me ligjshmërinë e divorcit në Islam. Prej tyre të theksojmë:

-Thotë Allahu xh.sh në Kuran: "Nuk është mëkat për ju nëse i divorconi gratë pa pasur kontakt me to..." (El Bekare, 26). Citati në fjalë sinjalizon se Allahu xh.sh. lejon divorcimin e gruas mbas aktit martesor dhe para martesës me të,[1] e ky është njëri nga llojet e divorcit, që vërteton parimisht lejueshmërinë e tij.[2]

-Po ashtu Allahu xh.sh thotë: "Divorci (pas të cilit nuk mund të bëhet rikthimi), është dy herë (e pastaj) ose jetë e njerëzishme (bashkëshortore), ose divorcim me mirëkuptim". (El Bekare, 229). Edhe ky citat dëshmon qartazi se numri i divorcimeve që i posedon burri janë tri, dy herë ka të drejtë kthimi, kurse të tretën herë të divorcimit nuk ka të drejtë ta rikthejë bashkëshorten, e numri i divorcimeve është formë për legjitimitetin e tij.[3]

-Nafiu tregon se Ibn Umeri r.a. e kishte divorcua gruan e tij gjatë kohës sa qe ajo me ciklin mujor. Umeri r.a. e kishte pyetur Profetin lidhur me këtë, dhe ai i kishte thënë: "Urdhëroje djalin tënd që ta rikthejë gruan e tij dhe ta mbajë atë derisa të pastrohet, pastaj le të presë që t'i vijnë menstruacionet për herë të dytë dhe derisa të pastrohet. Pas kësaj, ai mund ta mbajë atë nëse dëshiron ose mund ta ndajë para se të ketë marrëdhënie me të. Kjo është periudha e pritjes që e ka detyruar Allahu për t'i divorcuar gratë në bazë të saj". (Buhariu, 5251 dhe Muslimi 1471).

-Ekziston konsensusi i dijetarëve islamë gjatë gjithë shekujve se divorci është i ligjshëm.[4]

-Gjithashtu edhe faktet logjike e teorike vërtetojnë ligjshmërinë e divorcit, kur dihet se mund të përkeqësohet gjendja në mes dy bashkëshortëve, prandaj në këtë mënyrë pamundësohet vazhdimi i jetës në mes tyre, duke e dëmtuar njëri tjetrin, kështu që ka ndërhyrë jurisprudenca islame duke e bërë legjitim divorcin për t'i evituar dëmet e mundshme dhe për të vazhduar jeta më tutje.[5] Në anën tjetër, sikur të mbyllej dera e divorcit, do të kishte pasoja të pa evituara, duke pasur parasysh se karakteret e njerëzve dallojnë dhe jo rrallë nuk mund të përputhen, ose njëri partner mund të jetë i papërshtatshëm për partnerin tjetër.

### 2. Statusi i divorcit në Islam

Juristët muslimanë kanë mendime të ndryshme për sa i përket kësaj çështjeje. Disa mendojnë se divorci në parim është i lejuar, ani pse më me prioritet është ruajtja e aktit martesor, duke mbajtur parasysh dëmet që shkaktohen prej divorcit. Këta dijetarë, për mendimin e tyre, u referohen argumenteve të posatheksuara mbi



ligjshmërinë e divorcit. Kurse një pjesë e dijetarëve islamë-ndër ta edhe dijetarë të shkollës juridike hanefite mendojnë se divorci në parim është i ndaluar, posaçërisht nëse është i panevojshëm, ngase dëmet e tij janë të pariparueshme për gruan dhe fëmijët, duke shtuar këtu edhe atë se, nëse ndodh divorcimi pa nevojë, konsiderohet mohim i dhuntive dhe begative të Allahut xh.sh.[6] Me gjithë divergjencat e dijetarëve lidhur me statusin e divorcit, përfundimisht, të gjithë dijetarët janë kompatibël se divorci përfshin pesë kategoritë juridike, që do të thotë: Divorci për dikë është i detyrueshëm, si në rastin e palës ndërmjetësuese, nëse dështon pajtimi në mes tyre; Për dikë divorci mund të jetë i ndaluar, sikurse divorci gjatë ciklit mujor, apo pas marrëdhënieve intime, kur ajo është e pastër; Ka raste kur divorci është i lejuar, si për shkak të sjelljeve jo të mira të gruas, kur e dëmton bashkëshortin, apo kur burri nuk mund t'i realizoj përmes saj synimet e martesës; Njëkohësisht divorci mund të jetë edhe i urryer si - kur ai ndodh pa arsye të domosdoshme; Gjithashtu për dikë divorci mund të jetë i pëlqyer, kjo ndodh në rast se gruaja nuk i kryen obligimet ndaj Allahut Fuqiplotë, duke mos pasur mundësi burri ta detyroje atë ose në rast se gruaja është e pandershme.[7]

### 3. Urtësia e legjitimitetit të divorcit.

Nga objektivat e fesë Islame është dhe ruajtja e qenies njerëzore, ruajtja e etnogjenezes, mbrojtja e nderit etj., sepse të gjitha këto objektiva simbolizojnë vazhdimësinë e jetës bashkëshortore për të formuar familjen dhe për t'i edukuar pasardhësit, jo vetëm kaq, por akti martesor është tjegulla e parë në jetën sociale dhe ndërtimin e shoqërisë. Në rast se akti martesor nuk e luan rolin konstruktiv dhe objektivat paralizohen, atëherë ndërhyjnë urtësitë e jurisprudencës islame duke licencuar divorcin për ta përfunduar atë akt martesor, me qëllim që të evitohen dëmet dhe të realizohen interesat. Njëherësh, përmes kësaj norme fetare, ruhen interesi individual dhe ai shoqëror, në të kundërtën dëmet janë shumëdimensionale. Gjithashtu divorci është lejuar edhe për arsye të tjera fisnike, si në rast të pamundësisë së vazhdimit të jetës bashkëshortore për shkak të ndonjë sëmundjeje kronike, ose në rast steriliteti të ndonjërit nga partnerët, si dhe në raste të zhdukjes së bashkëshortit për një kohë të gjatë, kur pamundësohet përkujdesja ndaj bashkëshortes. Këto dhe raste të ngjashme ndikuan në lejimin e divorcit në Islam.[8]

### 4. Arsyet pse divorci është e drejtë ekskluzive e burrit

Nëse u referohemi fakteve islame, mund të përfundojmë se, në raste normale, burrit i jepet e drejta e divorcit (edhe pse femra posedon të drejtën e kërkimit të divorcit në disa raste, siç do ta sqarojmë). Lidhur me këtë rregull sinjalizojnë citate të shumta, ndër të cilat në kaptinën El Bekare, 26 dhe Et-Talak, 1, etj. Diskursi

kuranor në të dy citatet u referohet meshkujve duke i përjashtuar femrat, aludon se kjo e drejtë është ekskluzive për meshkujt.[9] Po ashtu, këtë të drejtë e promovojnë edhe thëniet profetike. Ndër të tjera, Muhamedi a.s thotë: "Divorci është e drejtë e atij që posedon gruan". (Ibn Maxhe, 2081). Kurse Umeri r.a thoshte: "Divorci është në dorën e atij që i lejohet intimiteti i gruas". (Abdurrezaku, 12971).

Feja Islame nuk ka përjashtuar as indikatorë të tjerë që femrës të mos i lihet në dorë, gjithnjë duke pasur parasysh se femra është e krijuar me instinkt më të veçantë, ajo është më sensitive se vetë mashkulli, më sentimentale, burim i mirësisë dhe butësisë, e tëra kjo një përgatitje për të qenë një nënë e dashur e përkëdhelëse. Por nuk duhet harruar gjithashtu as ana emocionale shumë e shprehur tek femra, zemërimi i shpejtë i saj etj., që të gjitha këto virtyte që tregojnë se, nëse gruas do t'i lihej në dorë divorci, ajo, sa herë që do të zemërohej, do ta merrte këtë vendim, e në këtë formë do të prisheshin lidhjet bashkëshortore për gjërat më të imëta.[10] Ashtu siç duhet ditur se, sipas parimeve islame, burri është i ngarkuar me përkujdesjen ndaj gruas së tij, duke përballuar shpenzimet financiare të saj gjatë gjithë jetës, ai gjithnjë e ka në kujtesë se divorcimi i gruas e obligon atë për një martesë të re me po të njëjtat investime, dhe po ashtu burri është i detyruar t'i japë gruas së divorcuar pjesën e premtuar të mehrit-dhuratës së kurorës, si dhe një sasi të hollash për kompensimin e divorcit. Të gjitha këto bëjnë që burri të jetë (faktikisht) më i kujdesshëm e më i duruar që të mos ngutet në marrje të vendimit të divorcit.[11]

### 5. A është neglizhuar e drejta e femrës në divorc

Islami, ashtu siç i promovon vlerat e barazisë gjinore në segmente të jetës, ku meritojnë të jenë të barabartë burri e gruaja, në mënyrë ekuivalente ka paraparë që edhe në divorc burri e gruaja të janë dy autorët më të rëndësishëm në vendimmarrje për t'i dhënë fund jetës bashkëshortore. Kjo mund të ndodhë kur burri nuk përkujdeset për gruan e tij, ose nuk mund t'i përballojë shpenzimet financiare të saj, në rast të kohëzgjatjes së tepërt të qëndrimit të tij jashtë familjes apo kur burri ka mungesa psikofizike që vështirësojnë jetesën me të, etj.. Në raste të tilla jurisprudenca islame i ka dhënë të drejtën femrës që t'i drejtohet gjykatës për të kërkuar divorcim. Ashtu siç i mundësohet gruas të ndahet nga burri i saj nëse e urren atë. Kjo realizohet përmes këmbimit të një shume të hollash, të ofruara prej saj si kompensim, që njihet me nocionin (el-hul'a), apo, thënë më mirë, gruaja ia kthen burrit të sajë vlerën e dhuratës së kurorës.[12] Këtë e vërteton citati kuranor El-Bekare, 229, si dhe thënia profetike e transmetuar nga Ibn Abasi r.a., se gruaja e Thabit ibn Kajs ibn Shemasit kishte shkuar te Pejgamberi a.s. dhe i kishte thënë: "O i Dërguari i Allahut, unë nuk e qortoj burrin tim për moralin apo besimin e tij, por e urrej dhe kam frikë se do të bëhem mohuese edhe pse jam muslimane". Pejgamberi a.s e pyeti: "A ia kthen atij kopshtin që ta ka dhënë për mehr në këmbim të divorcit?" 'Gruaja e pranoi këtë. Dhe atëherë Pejgamberi a.s. i tha Thabitit: "Pranoje kopshtin dhe divorcoje atë". (Buhariu, 5276). Thotë Ibn Rushdiu: "Jurisprudenca islame ka lejuar nëse gruaja urren burrin, që ajo t'i japë fund jetës martesore me anë të divorcit, në këmbim të një shume të hollash të ofruar prej saj si kompensim (el-hul'a), ashtu siç e ka lënë divorcin në dorë të burrit, nëse ai e urren gruan"[1]

Përfundimisht, mund të themi se normat Islame kanë paraparë mekanizma të ndryshëm për t'i ofruar ndihmë femrës,. Në këtë rast ia ka lejuar asaj të kërkojë divorcim përmes gjykatës, nëse femrës i bëhet e padrejtë gjatë jetës martesore, apo nëse vështirësohet gjendja në mes të dy çifteve, atëherë i jepet e drejta e divorcit me anë të kompensimit të një shume të pasurisë apo kthimit të dhuratës së kurorës nga ana e gruas-elhul'a. Të gjitha këto veprime të Islamit aludojnë që Islami ka në konsideratë të drejtat e femrës si dhe ndjenjat e saj gjatë gjithë jetës së saj.

(1) Ebi Abdilah Muhamed bin Ahmed bin Ebi Bekr el-Kurtubi.Elxhamia li ahkam el ku'ran, bot 1, Muesset errisale, 2006, v. 4, f. 157. (2) Halid Muhamed Abdurreuf, ether en-nijeti fi et-talak ve ma jelhak bihi. Disertacion magjistrature në Universitetin al-Azhar, Fakulteti i Jurisprudencës Islame dhe Ligjit i Kajros, 2001, f. 50. (3) Ebi Bekr Muhamed bin Abdullah-ibn elarabi, Ahkam el kur'an, dar el kutub el ilmije, Bejrut-Liban, v. 1, f. 257-260, dhe ethe ren-nijeti fi et-talak, f.50. (4) El-Imam Ebi Ahmed Abdullah bin Ahmed bin Muhamed bin Kudame el-Makdisi, el-Mugni, v. 10, f. 2. Dar alem elkutub-Rijad, pa vit botimi dhe numër botimi. Dhe: Muhamed Emin bin Umer Abidin, Hashijet ibën Abidin dar el kutub el alemije-Rijad, bot i veçantë, 200, v.4.f.428 (5) el Mugni 10/2 (6) Hashijet ibën Abidin dar el kutub el alemije-Rijad, bot i veqntë, viti 200, v. 4. f. 428 (7) Hashijet Ibn Abidin, Ibid. f.428.Muhamed bin Ahmed bin Arefe ed-Dusuki el Maliki, hashijet ed-Dusuki ala sherh el kebir, bot. 1, 1996, Dar el kutub el ilmije Bejrut-Liban, v. 2, f. 61, dhe: el-Mugni., v 10, f. 2. (8) Alaudin Ebi Bekr bin Mesud el Kasani el hanefi, bedaja es-sanaia fi tertip eshsheraia, bot. 2, dar el kitab el arabi, v., f. 112. Muhamed Ebu Zehre, el ahval esh-shahsije, dar el fikr elarabi, pa numër dhe vit botimi, f. 278. Merjem Ahmed ed-Dagistani, athar et-talak fi esh-sheria eli slamije. Disertacin mastri, universiteti al-Azhar, Fakulteti i Studimeve Islame dhe Arabe, viti 1975, f. 8-11. (9) ether en-nijeti fi et-talak ve ma jelhak bihi, f. 249. (10) Mr.Sadat Rrustemi, ahkam el muslimat fi dijar gajr el islamije, disertacion masteri, Universiteti Amerikan i Hapur, Kajro, v. 2008, f. 51.



Mr.Qemajl Morina

# A mund të arsyetohet vrasja e gazetarëve?!

Pas një shpërfilljeje dhe injorimi që iu bë al-Kaides, roli i saj u zmadhua e u rrit, kështu që ajo mori guximin për sulmet e saj në kontinentin amerikan më 11 shtator 2001, për të filluar me të "lufta kundër terrorizmit".

Apo përsëritet historia?! Një pyetje kjo e shumëkujt, pasi bota u trondit nga masakrimi i gazetarit amerikan Xhems Foli, nga ana e forcave të "Shtetit Islamik" në Irak. Ky veprim mund të çojë në një numër edhe më të madh viktimash nga thikat e ISIS-it. Mirëpo, pyetja që do përgjigje të shpejtë, është se a do të mobilizohen përsëri forcat e vjetra, siç janë ato perëndimore dhe rajonale, për arsye se të gjithëve u kanoset rreziku nga Organizata e "Shtetit Islamik" dhe simpatizantët e tyre. Mes dy datave - 11 shtatorit dhe 20 gushtit, kanë kaluar afër 13 vjet të luftës më të madhe në histori ndaj grupimeve terroriste, për se u përdorën ballafaqimet ushtarake, përcjelljet e sigurisë, shpërblime monetare, bllokimi i xhiro llogarive bankare si dhe propaganda informative. Megjithatë, bota dështoi, edhe pse janë vrarë apo janë arrestuar shumica e liderëve kryesorë të al-Kaidës. Megjithëse shumica prej tyre vdiqën apo u burgosën, ideja e tyre vazhdoi të zhvillohej. Atëherë, sipas kësaj, armiku ynë nuk janë al-Kaida, ISIS, apo En-Nusra, po vetë ideja. Ideja e ekstremizmit fetar, e cila është burimi i frymëzimit dhe energjisë. Kjo është shkaku I shfaqjes së Ebu Bekr el-Bagdadit, lider i ISIS-it, ashtu siç ishte i vrari, Osama ben Laden, lider i al-Kaidës. Kjo ide është që shtyri me dhjetëra mijëra të rinj nga të gjitha anët e botës të mësyjnë Sirinë dhe Irakun, të gatshëm për të vdekur ose me dëshirë për të vdekur. Kështu shprehet analisti saudit, Abdurrahman Rashid, në një artikull të botuar ditë më parë në të përditshmen" Esharqal Ewsat".

Dhe më pastaj vazhdon: Lufta jonë është e përmasave botërore, duke përfshirë muslimanët dhe të tjerët. Ajo është ide e së keqes. El-Kaida është ide, po ashtu edhe ISIS. Nuk është ushtri, nuk është hartë e as është naftë, ajo është ide për themelimin e një grupi "të shenjtë", me emrin e Zotit sundoj dhe se tek Ai afrohem me një numër të shtuar të kurbanëve të gjinisë njerëzore.

Sikur të kenë sukses forcat amerikane, ato irakiane apo fiset e ndryshme arabe ta vrasin el-Bagdadin, apo konkurrentin e tij el-Gjulanin, si dhe dhjetë mijë terroristë që i përkrahin ata, kthimi i al-Kaides në jetë përsëri, nën çfarëdo emri dhe adrese - do të ishte më se i sigurt.

Ne jemi në luftë me ekstremizmin, që nuk ka pasur të ndalur prej kohës kur në Iran e mori pushtetin Ajatullah Humejni si dhe Xhuhejminet e pushtuan Xhaminë e shenjtë në Mekë, në vitin 1979.

Ekstremizmi është sëmundje që po infekton rajonin arab si dhe një numër të madh të vendeve islame, po ashtu edhe pakicat islame në Evropë deri edhe në Kinën e largët. Ai është një lloj sëmundje siç është abola; nuk mjafton t'i heqim qafe të infektuarit, por duhet të luftohet virusi.

ISIS, dhe para tij al-Kaida, nuk paraqitin rrezik vetëm për Perëndimin si dhe fetë e tjera, por shumica e viktimave të tyre janë muslimanë dhe shumica sunitë. Andaj, barra më e rëndë në raundin e ri të luftimeve kundër terrorizmit do të bjerë mbi shtetet muslimane, qeveritë e tyre dhe mbi intelektualët.

Analisti saudit, sikur më në fund gjen diagnozën e zgjidhjes së problemit: "Unë jam i bindur thellë se mbyllja e burimeve të ideologjisë ekstremiste, në aspektin shkencor, informativ dhe financiar, do të pushojë së ekzistuari së paku për 100 vitet e ardhshme. Bota Islame ende refuzon të pranojë ekzistimin e problemit të ekstremizmit, i cili ka depërtuar në çdo por të jetës së saj. Në një anë lufton në aspektin e sigurisë, kurse në aspektin tjetër përpiqet t'i fajësojë të tjerët. Në vend që të pranojë se është e sëmurë dhe që ka nevojë për një terapi të gjatë. Virusi i ekstremizmit ka depërtuar thellë në trupin e kulturës dhe të shoqërisë, prandaj shumë njerëz ecin sikur të jenë me tru të shpëlarë në rrugët e qyteteve tona, duke përsëritur të njëjtat ide, duke i mbrojtur ekstremistët, të gatshëm për t'i përhapur mësimet e tyre. Kështu, kurdo që forcat kundër terrorizmit vrasin 100, lindin 1000 të tjerë të ngjashëm me ta", përfundon analisti saudit.

Ilmi Rexhepi

# Për fukaranë

*Prej kohe mendjen kam ndarë*
*një poezi të shkruaj për fukaranë,*
*por kam pritur sa të më çelë Allahu*
*me krejt pjesën sa mund të kem prej dije dhe arti.*

*Këtë radhë nuk jam ngutur,*
*çdo ditë për të nesërmen shtyja*
*dhe shqeva letra prove*
*që në hak të mos u hyja.*

*Se është temë e madhe*
*merre vesh nga Kurani prej përdorimit të fjalëve:*
*«falni namazin dhe jepni zekatin»,*
*pra, që Allahu hakun e Vet e lidh me hak të fukarave.*

*Që Allahu,- do ta kesh vërejtur,- afron në Kuran gati*
*gjithë këto dy fjalë*
*kjo tregon se janë të afërm ata që për këto haqe janë pro-narë,*
*ndërsa namazi është hak i Allahut Fuqiplotë,*
*zekati është hak i fukarasë së gjorë.*

*Pastaj shihe ti ç›bën për të Allahu: çka s›bën për asnjeri,*
*ne ditën e madhe kur i jepet llogari,*
*siç i arsyetohet njeriu njeriut në jetën e dynjasë,*
*Ai, madhëria e Tij, do t›i arsyetohet fukarasë:*

*« O robi im që ta kam ngushtuar dynjanë,*
*s›ta bëra këtë pse ti anash më pate lënë,*
*po që të të jap në ditë të sotit këtë vlerë:*
*merr me vete atë që të veshi, bukë dha e bëri nder!»*

*Prej vlere të madhe që ka fukaraja*
*të pasurit i paraprin në xhenet,*
*gjysmë dite para tij do të hyjë*
*e kjo gjysmë vlen sa pesëqind vjet.*

*Pse ndodh kështu*
*e di më së miri Allahu,*
*po ndaj pejgamberëve të tjerë në xhenet*
*për katërdhjetë ditë vonohet i pushtetshmi, i pasuri pe-jgamber, Sulejmani.*

*Që hyn përpara të pasurit kështu në xhenet*
*për fukaranë është një i madh qeramet,*
*po me kaq nuk i mbaron krejt vlera*
*se ai ka edhe këto katër të tjera:*

*Sevape për të njëjtat punë më shumë se i pasuri ka,*
*nuk do të pendohet pse në dynja ishte fukara,*
*kur lakmon diçka e nuk e arrin, i shkruhet shpërblim*
*dhe më të lehtë do ta ketë llogarinë.*

*Që të dish se s›janë thjesht vetëm ngushëllim,*
*por janë këto fjalë prej vërteti,*
*kthehju historisë dhe shih duke marrë mësim*
*si u soll i dërguari ynë, Muhamedi!*

*Njëherë që po rrinte me Selman Farisenë,*
*Bilall Habeshiun, Suhajbin e me fukara të tjerë.*
*i erdhi një zotëri e kërkoi që ata jashtë t›i nxjerrë,*
*se i pasuri i marrë kujtonte se paskësh më shumë se ata vlerë.*

*Atë çast zbriti nga Allahu fjala*
*orientim për pejgamberin dhe botën mbarë:*
*të mos përçmohet fukaraja,*
*se njeriu nuk matet dot me dinarë.*

*Fukaraja i është edhe fat të pasurit,*
*janë dhënë shumë epitete në këtë vijë,*
*nga to po përmend më të veçantat:*
*mjek i të sëmurëve dhe delegat te të vdekurit e tij.*

*Kështu, sepse i pasuri jep sadaka*
*dhe kjo bëhet shkak që Allahu të sëmurin t›ia shërojë,*
*duke i dhënë fukarasë, sipas nijetit,*
*edhe të vdekurit të vet sevape mund t›i çojë.*

*Duke i dhënë fund kësaj poezie që Allahu ma shkroftë*
*nderim për fukaranë*
*le të saktësoj që për fjalë të padrejta të mos bëhem mëkatar*
*se gjithë kohën sa e shkrova tejembanë*
*fjalën pata për fukaranë besimtar.*

Vërejtje: Qëllimisht shpërfillet trajta standarde e shumësit ‹fukarenj› dhe në vend të saj përdoret trajta dialektore ‹fukara› duke i besuar shprehësi më adekuate kësaj trajte!



Prof. dr. Adem Zejnullahu

# Prozë popullore me shtresim islam (2)

**Tematika të shumëllojshme**

Përbërësit islamë në kallëzime popullore janë më të shumtë sesa në krijimet e tjera në prozë. Ata kanë shtirje të gjerë dhe luajnë rol të rëndësishëm në strukturën e tyre ndërtimore dhe të ndikimit psikologjik te dëgjuesi.

Në bazë të kallëzimeve popullore, shihet qartë se besimi islam është në shërbim të mbrojtjes së identitetit kombëtar, sikurse shihet te rezistenca e fuqishme kundër konvertimit të dhunshëm në fenë ortodokse nga sunduesit sllavë.

Në vitet e 80 e 90, kur presioni i regjimit të egër serb ishte shumë i madh ndaj shqiptarëve, me qëllim të shpërnguljes nga atdheu, populli intensifikoi besimin në Zotin xh. sh., në fuqinë e Tij. Besimtarët kryenin ritin e faljes së namazeve nëpër xhami, si përgjigje ndaj asaj që u ndodhte shqiptarëve në hapësirat e ish-Jugosllavisë. Me këto veprime shqiptarët në përballje me armikun e egër serb, donin të identifikoheshin para botës si komb qe respekton besimin e tij.

Për të përligjur këtë mendim, po sjellim me këtë rast, një mendim të shkurtër, por domethënës të Nikolla Pashiçit, njërit ndër udhëheqësit dhe politikanët serbë, që paraqitet në një kallëzim popullor: "...derisa nuk i zhveshim shqiptarët nga Islami, gjithmonë me ta do të kemi problem në Ballkan".[4] Kjo, nënkupton se armiqtë tanë gjithmonë na kanë identifikuar dhe trajtuar si të huaj, joballkanikë, që i përkasim Orientit, me qëllim të caktuar që të kishin arsyetim – alibi për të na shpërngulur nga tokat tona autoktone. Në këtë kontekst, duket i drejtë mendimi i Faik Konicës, njëri nga intelektualët më të shquar të letrave shqipe, kur thoshte: "...sikur t'mos ishte islami, numerikisht do të ishim më shumë, por shqiptarë më pak".[5]

Në kallëzimin popullor Halili dhe Rrahmani, paraqiten të kristalta e humane, parimet e islamit – veçmas respektohet ajeti kuranor, ku thuhet se vëllai me vëlla duhet ta ndajnë pasurinë në mënyrë të barabartë.[6] Sipas këtij ajeti, por edhe sipas traditës popullore, çdo gjë ndërmjet vëllezërve - duhet të ndahet në mënyrë të barabartë.

Në këtë botë, marrëdhëniet ndër vëllazërore dhe ndër njerëzore janë të një rëndësie të veçantë, ngase dashuria, respekti i ndërsjellë, sjell shumë të mira në të gjitha segmentet e jetës, e kundërta mizantropizmi, lakmia, xhelozia prodhon të këqija të shumta. Këto qëndrime njihen nga koha e Kabilit dhe e Habilit, si çështje e ndjeshme midis vëllezërve e familjes dhe shoqërisë. Kështu, kjo tematikë e drejtësisë është e pranishme, gati në pjesën më të madhe të kallëzimeve popullore.

Një shembull të tillë të ndarjes së vëllezërve e paraqet kallëzimi me titull Halili dhe Rrahmani, në të cilin pasqyrohet në mënyrë të qartë sesa kishte depërtuar në zemrat e këtyre vëllezërve parimet e fesë islame, të cilat i shpërfaqin me anë të veprimeve, duke bartur thasë me drithë nga hambari i vet tek i tjetrit. Narratori e forcon mendimin se atëbotë u bë kokrra e grurit sa kokrra e arrës, ngase ata kishin rahmet (mëshirë) për njëri – tjetrin.

- Ku po e çon at drith?
- N'hamar tand, - tha Halili, - se beli m'u ka ga qi ma shum drith ka ra n'hamar tem. E ku po e çon ti bac? – i tha Rrahmani Halilit.
- Valla n'hamar tand, - tha Halili – se mu m'ka ra ma shum drith.
- Dy vllaznit nuk u nalën. Secili e shprazi drithin n'hamar t'shoqishojt. U përqafuen nërmjet veti edhe kajtën me lot pej dhimtës qi ishin da.[7]

Kallëzimet popullore: Pa dashtë Mahbubi, nuk mundet as Mahmuti, Tri dëshira, tri fjalë, tri lira, Hazëreti Hyzëri, Tri vjet hyzmet për nji mollë, Hazreti Muhamedi dhe fukaraja, Xhebraili etj. kanë përmbajtje tërësisht islame. Në këto tregime theksohet se vetëm Zoti e di, kush mund ta fitojë xhenetin e kush xhehenemin.

- Thuej ti qi je falë tana heret, ma të poshtin xhehenem e kie venin, se nuk e pranove fuqinë e Zotit. Ndërkaq, atij që nuk është falur kurrnjëherë, thuaj:
- Ma t'eprin xhenet e kie venin soll si e pranove

fuqinë e Zotit![8]

Për dëshirën dhe bindjen e fetarëve të mirë, në popull ka shumë kallëzime popullore rreth objekteve fetare. Ata shohin ëndrra për ndërtimin e xhamisë.

E shohin në ëndërr edhe vendin ku duhet ndërtuar. Për këtë arsye ato lidhen me emrat e tyre, sepse e kanë përmbushur detyrimin që ndiejnë me dashuri për besimin islam, por edhe për arsye se ëndrra ua ka kujtuar këtë si njerëz që me ndërtimin e objekteve janë të zgjedhur dhe do të fitojnë sevape më shumë e më të merituara.

Anekdotat popullore në strukturën e tyre ngërthejnë përbërës islam dhe kanë për qëllim të vënë në spikamë veprimin e njerëzve të mirë, si kryerjen e riteve të namazit dhe obligimet e tjera, që kërkohen me rregullat fetare. Ato flasin në mënyrë bindëse për kultivimin dhe transmetimin e fesë islame ndër breza, me qëllim që të krijojnë harmoni ndërnjerëzore, bamirësi, solidaritet, respekt e dashuri. Bindjet dhe përcaktimin se po veprojnë drejt e mirë edhe në rrethana të caktuara, kur mjegulla e pengon orientimin kah Kibla, ose edhe kur lokali është i vogël për faljen e namazit të xhumasë, e formohen safat të shpeshtë, nuk e prish punën e besimit, as të ritit të faljes, por përkundrazi e forcon, ngase me safa të tillë e pengojnë depërtimin e djallit ndërmjet tyre dhe në atë mënyrë falja bëhet më e pranueshme.



- Pse, lum hoxha, s'po e kthe kryet kaniherë edhe përmas?

- Ka me kqyrë përmas?

- Me na këqyrë ne xhematin çka po hjekum n'safa t'shpeshtë e të ngushtë, si pyka n'lis. Bjer e çou për gazep. Kryet mi tule t'shoishoit.

- Mirë a puna, - tha hoxha- se, sa ma t'shpeshtë me kanë safat, aq ma shtirë e ka dreqi me hy nërmjet nesh.[9]

Fabula është rrëfim i shkurtër në prozë e në poezi, ku ngjarja dhe personazhet paraqiten në mënyrë alegorike. Personazhe në këto tregime janë shtazët, shpendët, insektet, zvarranikët, brejtësit, gjësendet, bimët, pemët, perimet, trupat qiellorë, veprimet natyrore, me anën e të cilave flitet në mënyrë figurative për njerëzit dhe veprimet e tyre. Populli e ka krijuar këtë lloj proze të shkurtër, ndoshta për të mos i fyer haptazi individët me vese të huqe, ndoshta vetëm për të mençurit, që janë të aftë t'i kuptojnë qëllimet, qortimet, mësimet që thuhen në mënyrë të tërthortë, e që si art nxisin ndjenjë tjetër nga bisedat e drejtpërdrejta, sepse aftësitë e personazhit provohen dhe transmetohen me anë të kuptimeve të tërthorta.

Në tematikën e fabulave ku përbërësit islamë janë në funksion të rrëfimit zhvillohet një lloj gare e mençurisë e fshehtë, ku dalin në shesh ngadhënjimtarët, gjeli ose dhelpra, thëllëza ose dhelpra, bylbyli ose dhelpra etj., të cilët i shpëtojnë rrezikut.

- Çka don me ba me mue?

- Valla du me t'hangër se shum untë kam qillue.

- Pa avdes âsht gjynah me m'hangër se s'ka mish ma i mirë se i jemi.

Dhelpna edhe u rrejt, e lshoi bylbylin me mujtë me marrë avdes. Bylbyli fluturoi, hipi n' lis e zu me knue prap. Dhelpna u mjerue qi i pshtoi bylbyli e po thot:

- N' hangsha ma mish me avdes, kurr mos e hangsha!

- Edhe une, - ja kthei bylbyli – n' knofsha ma me sy mshelë, kurr mos knofsha![10]

Në fabulat ku hasen përbërës fetarë rrëfimtari popullor nuk e ironizon as nuk e vë në shpoti fenë, siç kemi thënë edhe më lart. Ai i vë në shpoti ata që nuk e njohin fenë si duhet, nuk e respektojnë sa e si duhet, andaj i



përqesh, ose i ironizon me anë të formës së dialogut, apo të përshkrimit, ndoshta nganjëherë edhe me krahasime banalizuese në mënyrë që t'i largojë nga gafat, padituria, e nga jo sinqeriteti i tyre.

Fabula është shumë e përafërt me anekdotën. Mesazhi i saj është kryesisht didaktik-moralizues, që shprehet me anë të rrëfimit të dendësuar dhe të përcaktuar, që lypset kuptuar mirë, sepse porosia nuk jepet drejtpërdrejt, por lihet të nënkuptohet nga dëgjuesi. Fabula si përbërës kryesor strukturor ka dialogun, që e funksionalizon përmbajtjen dhe formën e saj, me anë të shprehjes alegorike, e cila kuptohet rëndom në fund të rrëfimit.

Në fabulat me përbërës fetarë pasqyrohen më tepër ritet e faljes së namazit, veçanërisht abdesi, ezani, falja e xhumasë, rëndësia e tyre, hallalli e harami, pastaj titullarët fetarë, hoxha, haxhiu, shkuarja në Qabe, si dhe objekti i xhamisë. Përmbajtja e tyre nuk përmban asgjë doktrinore, por porosi të rëndomta jetësore.

Fabula në rrafshin kuptimor i reflekton marrëdhëniet ndër njerëzore në realitetin jetësor, ku njëri-tjetrit mund të ndodhë që t'i hyjnë në hak, andaj sipas parimeve të islamit, - në fund duhet kërkuar hallallin, faljen. Ky krijim i shkurtër dallohet edhe për një aspekt tjetër, e që në fabul kuptohet se lëndimi shpirtëror, është më i rëndë sesa ai fizik.

Pleqnitë janë lloj i veçantë i krijimtarisë gojore, të cilat zënë një vend të rëndësishëm dhe e bëjnë më të pasur prozën popullore. Ato trajtojnë tematikën e drejtësisë lidhur me konfliktet midis njerëzve. Pajtimtarët me anën e këtyre pleqnive kanë synuar të vënë rend që krijon paqe e pajtim midis njerëzve, familjeve e fiseve të ndryshme. Kështu, ndërmjetësuesit i kanë evituar mosmarrëveshjet dhe grindjet midis njerëzve, e kanë kthyer jetën në harmoni. Këto krijime që ndajnë drejtësinë, në strukturën e tyre përmbajnë, krahas traditës kanunore shqiptare, edhe shtresim islam, i cili luan rol të rëndësishëm për zgjidhjen e këtyre grindjeve e hasmërive të ndryshme.

Betimet janë bazuar edhe në elemente pagane, të bërjes bé në tokë, në qiell, në guri, në familje në fëmijë, madje betimi në përbërësit fetarë islamë, si beja në Ungjill, në Bibël dhe në Kuran.

Me kalimin e kohës në popull u krijua bindja se bërja bé rrejshëm në Kuran, ka pasoja të mëdha dhe se betarëve u ndodhin fatkeqësi të ndryshme, madje u lindnin edhe fëmijët me të meta mendore e fizike, edhe pas disa brezave, andaj betarët gënjeshtarë ia kishin frikën betimit.

Në prozën popullore shqiptare fjalët e urta, njihen si mendime koncize me filozofi specifike, të cilat kanë akumuluar përvojë të gjatë jetësore, të shprehur në mënyrë të sintetizuar, lidhur me probleme të ndryshme jetësore, shoqërore, fetare etj. Në një numër të konsiderueshëm të tyre shprehet me të madhe prania e islamit, si në këto:

*Marrja â ' kmisha e imanit.*
*Kojshia i mirë – dera e xhenetit*
*Kur flet populli, flet Zoti.*
*Me haram s'jetohet.*
*Mos bâ keq, se Zoti sheh!*
*Puno, se Zoti t'nimon.*
*Tanë gjynâhun e bân me duer e me gojë.*
*Ti m'rren mue, po Zotin jo!*[1]
*Kujtimin përtej deti, exheli mas qafe.*[12]

*Ni njeri qi shkon e pleqnon për rize t'Zotit, e s'merr pajë kërkah (punon pa pajë) puna ka me fjetë.*

*Sabri â' kryet e ylmit!*[13]

Krahas përbërësve të shumtë të strukturave mitike pagane shtresimi islam është i pranishëm shumë edhe në betime. Ato e shprehin përcaktimin, vendosmërinë e palëkundur për të vërtetën, të drejtën e rrugës së Zotit xh.sh., duke pohuar a mohuar, dukuri e veprime të ndryshme të njerëzve për ta hequr dyshimin.

*Eshedibilah jo!*
*Pasha njât Zot çi vrânë e kthjell!*
*Pasha t'Mâdhin Zot!*[14]

Besimi fetar shprehet në jetën e përditshme të njerëzve edhe me anë të bekimeve dhe urimeve të ndryshme, në të cilat u dëshirohet njerëzve më të dashur që të jenë të mbrojtur me fuqinë e Zotit.

*Ishalla t'ruen Zoti!*
*E bekoftë Zoti!*
*Mos e dhashtë Zoti m'u bâ kiameti!*

*N'âmanet t'Zotit kjofsh!*
*Pritja Zo' t'ligat'!*
*Rueje Zo' prej synit t'keq!*
*Zoti t'pshtoftë!*[15] etj.

Përkushtimi i besimtarëve ndaj Krijuesit të Gjithëfuqishëm shprehet me përshëndetjet e falënderime popullore, drejtuar të afërmve, miqve, shokëve e dashamirëve për veprimet e tyre.

*- Byjrëm, mirë se ju ka pru Zoti!*
*Zoti t'dhashtë bereqet!*
*Tu g'jatë jeta.*[16]
ose:
*Ruejna Zot mêntë e kresë!*
*T'neroftë Zoti!*
*T'nimoftë Zoti!*[17]

Në llojin e krijimeve të shkurtra të prozës popullore, ngushëllimet dhe mallkimet zënë vend të veçantë. Ato sublimojnë në vete shumë përbërës fetar. Këto forma të të shprehurit popullor shpërfaqen me rastin e ndodhjes së ndonjë tragjedie a hidhërimi të madh të afërmve apo të tjerëve.

Ndërkaq, mallkimet shprehin mllefin ndaj veprës së shëmtuar, apo sjelljes që lëndon tjetrin.

*Jau ruejtë Zoti k'ta çi i keni!*
*Zoti past ba rahmet n'shpirtin e tij!*
*Mos dhashtë Zoti m'u bâ mâ keq!*[18]
Ose te mallkimet:
*E fiktë Zoti!*
*Ja theftë Zoti qafën!*
*E mallkoftë Zoti!*
*Mos i nimoftë Zoti!*
*Mos t'rrit Zoti ma t'madh!*
*Të çoftë Zoti tek bren miza hekur!*
*Ju mshelt dera me therrë!*[19] etj.

Proza popullore me shtresim islam është vepër e popullit, e cila duke i trajtuar artistikisht të gjitha problemet e jetës, e trajton edhe besimin e popullit shqiptar si pjesë e tij. Ky besim, nëpërmes të kësaj krijimtarie gjithsesi i shquan vlerat e tij, të pastërtisë, të moralit, të drejtësisë, të urtisë, të mençurisë, të harmonisë, të paqes, që në thelb i kultivon dhe i predikon ideja islame. Inkuadrimi i aspekteve të besimit, është bërë i natyrshëm me qëllim e mision të caktuar në këto krijime artistike.

Në qoftë se arti është ushqim shpirtëror i njeriut, ku paraqiten qëndrimet kritike e aprovuese ndaj çështjeve e problemeve të jetës, të shoqërisë, në këto krijime u jepet një kuptim edhe më i gjerë dhe më i thellë, me inkuadrimin e elementeve islame, të cilët e bashkojnë zërin e ndërgjegjes për të shprehur realitetin sa më objektiv, ndaj këta përbërës, i japin artit ngjyrim dhe kënaqësi të veçantë në shumë dimensione jetësore e artistike.

Prania islame është shkrirë këtu si pjesë e pandashme e kësaj proze dhe mu kjo e bën të vlefshme dhe të ngrohtë, sepse është bërë më popullore, më e pranueshme. Arti i vërtetë popullor e ka trajtuar me invencion edhe çështjen e besimit, duke e bërë më të pranueshëm në aspektin e tij universal të jetës e të kombit.

Shtresimi islam në prozën tonë popullore konsiderohet, pasi të letrarizohet, si pjesë artistike e kësaj proze, që gëzon adhurimin përkatës në masën e popullit, ngase këtu feja krahas anës formale merr një formë të re, sepse njësohet me jetën dhe me kombin.

Përbërësit islamë u inkuadruan në krijimtarinë e prozës me qëllim të fiksimit të besimit dhe të forcimit të tij, ndër masat e gjera, si ndikime për fatin e mirë që sjell e drejta dhe për fatin e dëmshëm që sjell e keqja. Populli i respektoi në praktikë, por i përjetoi si kënaqësi shpirtërore që ofron arti.

Duke trajtuar praninë e përbërësve fetarë islamë në prozën popullore patëm qëllim të caktuar që të vejmë në spikamë ndikimin dhe frymëzimin islam në jetë dhe në art, në të gjitha llojet e prozës sonë popullore, në aspektin e përgjithshëm e të veçantë, pa pretendime që të bëjmë analiza të thella, të cilat mund të kundrohen edhe nga shumë rrafshe të tjera, duke nxjerrë, më ndryshe nga kjo që u bë këtu, përfundime e konstatime të tjera me vlerë, për të cilat shpresojmë se do të bëhen më vonë nga studiuesit e folklorit.

Në fund, mund të themi se vetë lexuesi, do ta kuptojë së përbërësit fetarë islamë në krijimtarinë popullore shqiptare nuk janë as mbizotërues, as anësorë e as të rastit, por rolin dhe rëndësinë e marrin në kuadër të problemeve që ka sjellë jeta reale, të cilën e ka poetizuar populli me imagjinatën krijuese.

(4) Arkivi i Institutit Albanologjik të Prishtinës. Dosja e Muharrem Gashit. (5) Dosja e cituar. (6) En-Nisaë,11. (7) Anton Çetta, Prozë popullore nga Drenica, I, Prishtinë, 1990, f. 192. (8) Instituti Albanologjik i Prishtinës. Dosja e Rrustem Berishës dhe Adem Zejnullahut. (9) Dr. Mehmet Rukiqi, Anekdota popullore, II, Rilindja, Prishtinë, 2004, f. 109. (10) Fabula, IAP, Prishtinë, 2008, f. 162-163. (11) Idriz Xh. Ulaj, Prozë popullore nga Krahina e Plavës dhe e Gucisë, Prishtinë, 2011, f. 241-277. (12) Anton Çetta, Prozë popullore nga Drenica II, Prishtinë, 1979, f. 252-253. (13) Halil Kajtazi Proza popullore e Drenicës I, Prishtinë, 1970, f. 224-227. (14) Idriz Xh. Ulaj, vepra e cituar, f. 275-277. (15) Po aty, f. 278-282. (16) Po aty, f. 283-284. (17) Po aty, f. 286 (18) Po aty, f. 286 (19) Po aty. f. 287.



MD, MrSc, PhD Agron M. Rexhepi

# Çrregullimet e oreksit

Në këtë artikull përshkrues të natyrës nutricionistike, me qëllim këshillëdhënës, trajtohen materiet ushqyese, problematika e të ushqyerit të shëndoshë (shprehitë e këqija në të ushqyer, anoreksia dhe shtimi i oreksit), çrregullimet e peshës së trupit (nënpesha dhe mbipesha) si dhe sëmundjet që i shoqërojnë çrregullimet e peshës së trupit. Në fund të këtij artikulli jepen këshilla se si të tejkalohen çrregullimet e oreksit dhe të arrihet një ushqyeshmëri e shëndoshë.

## Hyrje

Qëllimi i këtij artikulli është që të informohemi për rëndësinë, shkaqet, dhe pasojat e çrregullimit të oreksit, si dhe të jepen këshilla për tejkalimin e këtij çrregullimi.

Që nga lindja e deri në vdekje organizmi i njeriut është nën ndikimin e vazhdueshëm të faktorëve të jashtëm. Një ndër këta faktorë është edhe procesi i të ushqyerit, që njeriut gjatë tërë jetës së tij i mundëson sigurimin e energjisë së nevojshme për vazhdimin e jetës. Me fjalë të tjera, të ushqyerit është një proces nëpërmjet të cilit merren dhe përdoren nga organizmi makro- dhe mikronutrientët e nevojshëm për zhvillimin normal të proceseve të shumta të organizmit.[6] Materiet ushqyese që merr njeriu përmes procesit të të ushqyerit, ndahen në dy grupe të mëdha:

* Makronutrientët (uji, karbohidratet, yndyrat dhe proteinat);

* Mikronutrientët (kripërat mineralet dhe vitaminat).

Me procesin e të ushqyerit janë të lidhura edhe dy procese-funksione të tjera: oreksi dhe uria, që, edhe pse janë të ndryshme nga njëra-tjetra, që të dyja janë në funksion të realizimit të procesit të marrjes së ushqimit. Oreksi paraqet dëshirë, kënaqësi dhe emocione të tjera të lidhura me ushqimin, ndërsa uria është tregues i organizmit për nevojë energjetike. Përderisa uria shfaqet menjëherë pas lindjes, oreksi zhvillohet me kalimin e kohës, dhe kjo është arsyeja që fëmijët, duke vrojtuar ambientin e jashtëm dhe duke u ndikuar nga jashtë, zhvillojnë raporte pozitive apo negative me lloje të ndryshme të ushqimeve.

## Çrregullimet e oreksit

Oreksi ekziston tek të gjitha format e larta të organizmave dhe rregullon sasinë e marrjes së energjisë së nevojshme për mbajtjen e metabolizmit bazal[9] dhe për zhvillimin e aktiviteteve të tjera jetësore.[6] Hulumtimet e ndryshme tregojnë korrelacion të lartë ndërmjet oreksit dhe të gjitha shprehive dhe gjendjeve të ndryshme të njeriut.[3, 4, 5, 8, 9] Oreksi është i rregulluar nga bashkëveprimi i traktit tretës, indit dhjamor dhe trurit.[4,9]

Oreksi dhe shprehitë e konsumimit të ushqimit janë të vetmet procese që rrisin energjinë hyrëse të organizmit të njeriut[6], respektivisht marrjen e ushqimit, përderisa të gjitha shprehitë e tjera ndikojnë në lirimin e energjisë dalëse.[9]

Çrregullimet e oreksit sjellin deri te gjendja e keq-ushqyeshmërisë (malnutricionit) që ka ndikim të drejt për drejt në rrënimin e homeostazës (mirëqenies) bio-psiko-sociale të njeriut dhe mund të jenë të formës së shtimit (polyphagia) apo të formës së zvogëlimit (anoreksia) të oreksit.

Shumë faktorë dhe gjendje patologjike të organizmit të njeriut (dietat joadekuate eliminuese ekstreme, shëndeti i dobët, stresi emocional, çrregullimet hormonale) mund të provokojnë gjendjen e çrregullimit të oreksit, ndërkaq çrregullimi i oreksit mund të çojë në anorexia nervosa, bulimia nervosa, cachexia, mbipeshë të trupit dhe gjendje të tjera patologjike të lidhura me shprehinë e kequshqyeshmërisë.[6,9]

Po ashtu edhe stimuluesit e ndryshëm nga ambienti i jashtëm mund të ndikojnë në oreksin e njeriut në mënyrë stimuluese apo inhibuese, duke rritur apo duke e zvogëluar dëshirën për të konsumuar ushqim[8]

Humbja e oreksit është një simptomë e përgjithshme treguese për çrregullime të ndryshme psikofizike të organizmit.

Stresi emocional, anksioziteti dhe depresioni janë gjendje patologjike që karakterizohen nga ndjenja e një shqetësimi të brendshëm dhe çrregullimi i humorit (disponimit?) të përgjithshëm, që në shumicën e rasteve shoqërohet me gjendje çrregullimi të oreksit, qoftë në formën e shtimit ose pakësimit jonormal të oreksit.[1, 8] Në këso rastesh, për të rivendosur gjendjen normale të oreksit, do të ndihmonin shujtat e pakta, po të rregullta të ushqimit.

Nga gjendje të tjera patologjike, që mund të shkaktojnë çrregullim të oreksit, mund të përmendim: ftohjet



e zakonshme apo gripin, sindromën e zorrës së irrituar, ulcerën gastrike, marramendjen, tretjen e dobët të ushqimit. Në të gjitha këto raste preferohet të merren shujta të lehta e të rregullta të ushqimit të shëndoshë dhe të freskët, përbërë kryesisht nga karbohidrate komplekse, pemë e perimet joirrituese, qumësht pa yndyrë dhe produkte të tij (sidomos jogurt, të paktën 2 dcl në ditë). Preferohet pirja e çajeve nga bimë shëruese siç janë: kamomili, menta dhe cimeti, që qetësojnë lukthin dhe zorrët. Ndërkaq duhen shmangur ushqimet e yndyrshme dhe me konservues, si dhe duhet eliminuar shprehia e keqe e pirjes së duhanit, alkoolit dhe kafesë, të cilat zvogëlojnë oreksin, irritojnë lukthin, si dhe dëmtojnë funksionimin normal të shqisës së shijes dhe të nuhaturit.

Siç e cekëm më lart, çrregullimet e oreksit sjellin kequshqyeshmërinë e organizmit, ndërkaq kequshqyeshmëria mund të sjellë këto gjendje patologjike:

* Obeziteti – që karakterizohet nga depozitimi i masës dhjamore në trup (te meshkujt mbi 20% dhe te femrat mbi 30%). Kjo gjendje patologjike metabolike vjen si pasojë e rritjes së energjisë hyrëse (sasia e marrjes së ushqimit) dhe pasivitetit fizik[6];

* Anoreksia – nënkupton një gjendje të nënpeshës së trupit që është pasojë e një dëshire të ekzagjeruar për të qenë sa më i dobët (p.sh. manekinet kur dëshirojnë të arrijnë peshën e trupit për të paktën 20% nën peshën ideale). Këta persona hanë shumë pak dhe në menynë e tyre ditore preferojnë të kenë vetëm pemë e perime;

* Sëmundjet e veshkave;

* Sëmundjet dhe kanceri i tëmthit (hulumtimet shkencore kanë vërtetuar se dieta e pasur me yndyra rrit mundësinë e shfaqjes së sëmundjeve të ndryshme malinje)[6];

* Sëmundjet e arterieve të zemrës dhe trurit (ushqimet e yndyrshme, duke e rritur nivelin e yndyrave në gjak, rrisin mundësinë e formimit të ateromave në enët e gjakut dhe mundësinë e shfaqjes së sëmundjeve iskemike)[6, 7];

* Sëmundjet e gjakut;

* Diabet tip 2 (mbipesha dhe ushqimet e pasura me karbohidrate bëjnë që të zvogëlohet ndjeshmëria e qelizave ndaj insulinës, dhe nga kjo të rritet sasia e sheqerit në gjak)[6, 7];

* Hipertensioni (është vërtetuar korrelacion i lartë ndërmjet mbipeshës dhe hipertensionit) [6, 7];

* Kanceri i qafës së mitrës;

* Kanceri i ovareve;

* Kanceri i gjirit;

* Kanceri i zorrëve;

* Kanceri i mëlçisë;

* Kanceri i prostatës.

Masat që duhen ndërmarrë për trajtimin e personave me çrregullime të oreksit, janë të ndryshme, varësisht nga shkaktari i kësaj gjendjeje.

Në përgjithësi, nga çdo person me çrregullime të oreksit duhet së pari të merret anamneza mjekësore, në bazë të së cilës do të mund të vlerësojmë:

* Gjendjen emocionale të tij (sa është i vetëdijshëm për çrregullimet shëndetësore që i ka bërë ose mund t'i bëjë çrregullimi i oreksit (kequshqyeshmëria) ;

* Përmes anamnezës familjare të vlerësohet involvimi i faktorit gjenetik (tek mbipesha mund të ndikojë 25-40%) ;

Përmes matjeve antropometrike, do të mund të përcaktohen disa vlera të rëndësishme antropometrike të gjendjes iniciale të personit me çrregullim të oreksit, siç janë: kompozicioni i trupit, proporcionaliteti i shpërndarjes në trup të indit dhjamor nënlëkuror, % e indit dhjamor nënlëkuror, masa dhjamore, masa jodhjamore si dhe shmangia nga pesha ideale. Më pastaj do të gjejnë shprehjen kalkulimi i Metabolizmit Bazal dhe i Nevojave Ditore Energjetike (energjia hyrëse dhe energjia dalëse), si dhe prishja e ekuilibrit ndërmjet këtyre dy energjive sipas nevojës, qoftë në favor të energjisë hyrëse ose të energjisë dalëse.[6]

Në rastet kur në grupin e faktorëve që çrregullojnë oreksin, është i involvuar faktori psikogjen, si masë trajtimi e kësaj gjendjeje është i domosdoshëm aplikimi i psikoterapisë. Ndërkaq, në rastet kur kemi të bëjmë me ndonjë patologji tjetër, qoftë ndonjë çrregullim hormonal, kardiorespirator, respirator digjestiv, duhet bërë gjithsesi trajtimi adekuat medikamentoz për eliminimin e faktorit patologjik, i shoqëruar me dietën përkatëse në ushqim (nga aspekti sasior, cilësor dhe kohor), si dhe me pasurimin e jetës me aktivitete fizike gjegjëse për rivendosjen e peshës normale të trupit (qoftë tek humbja e peshës së trupit apo tek shtimi i peshës së trupit). Të gjitha këto veprime do të ndihmonin që të eliminohej me sukses gjendja e çrregullimit të oreksit.

**Sugjerim**

Në fund do të japim disa këshilla që ndihmojnë për të tejkaluar gjendjen e çrregullimit të oreksit[10]:

* Preferohet të mbahet një ditar i ushqimit;

* Te zvogëlimi i oreksit për më shumë se dy javë, preferohet që organizmi të forcohet me sasi shtesë të mineraleve, siç janë zinku, magnezi dhe kaliumi, dhe të vitaminave nga kompleksi B dhe vitamina C;

* Të hahen tri racione të plota dhe dy shujta ndërmjetëse;

* Të hahen ushqime sa më natyrale dhe të freskëta, si dhe të respektohet proporcioni ndërmjet makronutrientëve;

* Në asnjë mënyrë të mos anashkalohet shujta e mëngjesit;

* Të hahen minimum 2-3 pemë dhe 2 racione perime (fibrat që ndodhen në këto fruta rivendosin gjendjen normale të traktit tretës) ;

* Oreksi i humbur duhet të kthehet duke marrë sasi të vogla të ushqimeve që kemi për qejfi;

* Të shmangen pijet e gazuara dhe të sheqerosura, alkooli, kafeja, ushqimet artificiale, ushqimet e kripósura, ëmbëlsirat dhe grickat.

* Në rastet kur bëhet jetë fizikisht pasive, preferohet që të fillohet sa më parë me aktivitete fizike (për fillim ecje për të paktën 25-30 minuta tri herë në javë, me tendencë të rritjes si të intensitetit, ashtu edhe të frekuencës).[21]

** Anksioznost. Qasja në: http://www.anksioznost.net/staje-anksioznost Data e qasjes: 15.10.2013

** Benoit SC, Tracy AL. Behavioral controls of food intake. 2008. Peptides, 29 (1) : 139-47. Doi:10.1016/j.peptides.2007.10.019 Qasja në: http://www.ncbi.nlm.nih.gov/pmc/articles/PMC2212605/ Data e qasjes: 16.10.2013

** King NA, Horner K, Hills AP, Byrne NM, Wood RE, Bryant E, Caudwell Ph, Finlayson G, Gibons C, Hopkins M, Martins C, Blundell JE. The Interaction Between Exercise, Appetite, and Food Intake. Am J Lifestyle Med. 2013;7 (4) :265-273. Qasja në: http://www.medscape.com/viewarticle/8109_8 Data e qasjes: 16.10.2013

** Nirmala GC, Suchitra BR, Pavankumar KN. Appetite Regulating Hormones. 2009. Veterinary World, Vol.2(6) : 242-246.

** O'Neall BV, Bullmore ET, Miller S, McHugh S, Simon D, Dodd CM, Koch A, Napolitano A, Nathan PJ. Appetite. The relationship between fat mass, eating behaviour and obesity-related psychological traits in overweight and obese individuals. 2012. 59(3) :656-61. Doi:10.1016/j.appet.2012.07.017. Qasja në: http://www.ncbi.nlm.nih.gov/pubmed/22898608 Data e qasjes: 16.10.2013

** Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët. 2010. Moaziku, Podujevë

** Skerret PJ, Overweight and healthy: the concept of metabolically healthy obesity. Harvard Health Publications. Harvard Medical School. Qasja në: http://www.health.harvard.edu/blog/overweight-and-healthy-the-concept-of-metabolically-healthy-obesity-201309246697 Data e qasjes: 15.10.2013

** Torres SJ, Nowson CA. Relationship between stress, eating behaviour and obesity. 2007. Nutrition, vol. 23, no. 11-12, pp. 887-894. Qasja në: http://hdl.handle.net/10536/DRO/DU:30007279 Data e qasjes: 15.10.2013 ** Wikipedia. The free encyclopedia. Qasja në: http://en.wikipedia.org/wiki/Appetite Data e qasjes: 16.10.2013 *** Shërohu. Si të shtojmë peshë në mënyrë të shëndetshme. Qasja në: http://sherohu.com/si-te-shtojme-peshe-ne-menyre-te-shendetshme. Data e qasjes: 08.09.2014.

**Mexhid Yvejsi**

**Në përkujtim të 30 vjetorit të kalimit në amshim**

# Mulla Tahir ef. Thaçi

Mulla Tahir ef. Thaçi ishte burrë i urtë, i ditur, i ndritur, shumë i matur dhe me sjellje shembullore. Për këto cilësi, të gjithë e donin, e respektonin aq sa disa burra me emër, thoshin: "Nëse ka sot evlia, n'kët dynja, ai, pa shybe, asht Mulla Tahir Efendia…"!

Mulla Tahir Efendi Thaçi është njëri prej hoxhallarëve më të respektuar të Gjakovës, të Kosovës. Është djali më i madh i Mulla Himës (Abdurrahimit). Të katër djemtë e Mulla Himës ishin hoxhallarë, dy prej tyre ishin hafizë. Emrat e katër djemve të Mulla Himës janë: Mulla Tahir Efendiu, Mulla Ragibi (1900-1984), Hafiz Hysniu (1910-1954) dhe Hafiz Selimi (1913-2001). Gjyshi i Mulla Tahirit ishte Hafiz Muhamedi Efendiu, Myderriz në Medresenë e Madhe të Gjakovës, i cili i ka lënë katër djem, të gjithë hoxhallarë, hafizë e myderrizë. Stërgjyshi i mulla Tahirit është Myderrizi Hafiz Yvejs Efendia, themeluesi dhe Myderrizi i parë në Medresenë e Madhe të Gjakovës, e cila i ka dhënë dritë gjithë Kosovës. Yvejs Efendija është djali i Myderrizit Hafiz Jahja Efendiu, me prejardhje nga Shkodra. Pra, ky është një rast i rrallë, ku në disa breza dalin në vazhdimësi, hoxhallarë, myderrizë, hafizë, myftinj, nga një shtëpi. Por, kur do Zoti, çdo gjë bëhet! Paraardhësit e Mulla Tahirit ishin pothuajse të gjithë hoxhallarë, imamë, myderrizë, hafizë, ka pasur edhe myftinj, siç ishte edhe Myftiu i Gjakovës, Hafiz Ismail Efendi Yvejsi, një nga udhëheqësit e Degës së Lidhjes së Prizrenit në Gjakovë dhe pjesëmarrës në Kuvendin e Lidhjes së Prizrenit, në Prizren, më 1878.

Mulla Tahiri u lind në Gjakovë. Mësimet e para i kreu në Gjakovë, i vazhdoi në Medresenë e Madhe, kurse i përfundoi në medresenë "Mehmed Pasha" të Prizrenit, ku diplomoi tek dijetari i mirënjohur Myderrizi Nysret Efendi Galibi. Pasi diplomoi në Prizren, u kthye në Gjakovë, ku filloi detyrën si imam, hatib dhe mualim. Shërbeu për më se gjysmë shekulli, duke filluar në Gjakovë, mandej, për një kohë të gjatë, rreth njëzet e pesë vjet në Podrimje. Shërbeu në Ratkoc të Rahovecit dhe, më në fund, përsëri në Gjakovë, në xhaminë e "Mahmud Pashës" dhe në atë të "Haxhi Ymerit." Tërë jetën e kaloi fare thjesht. Kishte një bibliotekë të pasur, lexonte vazhdimisht, shënonte, studionte me pasion. Ishte dashamirë i letërsisë, i dinte pothuajse përmendsh bejtet e Tahir Efendisë (Vehbijen) bejtet e Mulla Shejh Malës, me të cilin kishte edhe muhabet… I njihte për



bukuri veprat e Imam Gazaliut, Rumiut, Ibn Arabiut, Sa'adiut... Ka pasë një shkrim shumë të bukur, artistik! Gati të gjitha diplomat (ixhazetnamet), qysh kur ishte nxënës, ishin shkruar prej Mulla Tahir Efendiut, sipas porosive të myderrizëve të medreseve të Gjakovës dhe të Prizrenit.

Përveç ndjenjave të pastra fetare, Mulla Tahiri kishte ndjenja të zjarrta atdhetare. Në dokumentet sekrete të Beogradit, të publikuara nga historiani Dr. Hakif Bajrami, rreth shpërnguljes së shqiptarëve, emri i Mulla Tahirit është shënuar dy herë, ku shkruante: "Dy herë i janë kërcënuar që të shpërngulej për në Turqi. Nëse nuk shpërngulej, do ta burgosnin me familje në Nish..."!

Gjatë viteve 1950-1960, Mulla Tahir Efendiun e burgosën dy herë dhe në burg kishte vuajtur shumë, por ai nuk fliste kurrë, më shumë fliste trupi i tij i dërrmuar, i shkretë, se ai vetë!.. Edhe mbas vuajtjes së burgut, Mulla Tahir Efendia jetoi në Gjakovë në skamje, po nuk e lëshoi Kosovën, derisa i mbylli sytë, duke marrë abdes, për të falur namazin e sabahut, më 4 nëntor 1984, në moshën 86 vjeçare.

U varros po atë ditë në Gjakovë, u përcoll me nderime të mëdha për në jetën e amshueshme.

Mulla Tahir Thaçi ka lënë dy djem, Hamdiun dhe Qemajlin, dhe dy vajza, Munibe Thaçin Muçaku dhe Safije Thaçin Dorambari.

Djali i madh i Mulla Tahirit, Hamdi Thaçi (1933-2010) ishte ndër nxënësit, studentët e parë shqiptarë që u shkolluan jashtë. Medresenë e kreu në Damask, në Siri, në vitin 1965 për t'i vazhduar studimet në Karaçi, në Fakultetin e Drejtësisë. Studimet postdiplomike i vazhdoi në Universitetin e Panxhabit në qytetin Lahore, në Pakistan, dhe magjistroi në letërsi-filozofi në vitin 1971.

Edhe pasi magjistroi, Hamdi Thaçi nuk iu nda studimit, hulumtimit, duke përgatitur temën e doktoraturës me mbi 800 faqe me titullin: "Dy koncepte të filozofisë".

Djali i dytë i Mulla Tahirit, Qemajl (Tahir) Thaçi (1945-2012) ka studiuar Historinë e Artit në Universitetin e Beogradit dhe ishte i pari shqiptar në trojet shqiptare në ish-Jugosllavinë që kreu studimet postdiplomike në Historinë e Artit. Pas diplomimit ka ligjëruar Historinë e Artit në Fakultetin e Arteve të Prishtinës....




# U mbajt Konferenca për dialog ndërfetar e organizuar nga OSBE

Jean-Claude Schlumberger, shef i Misionit të OSBE-së në Kosovë, i lavdëroj prijësit fetar për vullnetin dhe përpjekjet e tyre për të ndihmuar në mbajtjen e tolerancës fetare dhe ndëretnike në Kosovë dhe për të punuar së bashku në forcimin e kulturës së besimit dhe respektit reciprok. Ai, po ashtu potencoi se "kërkesa e tyre drejtuar institucioneve të Kosovës, vitin e kaluar, për plotësim dhe përmirësim të kornizës juridike për lirinë e religjionit, duhet të trajtohet si prioritet".

Myftiu Naim Tërnava tha se BIK-u është e hapur, për të bashkëpunuar dhe luftuar çdo lloj ekstremizmi i çfarëdo lloji qoftë, i cili ka për qëllim futjen e mostolerancës dhe urrejtjes mes besimeve të popujve.
Ai tha gjatë takimit të udhëheqësve fetarë është diskutuar se ka nevojë për përmirësim të ligjit për liritë fetare. Gjithashtu, çështje e rëndësishme që është diskutuar sipas tij ishte edhe mirëmbajtja e varrezave dhe hapësira për varreza të reja.

Ndërsa Ipeshkvi i Ipeshkvisë së Kosovës Dodë Gjergji,tha populli mund të merr mesazh të mirë nga udhëheqësit e bashkësive fetare. Sipas tij, në Kosovë,udhëheqësit e bashkësive fetare janë bartës të paqes, bartës të dashurisë, bartës të mirëkuptimit. Në diskutimin për sfidat e bashkësive fetare në Kosovë në emër të BIK, këshilltari i Myftiut, Vedat Sahiti në diskutimin e tij foli për sfidën e kthimit të pronave të nacionalizuara dhe për rëndësinë e miratimit të ligjit të restituimit gjegjësisht të kthimit të tyre. Ai tha: "Mendoj se miratimi i këtij ligji është po aq i rëndësishëm sa edhe miratimi i ligjit për statusin e bashkësive fetare në vend". Ndërsa pika e dytë ishte sfida e mbrojtjes së trashëgimisë islame dhe përpjekjet e saj në ruajtjen dhe mbrojtjen e trashëgimisë se paluajtshme dhe asaj të luajtshme në Kosovë. Kjo konferencë u bë pas një serie të 20 forumeve të nivelit ndërfetar, dy kampeve rinore ndërfetare dhe takimit të parë ndërfetar me femra. (R.SH)

**Myftiu Tërnava priti ambasadoren gjermane Viets**

Myftiu i Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, më 20 tetor priti në selinë e BIK-së në takim njohës Ambasadoren e Gjermanisë në Kosovë, Angelika Viets, së cilës i shprehu mirëseardhje në Kosovë duke i uruar suksese dhe mbarësi në misionin e saj në Kosovë. Myftiu Tërnava falënderoi Ambasadoren për vizitën dhe e njohu me historikun e BIK-së. Myftiu gjithashtu i dha një pasqyrë të shkurtër për institucionet që veprojnë në kuadër të Bashkësisë Islame për t'u ndalur më tepër në zhvillimin e jetës fetare në Kosovë për se evidentoi të arriturat dhe sfidat me të cilat ballafaqohet."Kosova gjithmonë do të jetë mirënjohëse ndaj shtetit dhe popullit gjerman, për kontributin e dhënë për Kosovën në kohë të vështira"- tha Myftiu Tërnava, i cili shprehu po ashtu bindjen se miqësia dhe bashkëpunimi në mes dy vendeve në të ardhmen do të forcohet edhe më tej. Ambasadorja Angelika Viets falënderoi Myftiun për mikpritjen e ngrohtë dhe theksoi se marrëdhëniet institucionale midis vendeve tona do të shënojnë progres në të ardhmen.

Bashkësia Islame e Kosovës mbetet e përkushtuar që të zhvillojë edhe më tolerancën dhe kulturën e bashkëjetesës në mes popujve dhe feve që jetojnë në Kosovë. *(R.Sh.)*



*Myftiu Tërnava gjatë takimit me ambasadoren gjermane Viets*

**Myftiu Tërnava priti shefin e Eulexit, Gabriele Meucci**

Myftiu Kosovës, Naim ef. Tërnava më 22 tetor priti në selinë e BIK në takim njohës shefin e ri të Eeulex-it ambasadorin, Gabriele Meucci. Myftiu Tërnava i shprehi mirëseardhje shefit të Eulex-it në Kosovë, duke i dëshiruar shëndet, suksese e mbarësi gjatë misionit të tij në krye të Eulex-it. "Bashkësia Islame e Kosovës mbështet misionin e Eulex-it në Kosovë, i cili garanton e ofron më shumë siguri në zbatimin e rendit dhe ligjit. Ne mbesim të përkushtuar si bashkësi që të kontribuojmë në afrimin e komuniteteve dhe në kultivimin, si edhe deri tash, të tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar e ndër etnik"- tha myftiu Tërnava. Shefi i ri i Eulex-it, Meucci, pasi falënderoi Myftiun për kohën dhe për mikpritjen, tha se është i impresionuar me organizmin e komuniteteve muslimane në Ballkan, ku është i përfaqësuar nga muslimanët autokton të Ballkanit perëndimor, gjegjësisht të Evropës. *(R.Sh)*



*Myftiu Tërnava gjatë takimit me shefin e Eulexit*

**Vihet gurëthemeli i institutit të Hivzit "Mehmet Akif Ersoj" në Pejë**

Nën këndimin e ajeteve kuranore dhe tekbireve, në mënyrë solemne më 4 nëntor në Pejë, u vu gurthemeli i objektit të Institutit të Hifzit (memorizimit) të Kur'anit - "Mehmet Akif Ersoy".Të pranishëm në këtë eveniment ishte Myftiu i Republikës së Kosovës Mr.Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, ambasadorja e Turqisë Songyl Ozan, koordinatori për çështje fetare të Dijanetit, Abdullah Vasfı Yuce, si dhe myftiu dhe njëherazi donatori i këtij objekti myftiu nga Yalova Mustafa Uskülüplü. Kryetari i KBI të Pejës Musli Arifaj pasi i përshëndeti të pranishmit tha se ky gurthemel ka domethënien e madhe për qytetin e Pejës dhe KBI në Pejë në veçanti pasiqë po vendosim një objekt ku do të mësohet fjala e Allahut dhe dituritë fetare. Në fjalën e saj ambasadorja e Turqisë Songyl Ozan, shprehu bindjen se Kosova është shembull i tolerancës fetare ku së bashku bashkëjetojnë pjesëtarët të feve të ndryshme. Ajo premtoi se Turqia vazhdimisht do ta ndihmon





*Çaste nga vënia e gurthemelit të Institutit të Hifzit në Pejë*

dhe mbështes Kosovën në rrugën e saj drejt zhvillimit ekonomik dhe integrimeve të ndryshme. MyftiuTërnava duke marrë fjalën u shpreh se BIK, vazhdimisht mundohet të iu krijojë kushte xhematit dhe tua lehtësoj atyre infrastrukturën në objektet fetare. Ne fatkeqësisht ende nuk na janë kthyer pronat-vakfet- që na u morën nga ish sistemi i kaluarë dhe kjo po përbënë vështirësi dhe pamundësi për zhvillimin e jetës fetare në suaza normale në vendin tonë. "Vendosja e themelit të kësaj godine në këtë vakf shpreh përkushtimin dhe mundin tonë që po bëjmë në avancimin jetës fetare dhe këtu do të mësojnë dhe edukohen gjeneratat e reja duke mësuar fjalën e Allahut dhe Muhamedit a.s. Unë me këtë rast falënderoi Qeverinë dhe popullin turk që po e mbështet zhvillimin dhe ndërtimin e shtetit tonë në

sfera të ndryshme", tha Myftiu Tërnava.Një fjalë përshëndetëse mbajti, koordinatori për çështje fetare të Dijanetit, Abdullah Vasfı Yuce, Kurse myftiu nga Yalova, Mustafa Uskülüplü, falemderoi Myftiun Tërnava për kontributin që është duke dhënë në kthyrjen e vakfeve dhe në ndërtimin e institucioneve fetare dhe premtuan që ndihma nga Diyane-ti dhe Myftinija e Yaloves nuk do të mungojë dhe do të ketë projekte edhe më në të ardhmen në Kosovë.. Financimin e këtij ndërtimi e bënë Myftinia e Yalloves e cila është binjakëzuar me KBI e Pejës. *(R.S)*

**Kryeimami Bajgora vizitoi Igumenin Sava Janjiç në Manastirin e Deçanit**

Kryeimami i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, më 21 tetor vizitoi Manastirin e Deçanit. Në këtë vizitë, kryeimami Bajgora u prit nga Igumeni i Manastirit, Sava Janjiç me bashkëpunëtorë, i cili fillimisht shprehu mirëseardhje për mysafirët nga BIK dhe i falënderoi për vizitën në Manastir.

Kryeimami Sabri ef. Bajgora, me këtë rast, në emër të Kryesisë së BIK-së, shprehu keqardhjen për grafitet provokuese të shkruara në muret e Manastirit të Deçanit. "Ky akt është i papranueshëm për ne, i dënueshëm dhe kundër çdo mësimi dhe tradite fetare në vendin tonë. Atakimi i objekteve fetare e kulturore është vepër e kryer nga ata që nuk ia duan të mirën vendit dhe popullit të Kosovës.- theksoi ai. Një akt i tillë dëmton përpjekjet e bashkësive fetare për të kultivuar tolerancën e mirëkuptimin ndërfetar e ndëretnik. BIK mbetet e përkushtuar për kultivimin e tolerancës e mirëkuptimit në vendin tonë", u shpreh Bajgora.

Në anën tjetër, Igumeni Janjiç vuri në pah rëndësinë e ruajtjes së objekteve fetare, duke u ndalur me këtë rast me një theks të veçantë në traditën e hershme të bashkëjetesës, tolerancës, respektit dhe mirëkuptimit në mes të dy komuniteteve etnike dhe fetare, gjegjësisht në kohën kur shqiptarët e ruanin dhe kujdeseshin me fanatizëm për Manastirin e Deçanit. Të dy palët ndanë mendimin e njëjtë, se takimet e këtij lloji janë hiç më pak se përçim i mesazheve hyjnore të paqes e tolerancës ndërfetare, jo vetëm për komunitetet në Kosovë, por edhe për popujt në botën mbarë. Kryeimami në këtë vizitë shoqërohej nga anëtari i Kryesisë së BIK-së, Musli Arifaj, këshilltari i Myftiut, Vedat Sahiti, ndihmëskryeimami, Fatmir Iljazi, si dhe kryetari i KBI-së të Deçanit, Besim Halilaj. *(R.Sh)*

**Në Vushtrri u përurua Vendfalja-Xhamia "Haxhi Xhemë Zariqi"**

Më 25 tetor në Vushtrri, u përurua Xhamia "Haxhi Xhemë Zariqi", që është ndërtuar në kuadër të kompleksit banesor nga afaristi Ahmet Zariqi, ku janë 350 apartamente. Në këtë manifestim që përkoi me Vitin e Ri hixhri, përveç besimtarëve të shumtë nga Vushtrria e rrethina, qenë të pranishëm edhe drejtuesit më të lart të BIK të prirë nga kryeimami, Sabri ef. Bajgora, pastaj kryetari i Vushtrrisë, Bajram Mulaku, si dhe udhëheqësit e KBI të Vushtrrisë të prirë nga kryetari, Shemsi Rrahimi. Fillimisht, të pranishmit e shumtë i falënderoi për pjesëmarrje në këtë përurim ndërtuesi i kompleksit banesor, Ahmet Zariqi, i cili me këtë vepër ka sjell një model të ri për sipërmarrësit e industrisë së ndërtimit



*Kryeimami Bajgora në vizitë te Igumeni Janjiç*



*Kryeimami gjatë fjalës përshëndetëse*

tek ne se si duhet të jenë në shërbim të komunitetit.

Kryeimami Sabri ef. Bajgora nga ana e tij përshëndeti e përgëzoi familjen Zariqi për këtë vepër madhore, e cila nga sot do të jetë në shërbim të besimtarëve, fillimisht të pranishmëve dhe gjithë besimtarëve ua uroi Vitin e Ri hixhri. Më tutje, kryeimami Bajgora, tha: "Ndërtimi i xhamive është tregues i vetëdijes së lart shpirtërore të një populli, nëse shoqëria ngrihet e edukohet shpirtërisht, atëherë do e kemi shumë më lehtë që të ndërtojmë atdheun e shoqërinë tonë". Nga një fjalë të shkurt përshëndetëse e mbajtën edhe kryetari i Vushtrrisë, Bajram Mulaku dhe kryetari i KBI, Shemsi Rrahimi. *(R.Sh)*

### Së shpejti Binça me xhami

Më 27 tetor 2014, në Binçë (Viti) u vendos gurthemeli i xhamisë, ku ishin të pranishëm përfaqësuesit e të gjitha strukturave institucionale në nivel të Komunës së Vitisë duke filluar nga zv.Kryetari i Vitisë, Hasan Aliu, kryetari i Asamblesë komunale, Naim Pira, kryetari i KBI-së në Viti, Husamedin Hoxha, famullitari i Famullisë së Binçës, Don Aleksander Kolaj si dhe shumë të ftuar të tjerë. Ndërsa nga Kryesia e BIK-së ishte i pranishëm kryeimami, Sabri efendi Bajgora i shoqëruar nga ndihmës sekretari i Kryesisë, Rexhep ef. Luma dhe këshilltari i Myftiut, Vedat ef. Sahiti.

Në këtë manifestim kryeimami Bajgora, pasi përgëzoj e uroj për fillimin e ndërtimit të xhamisë foli mbi rëndësinë që ka xhamia në jetën e besimtarëve e posaçërisht ai u ndal të roli që ka xhamia në edukimin dhe ngritjen shpirtërore të besimtarëve të këtij fshati. Kryeimami Bajgora tha sot po nisim xhaminë në fshatin Binçë, fshat ky që njihet për tolerancën e mirëkuptimin e bashkëjetesën e feve, gjë që do të kultivohet e forcohet edhe më tej pas ndërtimit të xhamisë.

Në këtë solemnitet përshëndeti e uroi edhe famullitari, Don Aleksandër Kolaj, përfaqësuesi i Komunës dhe ai nga KBI e Vitisë. *(Xhevdet Ismajli)*



*Kryeimami Bajgora gjatë ceremonisë së vënies së gurthemelit*

### Hapet xhamia e re në Celinë

Në prezencë të shumë banorëve të fshatit Celinë (Rahovec) e më gjerë, më 29 tetor u bë hapja e xhamisë së Re, pas plot 15 vitesh të djegies, shkatërrimit dhe rrënimit të xhamisë së vjetër nga ana e forcave serbe.

Në emër të Kryesisë së BIK, të pranishmëve iu drejtua Sabri ef. Bajgora: "Më lejoni që në emër të Kryesisë së BIK, në emër të Myftiut Naim ef Tërnava, t'ua përcjell urimet dhe përgëzimet më të sinqerta me rastin e inaugurimit të xhamisë së fshatit Celinë. Prania ime sot këtu në këtë vend të bekuar, pashmangshëm më kthen prapa në kohë, kur kam qenë pikërisht në këtë vend, në krye të një komisioni të BIK për të evidentuar dëmet në infrastrukturën e BI dhe dëmet që kanë pësuar këto objekte nga lufta e fundit e egër në Kosovë. Dita që ishim ne këtu, ishte një ditë vërtetë e vështirë, sepse kemi parë shkatërrime të pa imagjinuara të fshatit, 75 persona nga mesi juaj, janë martirizuar në mbrojtje të pragut, dhe nderit familjar, kemi parë plagë, dhembje dhe vuajtje, por kemi parë edhe krenarinë e një popullate e cila kurrë nuk u gjunjëzua para një armiku shekullor. Allahu pastë bërë rahmet mbi shpirtin e hoxhës së rënë shehid Arif ef. Shalën, i cili ishte viktimë e dhunës serbe, ashtu sikur të gjithë ata që derdhën gjak për lirinë e Kosovës, Allahu i pastë në mëshirën e Tij, e i gradoftë me gradë të dëshmorit. Dëshiroj që ta falënderoj edhe imamin tuaj Shkelzim Jeminin i cili në vazhdimësi u angazhua për përfundimin e kësaj xhamie. Dhe ja, sot u bë realitet, falë edhe ndihmës dhe kontributit tuaj. Nga thellësia e shpirtit dhe e zemrës, më lejoni që me lutje t'i drejtohem Allahut që për çdo kontribut tuajin u shpërblefshi me shpërblimet më meritore."

Shani ef. Sylka, kryetar i KBI në Rahovec, pasi përshëndeti dhe u dëshiroi mirëseardhje përfaqësuesve të Kryesisë së BIK me në krye Sabri Bajgora, fshatarëve të Celinës ua uroi hapjen zyrtare të kësaj xhamie. Kurse në emër të Kryesisë së fshatit të pranishmit i përshëndeti kryeplaku i fshatit, z. Rasim Fazliu. *(R.Sh)*



*Kryeimami Bajgora gjatë fjalimit të tij në Celinë*



# Mbahet Konferenca "Islami në Ballkan"

Në Konferencën Ndërkombëtare dyditore "Islam on the Balkans", të mbajtur në Vjenë të Austrisë, nga data 10- 12 tetor, organizuar nga Bashkësia Islame e Austrisë, nën kujdesin dhe me pjesëmarrjen e Presidentit të Austrisë, Dr. Heinz Fischer, myftinj dhe autoritete të tjera të bashkësive islame të Ballkanit, kanë diskutuar për jetën fetare dhe për organizmin e saj në vendet e tyre gjegjëse. Përfaqësuesit e bashkësive islame të vendeve të Ballkanit, nga Shqipëria, Kosova, Maqedonia, Bosnja, Kroacia, Mali i Zi, Sllovenia, Sanxhaku, Bullgaria, Rumania dhe Hungaria kanë referuar për punën në institucionet e tyre.

Në këtë konferencë, në emër të BIK-së, prezantimin e bëri mr. Ajni Sinani, kryetar i Kuvendit të BIK-së, i cili bëri një përshkrim të shkurtër të BIK-ut dhe veprimtarisë së tij:

Organizimi i jetës fetare islame në Kosovë zë fill që nga koha e administrimit të Perandorisë Osmane në këtë hapësirë. Në kuadër të Perandorisë Osmane, në kuptimin organizativ fetar islam, të gjithë muslimanët në Ballkan kanë qenë pjesë përbërëse e Bashkësisë Unike Muslimane, në krye të së cilës ka qëndruar Sulltani në funksionin e Halifit. Me shkuarjen e Perandorisë Osmane nga trojet shqiptare, pra dhe nga Kosova, u krijuan rrethana të reja shoqërore-politike, të pafavorshme për shqiptarët dhe për bashkësinë e tyre fetare islame, sidomos në ato troje që u pushtuan nga sllavët.

Bashkësia e Fesë Islame në Kosovë, siç quhej asokohe, që nga shkuarja e osmanëve, është angazhuar dhe ka luftuar që të kishte autonominë fetare dhe të gëzonte të drejtat e statusin e saj, por kjo nuk ishte e mundur në ato rrethana. Pas përfundimit të Luftës së Parë Botërore, muslimanët në Kosovë, Maqedoni, Serbi dhe në Mal të Zi kanë pasur bashkësinë e veçantë, me në krye myftiun suprem, me seli në Beograd. Pas vitit 1929, vendet që deri atëherë vareshin nga ish-Myftinia Supreme e Beogradit, pra edhe Kosova, do të kalonin në vartësi të Ulema Mexhlisit të sapoformuar në Shkup, që, së bashku me Ulema Mexhlisin e Sarajevës, përbënin Rijasetin e Bashkësisë Islame me seli në Sarajevë. Gjatë periudhës 1941-1944, Bashkësia e Fesë Islame e Kosovës do të lidhej me Komunitetin Musliman me qendër në Tiranë. Pas përfundimit të Luftës së Dytë Botërore, Kosova edhe njëherë do të futej dhunshëm nën administrimin e sajesës artificiale të quajtur Jugosllavi. Bashkësia e Fesë Islame në Kosovë detyrimisht do të ndryshonte qendrën nga Tirana në Sarajevë dhe që nga viti 1945 e deri më 1990 do të vepronte si Bashkësi e Fesë Islame për Kosovën, Serbinë dhe Vojvodinën, me seli në Prishtinë.

### Pavarësia e Bashkësisë Islame të Kosovës

Bashkësia Islame e Kosovës, respektivisht Kuvendi i saj, më 11 dhjetor 1993, vendosën të shkëputen nga RIJASET-i i deriatëhershëm dhe të shpallin Bashkësinë Islame të Kosovës të pavarur. Nga kjo kohë filloi një periudhë e re e Bashkësisë Islame të Kosovës. Qëllimi i Bashkësisë Islame të Kosovës është organizimi, planifikimi, mbikëqyrja dhe zbatimi i jetës fetare në territorin e Bashkësisë Islame të Kosovës. Për organizimin e jetës fetare në vend, kjo bashkësi bazohet në Kushtetutën e saj, e cila si mbështetje kryesore ka Kuranin, Synetin e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit a.s. dhe rregullat e shkollës juridike hanefite, si dhe rregulloret e miratuara nga organet e Bashkësisë Islame të Kosovës. Në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës sot veprojnë mbi 800 xhami. Bashkësia Islame e Kosovës, duke iu përgjigjur kërkesave të besimtarëve për përmbushjen e jetës fetare, ka formuar institucione edukativo-arsimore: sikurse janë Medreseja Alaudin, Fakulteti i Studimeve Islame dhe Institutin e Hifzit - për mësimin përmendsh të Kuranit (më 2005). Fakulteti i Studimeve Islame (FSI) në Prishtinë e filloi punën në dhjetor të vitit 1992, ku përveçse nga Kosova, ka studentë nga Shqipëria, Mali i Zi, Maqedonia dhe Lugina e Preshevës. Pedagogët e Fakultetit të Studimeve Islame nxjerrin revistën shken-

core “Buletini”, kurse studentët revistën e tyre “Zgjimi islam”. Veprimtarinë e saj botuese Bashkësia Islame e filloi në vitin 1957 me botimin e “Ilmihalit” në gjuhën shqipe. Më vonë u botuan edhe tituj të tjerë. Nga viti 2003, në kuadër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës vepron Shtëpia Botuese “Dituria islame”, e cila merret me botimin e literaturës nga fusha e islamologjisë në gjuhën shqipe: “Takvimi / Kalendari”, “Edukata Islame” dhe “Dituria Islame”.

### Përqindja e popullatës në Kosovë

Në Kosovë jetojnë 1.8 milion banorë. Nga ta, 96% janë muslimanë, 2.2% katolikë dhe 1.5% ortodoksë. Rreth 93% e banorëve janë shqiptarë, 1.5% janë serbë - pa përfshirë Veriun, boshnjakë 1.6, turq 1.1. Nga këto të dhëna del se 1 milion e 660 mijë e 598 qytetarë të Kosovës janë të përkatësisë fetare muslimane. 38 mijë e 223 qytetarë janë të besimit katolik, 25 mijë e 685 të besimit ortodoks. Kosova është një shtet i qytetarëve të barabartë, ku respektohen të drejtat e pakicave. Statusi juridik i bashkësive fetare nuk është rregulluar akoma. Në Kosovë nuk mësohet lënda fetare në shkollat publike. Mendojmë se shembulli i Austrisë në këtë aspekt mund të shërbejë si një model për t'u ndjekur nga Qeveria e Kosovës. Respekti i vazhdueshëm dhe mirëkuptimi ndërmjet komuniteteve është prioritet për Kosovën, duke u bazuar në historinë e gjatë të diversitetit fetar. (Ajni Sinani)

### Xhemati i xhamisë “Hatunije” dhuroj gjak për nevojat e QKUK

Më 17 tetor, pas namazit të xhumasë, xhemati i xhamisë “Hatunije” në Prishtinë në organizim nga imami Jahir ef. Beqiri në mënyrë vullnetare dhuruan gjak për nevoja të QKUK. Ky aksion u zhvillua në vazhdën e bashkëpunimit të BIK-së dhe Institutit të Transfuzionit të Gjakut. Ftesës për të thënë gjak iu



*Imami Jahir ef Beqiri me xhematlinjë gjatë aksionit të dhurimit të gjakut*

përgjigjën mbi 35 xhematlinjë të moshave të ndryshme, por kryesisht të rinj, tha imami Jahi ef. Beqiri, i cili edhe vet ishte dhurues i gjakut. “Xhamati e ka prit shumë mirë iniciativën për të dhënë gjak për nevojat e QKUK, ndërsa unë vet jap gjak rregullisht në institut së paku dy herë në vit”, na tha imami Jahir ef. Beqiri dhe vazhdoi, e kemi për obligim që t'i dalim në ndihmë atyre që kanë nevojë, e këtë duhet ta bëjmë edhe me gjakun tonë sepse përmes këtij veprimi shpëtojmë jetën e atyre që kanë nevojë.

Ndërsa dr. Hakif Hoxha -udhëheqës i ekipit mjekësor të Institutit na tha se është tejet i kënaqur me bashkëpunim që kanë me BIK në këtë fushë. “Ne bashkërisht qe disa vite bashkëpunojmë për aksionin e grumbullimit të gjakut për nevojat e QKUK. Kemi qenë nëpër disa xhami të Kosovës dhe në institucionet e tjera të BIK, siç është Medreseja e FSI, ku kemi hasur në një përkrahje të madhe dhe një përgjigje të kënaqshme të xhematit dhe personelit për të dhuruar gjak. Shpresoj që në të ardhmen aksionin ta shtrijmë në të gjitha xhamitë e Kosovës” tha dr. Hoxha. (R.Sh).

### Prof. Asoc. Dr. Fahrush Rexhepi zgjidhet dekan i Fakultetit të Studimeve Islame



Prof. asoc. Dr. Fahrush Rexhepi u lind më 02.05.1960 në fshatin Sllatinë e Epërme, (Viti). Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa të mesmen në medresenë “Alauddin” të Prishtinës. Studimet universitare i ka përfunduar në Universitetin e Bagdadit-Departamenti i Historisë–Irak. Studimet pasuniversitare, të magjistraturës dhe doktoraturës, i ka përfunduar pranë Universitetit të Prishtinës-Departamenti i Historisë. Është i martuar dhe ka 4 fëmijë. Jeton në Prishtinë. Fahrush Rexhepi është pjesëmarrës i shumë konferencave shkencore, sesioneve shkencore, simpoziumeve si brenda ashtu edhe jashtë vendit. Po ashtu është autor i shumë publikimeve nëpër revista të ndryshme kulturore, shkencore, fetare dhe kombëtare. Nga viti 1996 ligjëron në Fakultetin e Studimeve Islame të Prishtinës, ndërkohë ka ligjëruar edhe në universitete të tjera private. Fahrush Rexhepi 14 vjet ka udhëhequr me sukses degën e medresesë “Alauddin'' në Gjilan, tri mandate ka qenë delegat i Kuvendit të BIK-së dhe, së fundi, dy mandate anëtar i Kryesisë së BIK-së.



## Ferat ef. Gërguri (1940-2014)

Më 7 nëntor 2014, Hoxhë Ferat ef. Gërguri, veteran i edukimit fetar në komunën e Vushtrrisë dhe më gjerë, ndërroi jetë.

Rahmetliu u lind më 01.06.1940 në fshatin Studime e Epërme (Vushtrri). Mësimet e para fetare i ka marrë në shtëpinë e tij, nga hoxha i cili për 20 vite sa ka shërbyer për Ramazan në fshat, ka qëndruar në familjen e tij. Pastaj, me dëshirën e tij dhe mbështetjen e parezervë të familjes, në vitin 1951, ka vazhduar mësimet në Medresenë "Alauddin" në Prishtinë. Ka qenë gjenerata e parë që ka vijuar mësimet në këtë shkollë, e cila atëbotë pati filluar si shkollë e mesme e ulët. Më pas, ka vazhduar mësimet në Sarajevë, në medresenë e famshme "Gazi Husrev Beg", në vitet 1955-1959. Më pas është kthyer në Kosovë ku i është përkushtuar veprimtarisë fetare, duke filluar si Imam në Xhaminë Gazi Ali Beh më 03.09.1959, për të vazhduar më pas me detyra tjera, qoftë si Imam në Xhaminë e Madhe në Vushtrri, qoftë në detyra administrative si arkëtar dhe sekretar i Këshillit, si përfaqësues rajonal në Kryesinë e BIK-ut, e edhe si zëvendës Myfti i Republikës së Kosovës. Ishte i angazhuar veçanërisht në avancimin e edukimit fetar, për çka edhe ka hasur në sfida nga më të ndryshmet, sidomos në periudhën e sundimit monist. Pas një periudhe 48 vjeçare si aktivist i palodhur i çështjes fetare, Ferat ef. Gërguri pensionohet. Për punën e tij, përveç tjerash, mirënjohje ka ndarë edhe Kuvendi Komunal në Vushtrri. Ndonëse në pension, ai do të vazhdoj të kontribuoj, qoftë me pjesëmarrje në hytbe, qoftë me pjesëmarrje në ceremoni tjera fetare, dhe këtë deri në ditët kur gjendja shëndetësore iu rëndua. Ditën e xhuma më 07.11.2014, Ferat ef. Gërguri ndërron jetë, duke lënë pas vete kujtime të mira dhe të paharruara. Allahu e mëshiroftë shpirtin e tij dhe shpërbleftë me xhenetul firdevs. (Amin). *(Sedat Islami)*



### Al-Azhari do të themelojë Kolegjin e Shkencave Islame në Çeçeni

Qendra Islame "El-Az'har" e Egjiptit, ka në plan të themelojë një Kolegj të Shkencave Islame në Republikën e Çeçenisë. Themelimi i kolegjit pritet të fillojë brenda disa ditësh. Vendimi për themelimin e kolegjit erdhi pas një vizite të Myftiut të Çeçenisë në Egjipt në fillim të këtij viti. Gjatë vizitës, Myftiu i Çeçenisë u takua me një numër zyrtarësh të el Az'harit, përfshirë edhe shejhul Az'har, Ahmed Et-Tajib, i cili në atë takim shprehu gatishmërinë e Qendrës Islame për të ndihmuar muslimanët në Çeçeni në mësimin e gjuhës arabe dhe në shkenca islame.

### Islami nuk është terror, por fe e paqes

Jo dhunës në emër të Islamit, jo terrorizmit, Islami është fe e paqes, janë disa nga fjalët e që u thanë të premten nga Qendra Kulturore Islame Italiane e Xhamisë së Madhe në Romë dhe nga Institucionet Italiane përfaqësuar nga kryetarja e Dhomës së Ulët, Laura Boldrini.

Komuniteti musliman në kryeqytet dhe autoritetet italiane së bashku u mblodhën për t'i thënë jo dhunës së ekstremistëve të Shtetit Islamik (ISIS) dhe të bëjnë dallimet e duhura midis terrorizmit dhe fesë Islame. ISIS-i, tha Boldrini, nuk është vetëm një kërcënim për Perëndimin, kjo mbetet edhe një kërcënim për Botën Muslimane. Ata të cilët janë të dëmtuar janë civilët muslimanë. Në shënjestër janë shpirtrat e tyre nga ata që përdorin Islamin për të ushtruar dhunë. Ata janë të diskredituar, duke e bërë jetën e miliona njerëzve të vështirë". Laura Boldrini iu drejtua pjesëmarrësve, duke përfshirë këtu edhe disa ambasadorë të vendeve muslimane në Itali, disa deputetë - nga Halid Chaouki deri senatori Luigi Manconi, dhe ish-kryetari i Romës, Gianni Alemanno dhe disa anëtarë të Komunitetit Musliman në Romë, të cilët u mblodhën në Qendrën Islame, në ditën e xhumasë.

Udhëheqësit e Qendrës Islame dënuan ashpër terrorizmin. “Është detyra jonë që të ketë një qëndrim të qartë dhe të panegociueshëm kundër dikujt që favorizon këto kërcënime, dikush që nxit konfliktin apo ndihmon tmerrin, tha sekretari i përgjithshëm, Abdullah Redouane. Fenomeni i luftëtarëve të huaj është alarmante”, ai e pranoi. “Ka mijëra njerëz që kanë lënë Evropën për të luftuar në Siri. Por, 20 milionë muslimanë në vend kanë mbetur në shtëpi me familjet e tyre në Evropë, e cila është shtëpia e tyre dhe të cilën ata duan ta mbrojnë me të gjithë ata që jetojnë këtu. Ne duhet të jemi ata që do ta mbrojmë atë. Nuk do të ketë këtu kurrë “vend për ata që mbjellin urrejtje”, tha në përfundim Abdullah Redouane. Feja jonë nuk e njeh dhunën. Ne duhet të marrim një qëndrim, por duhet të jemi së pari të vetëdijshëm dhe të kemi ndershmëri intelektuale për të njohur mutacionin gjenetik që i ka ndodhur disa minoriteteve.” Ky koncept u theksua edhe në një mesazh nga kardinali Jean-Louis Toran, kryetar i Këshillit Papnor për Dialogun Ndërfetar.

### Latino Amerikanët e gjejnë identitetin në Islam

Duke kërkuar për identitetin larg nga atdheu, një numër në rritje i latino-amerikanëve e përqafojnë Islamin, duke i parë mësimet dhe udhëzimet e tij si udhëzuese në jetën e tyre. Islami e përcakton botën e tyre në një pamje të qartë të asaj që është e lejuar ose hallall, dhe asaj çfarë është e ndaluar apo haram. Kështu, pra, ata e dinë saktësisht se ku ata qëndrojnë, tha Stephanie Londono, i cili ka botuar një studim në lidhje me konvertimet fetare nga Latino-Amerikanët. Pra, Kur’ani bëhet udhëzues që ju tregon saktësisht se çfarë duhet të veshin, çfarë duhet për të ngrënë, si duhet për t’u larë, se si të sillen, kur të luten.

Gjatë dekadave të fundit, një numër në rritje i Latino-Amerikanëve e kanë përqafuar fenë Islame. Sipas vlerësimeve nga organizata *“Why Islam”*, rreth 6 për qind e muslimanëve amerikan janë Latino-Amerikan. Shifra të ngjashme janë konfirmuar edhe nga Organizata e Davetit Latino Amerikane (LADO), që është një grup që nxit konvertimet e latinëve, i cili tha se më shumë se gjysma e atyre që e përqafojnë Islamin janë femra. Edhe pse nuk ka shifra zyrtare, Shtetet e Bashkuara të Amerikës besohet të jetë atdheu i afër shtatë milionë muslimanëve. Sipas Qendrës Kërkimore-Hulumtuese -Pew Research Center, 6% e muslimanëve amerikanë janë Hispanik. Më tej, një nga dhjetë e të konvertuarve amerikan është i lindur hispanik dhe kjo shifër është në rritje. Këshilli Amerikano-Musliman thotë se numri i muslimanëve latino-amerikan në Shtetet e Bashkuara të Amerikës është rreth 200.000, bazuar në statistikat e 2006-tës. Komunitetet më të mëdha të muslimanëve latin ekzistojnë në zonat me përqendrimet më të larta të Latino-Amerikanëve, të




tilla si New York City, Chicago, Los Angeles dhe Miami. Megjithatë, Kalifornia është shteti me më shumë muslimanë latino-amerikan. Për disa latino-amerikan, vendimi për të përqafuar Islamin pasoi pas emigrimit të tyre në Shtetet e Bashkuara të Amerikës dhe këtu u zhvillua ndjenja e humbjes së identitetit të tyre. Greisa Torres, e cila arriti në Miami katër vjet më parë nga Kuba, tha se ajo e ka humbur identitetin e saj, por në kërkim e gjeti atë në Profetin Muhamed (paqja qoftë mbi të). Duke arritur me burrin dhe fëmijët e saj, gruaja kubaneze gjeti një familje të re duke përqafuar Islamin.

Këtu ka muslimane feministe që i shmangen shamisë, por shumë latino-amerikane e përqafojnë atë. Kur njerëzit të shohin ty me shami, ata të respektojnë. Është emocionuese kur ju mendoni, se jeni ndryshe. Ju besoni në diçka. Është e mahnitshme, tha Torres. Ajo shtoi se shamia në publik thyen stereotipet tradicionale se të gjithë arabët janë muslimanë dhe të gjithë hispanikët janë katolikë. Islami e sheh mbulesën si një kod të obligueshëm, jo si një simbol fetar.

### Xhamia e re hapet në Pocatello, Idaho, SHBA

Një xhami e re muslimane hapi dyert e saj të premten në Pocatello. Kjo është xhamia e parë, e vetme, në Idahon Lindore. Xhamia tjetër më e afërt është në Logan të shtetit Utah, nja dy orë larg me makinë. Xhamia e re ka kapacitet ku mund të tubohen rreth 200 besimtarë, e cila nuk do të shërbejë vetëm për namaz, lutje. Xhamia do të jetë një vend për festimin e muajit të bekuar të Ramazanit, dhe të jenë në dispozicion për të gjithë komunitetin. Projekti ka qenë në hartim, zhvillim, për më shumë se pesë vjet, dhe ka qenë një kohë e gjatë për komunitetin musliman në Pocatello. Banorët që kanë qenë në këtë komunitet për më shumë se 30 vjet thonë vetë se kjo ishte si një ëndërr e cila doli e vërtetë, tha Daniel Hummel, Sekretari i Shoqërisë Islame. Çdokush është i mirëpritur për të marrë pjesë në Namazin e Xhumasë. Hytbeja apo predikimi i parë do të jetë në gjuhën arabe rreth orës 13:20, kurse në orën 14:30 predikimi do të bëhet në gjuhën angleze. Kjo xhami është simboli, shenja jonë e re, kështu që ne jemi shumë të ngazëllyer këtu, tha Abdullah Ath-thavad. *(R.S)*



# KONTRIBUTI I MUSLIMANËVE DHËNË CIVLIZIMIT BOTËRORË





El-Havarizmi

*Lindur më: 780, Havarizm*
*Vdiq më: 850, Baghdad- Irak*
*Ebu Abdallah Muhamed ibn Musa al-Kuarizm, ishte një matematicient persian, astronom dhe gjeograf gjatë Perandorisë Abasite.*
*Libri më i njohur i tij: "Përmbledhje në llogaritje përmes plotësimit dhe balancimit"*

Sistemi i numërimit që është në përdorim në tërë botën është ndoshta indian në origjinë, por stili i numrave është arab dhe për herë të parë shfaqet në shtyp në punën e matematicientëve muslimanë el-Havarizmit dhe el-Kindit rreth vitit 825. Algjebra u emërua sipas librit të el-Havarizmit *"Al-Xhabr ve al-Mukabilah"*, shumica e përmbajtjes së të cilit janë ende në përdorim. Puna e dijetarëve muslimanë të matematikës u importua në Evropë 300 vjet më vonë nga matematicienti italian, Fibonacci. Algoritmet dhe shumë nga teoritë e trigonometrisë vijnë nga bota muslimane. Zbulimi i El-Kindit i analizës së frekuencës ka dhënë të zgjidhura të gjitha kodet e botës antike dhe ka krijuar bazën e kriptologjisë moderne.






"Çelësat e fshehtësive janë vetëm te Ai, atë
(fshehtësinë) nuk e di kush pos Tij. Ai e di çka
ka në tokë dhe në det, Ai e di për çdo gjeth
që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës,
s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që nuk është
(shënuar) në librin e qartë (Levhi - Mahfudh)."
(El-En'am, 56)